


**DITURIA ISLAME**
Revistë mujore, fetare, kulturore e shkencore

**Boton**
Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës
Prishtinë

**Kryeredaktor**
**Bahri Simnica**

**Redaksia**:
Agim Hyseni, Burhan Hoxha, Hajrullah Hoxha, Isa Memishi, Jakup Cunaku, Muharrem Tërnava, Muhamed Hoxha, Nexhmi Maksuti, Rexhep Suma dhe Sabri Bajgora.

**Lektor**
Isa Bajçinca

**Korrektor**
Skender Rashiti

**Kopertina & Red. teknik**
Ymridin Trinaku

**Operator kompjuterik**
Nuhi Simnica

**Adresa:**
*"Dituria Islame",*
*Rr. "Vellusha", nr. 84. 38000 Prishtinë,*
*Fah. post. 46,*
*Tel & Fax. 038/224-024*

***www.dituriaislame.net***
*E-mail:* ***dituriaislame@hotmail.com***
***dituriaislame@yahoo.com***

**Parapagimi:**
*Evropë 25 €   Amerikë 40 USA $*

**Shtypi:**
***"Koha"*** *- Prishtinë*

*Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!*

بسم الله الرحمن الرحيم

### *Ndodhi që i dha kaheje tjetër rrjedhave historike*

# *Hixhreti*

*Derisa për pak ditë lamë pas një vit të vjetër sa i takon ati qe ne numërojmë dhe llogarisim me sistemin diellor, nga ne kërkohet që të mendojmë dhe të flasim për një vit tjetër që ju takon muslimanve kudo në botë. Shpesh prijësave fetar po edhe njerëzve të rëndomtë kërkojnë tu shpjegohet dhe bëhet me dije se çka është vërtetë ky vit që muslimanet llogarisin kohen në bazë të sistemit hënor.*

*Njerëzit janë te interesuar të din të vërtetën mbi këtë ngjarje e cila për muslimanët ka një peshë dhe rendësi shumë të madhe. Pyetje të shumta që sillen mes muslimanve kush nga kureshtja, e kush nga dëshira që donë të dijë të vërtetën mbi këtë ngjarje shumë të madhe dhe me shumë specifika dhe ndodhi që na kujtojnë dhe vetëdijesojn neve muslimanve të këtyre trojeve që të mos harrojmë të kaluarën ton të largët dhe të afërm. Kjo, edhe për kundër vështirësive që na dalin në rrugëtimin tonë për të mbjell një frymë islame në mesin tonë si dhe në familjet tona nuk kemi të drejtë të heshtim dhe të rrimë duar kryq. I vetëdijshëm se njerëzit sa herë që kalojnë pran një feste qoftë kombëtare ashtu edhe fetare janë kureshtar dhe i shtyn që të pyesin si dhe ndiejnë nevojën të dinë edhe për fenë e tyre po edhe për ngjarjet që ndodhin për rreth tyre, kërkojnë realitetin e asaj pjese që u takon ta din. Kështu që ata shpeshherë dhe sa here që ndonjë festë qoftë ajo fetare apo jo, tek ata ngjallet një frymë dashurie për të ditur edhe më shumë për festat ndaj fesë së cilës i takojnë, e atë e shprehin me pyetje nga më të ndryshme. Pse ne muslimanet nuk festojmë vitin e ri? Apo ndoshta nuk kemi fare? Po nëse kemi si festohet apo si duhet festuar ai ne mesin tone? E shumë e shumë pyetje tjera qe sillen për rreth nesh , nga ne kërkohet që gjithsecili që e konsideron vetveten si përgjegjës në vetëdijesimin e popullatës në fenë islame-burimore, duke u munduar me aq sa ka mundësi të sqarojë ngjarjet historike të kësaj feje të pastër, sepse ngjarjet dhe historia e saj është mizorue dhe është dëmtuar nga shumë shpirtligë e keqbërës. Gjë që ne shpresojmë se sado pak do të japim për mes këtij numri njohuri rreth kësaj ngjarje me rendësi jetike për vet muslimanet dhe Muhamedin, si dhe për neve edhe sot e kësaj dite po na përsëriten e nuk po mbledhim mend njëherë nga e kaluara jon e largët dhe e afërt thua se këto i kanë ndodhur dikujt tjetër e jo neve muslimanve kosovar. Andaj edhe shumë ligjërata që u mbajtën dhe po mbahen dhe po shkruhen rreth kësaj ngjarje historike nuk janë asgjë tjetër përpos që njëherë dhe përgjithmonë ne Kosovaret të mos harrojmë të kaluarën ton me mjaft ndodhi dhe ngjarje që futemi ne mesin e popujve me të përvuajtur por që harrojmë shpejt ato ngjarje dhe ato shpërngulje-hixherete te dhunshme dhe tejet çnjerëzore. Andaj sa herë që një popull nuk kupton dhe nuk merë vesh nga kaluara e tij historike ajo do i përsëritet derisa ai popull të mos bie në grackat e së ardhmes .Në faqetë në vijim do shohim më përsafërmi se çka vërtetë ka qen hixhreti dhe të gjitha ato që na interesojnë rreth tij.*

## Në këtë numër pos të tjerash

# Varja e Sadamit apo varja e Irakut?!

**Mr. Qemajl Morina**

Bagdadi, kryeqendra e dinastisë së Abasidëve, që shtriu pushtetin e saj në Lindje dhe në Perëndim, Bagdadi i Një mijë e një netëve, ka më shumë se tre vjet e gjysmë që rrugët e tij janë kthyer në tmerr, gjakderdhje. Në rrugët e tij vdekja të vjen nga nuk e mendon fare. Andaj, jo vetëm irakianët, po edhe njerëzit e tjerë të vullnetit të mirë, shtrojnë pyetjen: Nga po shkon Iraku? A duhet të lejohet që në fillim të shekullit njëzet e një, një popull prej më shumë se njëzet e pesë milionësh të lejohet të shkatërrohet. Të lejohet të shkatërrohet vendi, ku lindi dhe lulëzoi civilizimi botëror. Për rezervat e mëdha që mban në brendinë e saj, toka e Irakut nuk lejohet të bëhet shkas për vrasjen e një populli të tërë dhe shkatërrimin e kulturës dhe civilizimit të tij. Antagonizmat sektarë, që kanë ekzistuar për shekuj në atë vend, nuk bën të keqpërdoren për vëllavrasjen e popullit të Irakut. Iraku gjendet në zemrën e Botës Arabe, andaj shkatërrimi i tij do të thotë futja e flakës për Botën Arabe në përgjithësi.

Varja e ish-diktatorit irakian Sadam Husejn, më 30 dhjetor 2006, në ditën e parë të Kurban-Bajramit, nuk ka dyshim që ka lënduar thellë zemrat e shumë myslimanëve, por edhe të njerëzve tjerë vullnetmirë kudo që jetojnë. Zgjedhja e varjes së tij në ditën e parë të festës së Kurban-Bajramit dhe mënyra e ekzekutimit të tij, ishte një thirrje e hapur për një luftë sektare midis sunitëve dhe shiitëve jo vetëm brenda në Irak, por edhe më gjerë në Botën Islame. Asnjë njeri që gjykon mirë dhe njeh sado pak periudhën e sundimit të diktatorit irakian Sadam Husejn, nuk arsyeton veprimet e tij, të cilat ishin vrasje të pamëshirshme kundër të gjithë kundërshtarëve politikë të tij pa dallim, qofshin ata sunitë, shiitë, kurdë, turkmenë apo edhe anëtarë të partisë Ba's, të cilët nuk pajtoheshin me politikën e tij. Por, megjithatë, mënyra e gjykimit të tij si proces gjyqësor, nuk përkonte fare më normat e një shteti demokratik. Sjelljet e gjykatësve të tij gjatë tërë kohës së gjykimit, nuk ishin sjellje të një gjykate të paanshme e të drejtë; vetë sjelljet e gjykatësve gjatë procesit



gjyqësor të jepnin të kuptoje se bëhej fjalë për një proces forma dhe epilogu i të cilit dihej. Andaj, në vend që Sadam Husejni të gjykohej në një proces gjyqësor të denjë për të gjitha krimet që kishte bërë gjatë sundimit të tij njëzetepesëvjeçar në krye të Irakut, ai u gjykua vetëm për një krim që kishte bërë duke vrarë 142 shiitë në fshatin Digjel në vitin 1982. Me këtë veprim, tërë procesit gjyqësor iu dha kahu sektar, gjë që ngriti edhe më tepër gjakrat në mes dy fraksioneve - sunitëve dhe shiitëve në Irak.

Njohësit e mirë të historisë islame në Irak, që nga fillimi i përhapje së Islamit në atë pjesë të Botës Islame, kanë vërejtur se lufta për pushtet ka qenë e tmerrshme dhe pa kompromis. Me këtë rast po sjell vetëm historinë e njëqind vjetve të fundit të Irakut, ku do të shohim se prej nëntë mbretërve a kryetarëve të atij vendi, tetë prej tyre kanë përfunduar në litar ose u pushkatuan vetëm gjatë shekullit të fundit dhe vetëm njëri pati shpëtuar.

Kështu në mëngjesin e 14 korrikut 1958, një grup ushtarësh patën hyrë në pallatin mbretëror në lagjen el-Harithije të Bagdadit, urdhëruan mbretin e ri Fejsali i dytë dhe familjen mbretërore ta lëshonin pallatin, i cili pak kohë më parë ishte granatuar me topa.

Familja mbretërore lëshoi pallatin, kurse mbretëresha Alija, e veja e mbretit Gazi i parë dhe nëna e mbretit Fejsali i parë, kishte vendosur një kopje të Kuranit mbi kokën e të birit të saj, duke kërkuar prej ushtarëve që të kursenin jetën e birit të saj. Sepse ai vinte nga familja e profetit Muhamed, si dhe nuk kishte bërë kurrfarë mëkati ndaj popullit të Irakut. Mirëpo, një zë i marrë, i etur për gjak, dha urdhër për të shtënë duke i lënë të vdekur të gjithë anëtarët e familjes mbretërore!

Kështu pra, udhëheqja e Irakut bashkëkohor kishte përlyer duart me gjak shumë më herët se 14 korriku. Andaj, çdokush që donte të merrte përgjegjësinë e Irakut, ai së pari duhej të mendonte mirë se si mund të përfundonte karrierën e vet. Kjo vlente për të gjithë, që nga themeluesi i shtetit të Irakut të ri, mbretit Fejsali i parë e deri tek Sadam Husejni. Prej nëntë mbretërve dhe kryetarëve që erdhën në fronin mbretëror apo u ulën në fotelën e kryetarit të Irakut, sikur theksuam, i vetmi që shpëtoi nga litari a vrasje ka qenë Abdurrahman Arif.

I pari që përfundoi jetën në mënyrë tragjike në Irak, ishte mbreti Fejsali i parë (1883-1933), i cili qëndroi në fronin e Irakut në periudhën (1921-1933), për një kohë të shkurtër ishte dhe mbret i Sirisë në vitin 1920. Gjenealogjia e tij i përkiste familjes së Pejgamberit a.s. Për shkak të qëndrimit të tij proarab dhe kundër sundimit britanik, ai shihej si i dyshimtë nga qeveritarët britanikë, që kishin ndikim edhe në Irak. Mbreti Fejsal vdiq më 8 shtator 1933, sipas një versioni nga një injeksion i helmuar, të cilin ia kishte dhënë një infermiere e urdhëruar nga një mjek britanez.

Mbreti i dytë që përfundoi në mënyrë tragjike, ka qenë Gazi bin Fejsal bin Sherif Husejn el-Hashimi, apo Gazi i parë (1912-1939). Ai është mbreti i dytë që sundoi prej vitit 1933- 1939. Princi Gazi u caktua trashëgimtar i fronit në vitin 1924. Në fron erdhi në një moshë shumë të re, pa mbushur 23 vjeç. Mbret i Irakut u kurorëzua në vitin 1933. Meqenëse nuk kishte përvojë politike, ai u mundua ta kopmpensonte duke sjell një numër këshilltarësh, oficerësh ushtarakë si dhe politikanësh.

Nuk kishte marrëdhënie të mira me ambasadën britanike në Bagdad. Vdiq brenda pallatit të vet në Bagdad më 4 prill 1939. Vdekja e tij ishte nga një inskenim, si një lloj aksidenti me veturë. Dyshohej që ai kishte vdekur si rezultat i të rënave me një objekt të fortë në kokë.

Personi i tretë që kishte mbaruar jetën në mënyrë tragjike, ishte mbreti Abdul Ilah ibnu Ali (1939-1958). Kishte lindur në vitin 1913 në Taif të Hixhazit. Kishte mbaruar Akademinë ushtarake Viktoria në Aleksandri të Egjiptit. Pas vdekjes së mbretit Gazi i parë, princi Abdul Ilah



caktohet në fronin e Irakut. Për shkak të përkrahjes së pushtetit britanik, forcat proarabe u ngritën kundër tij. Kështu Abdul Ilahi u vra më 14 korrik 1958, me tërë familjen mbretërore. Domonstruesit bënë copë-copë kufomën e tij dhe ato i varën në sheshet e Bagdadit.

Sunduesi i katërt irakian që përfundoi jetën tragjikisht, është mbreti Fejsali i dytë (1939-1958). Fejsali kishte lindur në Bagdad në vitin 1935 dhe qe shkollua po aty. Në fronin mbretëror erdhi më 2 mars 1953 dhe qëndroi deri më 14 korrik 1958, kur me të përfundoi monarkia dhe filloi sistemi republikan. Ushtarët e vranë atë, së bashku me të gjithë anëtarët e familjes mbretërore.

Lideri i pestë që përfundoi në mënyrë tragjike në Irak, është Abdul Kerim Kasim (1914-1963), i cili ishte në postin e kryeministrit, komandantit të përgjithshëm të forcave të armatosura dhe ministër i mbrojtjes prej 14 korrik 1958 deri më 1963. Ai qe sundimtari i parë irakian pas përfundimit të monarkisë.

Duke e parë fatin e paraardhësve të tij, Kasimi, për shkaqe sigurie, ishte vendosur në një kazermë ushtarake të Bagdadit. Por, një mëngjes ajo kazermë qe bombarduar dhe Kasimi u dorëzua, sepse kolegu i tij Abdu Selam Arif dhe baasistët i premtuan se jetën do ta kishte të sigurt. Pas pak kohe , atë e morën me një makinë të ushtrisë, e dërguan te selia e radiotelevizionit të Irakut, ku organizuan një gjykim formal dhe më pastaj u pushkatua. Në ditarin kryesor të mbrëmjes atë ditë qenë shfaqur drejtpërdrejt skena nga ekzekutimi i tij.

Më 9 shkurt 1963 në pushtet erdhi Abdu Selam Arif, me orientim proarab. Baasistët u çuan kundër tij pas disa spastrimesh që ai bëri më 18 nëntor 1963 në aparatin shtetëror. Pas tre vjetësh sundimi, Abdu Selam Arif vdiq më 13 prill 1966, në një aksident me helikopter, të cilin e kishin përgatitur kundërshtarët e tij nga partia Ba's, duke vendosur nën karrigen e pilotit një bombë.



Kryetari irakian, i cili theu rregullin e përfundimit tragjik, është Abdurrahman Arif. Me profesion ishte ushtarak profesionist dhe kishte arritur gradën e gjeneralit. Për kryetar të Irakut erdhi në pushtet pas aksidentit të paraardhësit të tij më 13 prill 1966.

U largua nga posti i kryetarit të Irakut më 17 korrik 1968 me anë të një grushtshteti të organizuar nga partia Ba's. Kundërshtarët hynë në pallatin presidencial dhe kërkuan prej tij të jepte dorëheqje, në mënyrë që t'i falej jeta dhe siguria. Kërkesa e tij e vetme ishte që të ruhej jeta e të birit të tij, që ishte oficer në ushtrinë irakiane. Abdu Selam Arif u largua nga Iraku dhe shkoi në Stamboll, ku qëndroi deri në fillim të viteve tetëdhjetë, kur iu lejua kthimi në Bagdad nga ish-kryetari Sadam Husejn, i cili e caktoi këshilltar të vetin në presidencën irakiane. Ai pra ishte kryetari dhe mbreti i vetëm irakian, që nuk përfundoi tragjikisht.

Ai që vazhdoi biografinë e varjes dhe të vrasjes në Irak, ishte kryetari Ahmed Hasan el-Bekr, i cili ishte kryetar në periudhën 1968-1979. Edhe ky ishte ushtarak me profesion. Ndihmoi Sirinë në luftë kundër Izraelit në vitin 1973. Më 16 korrik 1979, derisa irakianët po festonin revolucionin e 14 dhe 17 korrikut, televizioni i Bagdatit ndërpreu programin për t'i informuar shikuesit se kryetari Ahmed Hasan el-Bekr kishte dhënë dorëheqje si kryetar i Irakut për shkak të moshës së shtyrë e gjendjes së tij shëndetësore dhe në vend të tij ishte caktuar Sadam Husejni, kryetar i Republikës së Irakut dhe komandant i përgjithshëm i forcave të armatosura të Irakut.

Ahmed Hasan el-Bekr ishte dënuar me burgim shtëpiak derisa iu dha një injeksion helmues për të përfunduar jetën më 4 tetor 1982.

Kështu Sadam Husejn et-Tekriti, i cili sundoi Irakun prej 4 tetorit 1982 deri më 1 mars 2003, qe vazhdues i traditës së tragjedive të kryetarëve irakianë. Në muajin nëntor ai u gjykua me varje nga një gjykatë irakiane. Të njëjtin gjykim ia vërtetoi edhe Dhoma e Gjykatës së Apelit. Vendimi u ekzekutua më 30 dhjetor 2006 në ditën e parë të festës së Kurban-Bajramit. Kështu pra fatit të paraardhësve të tij iu bashkëngjit edhe diktatori Sadam Husejni. Por, ajo që është më e keqja, pasojat e sundimit të tij diktatorial po i vuan populli i Irakut.

**Mr. Adnan Simnica**

# HIXHRETI – Ngadhënjim i Islamit

***"Në mos e ndihmofshi atë** (Pejgamberin), **atë e ka ndihmuar Allahu; kur ata që nuk besuan, e nxorën atë vetë të dytin; kur që të dy ishin në shpellë, kur po i thoshte shokut të vet: " Mos u pikëllo** (frikëso), **Allahu është me ne!". E Allahu i zbriti qetësi** (në shpirtin e) **atij, e fuqizoi me një ushtri që ju nuk e patë; e fjalën e atyre që nuk besuan, e bëri më të ulëtën, kurse fjala e Allahut** (është) **më e larta. Allahu është më i fuqishmi, më i urti".** (kaptina Et – Tevbe, ajeti 40)*

### Lidhshmëria me ajetet paraprake

Në ajetet paraprake Allahu i Madhërishëm u bën thirrje besimtarëve për mobilizim të përgjithshëm ushtarak dhe për t'u përgatitur për betejën e Tebukut, ngase Muhamedi a.s. ishte informuar se ushtria romake ishte pozicionuar në Sham (Siria e sotme), dhe atyre u ishin bashkuar disa fise arabe, prandaj Muhamedi a.s. i urdhëroi besimtarët që të niseshin drejt Tebukut për t'u ballafaquar drejtpërdrejt me romakët. Në atë kohë mbretëronte vapë e madhe dhe udhëtimi ishte mjaft i gjatë, andaj këtë gjendje e shfrytëzuan disa përtacë, të cilët madje edhe thanë: "Mos shkoni në luftë", duke i frikësuar besimtarët nga ushtria romake. Një situatë e tillë bëri që Zoti xh.sh. t'i qortonte ata përtacë dhe lakmues të kësaj bote, duke i urdhëruar për luftë, pa marrë parasysh vështirësitë, siç theksohet edhe në Kuran: ***"A mos ishit më të kënaqur me jetën e kësaj bote, sesa me atë të ardhmen? Përjetimi i jetës së kësaj bote ndaj asaj së ardhmes, nuk është asgjë. Nëse nuk dilni (në luftë), Ai ju dënon me një dënim të rëndë, ju zëvendëson me një popull tjetër dhe Atij nuk i bëhet farë dëmi. Allahu është i gjithëfuqishëm për çdo gjë."*** *(Et-Tevbe 38-39).*

Në këtë mënyrë Krijuesi Fuqiplotë u shpjegon besimtarëve parimet bazë të konceptit islam, se ngadhënjimi mbi përtacinë dhe frikën kur dilet në luftë, është domosdoshmëri dhe buron natyrshëm nga zbatimi i urdhrave hyjnorë, që d.t.th. se mposhtja e përtacisë, egos dhe dobësisë shpirtërore, arsyeton qëndrimin e ndershëm të njeriut besimtar në këtë jetë.[1] Zoti i Madhërishëm ua bënë qartë me dije besimtarëve se, edhe nëse nuk i përgjigjen thirrjes hyjnore për ta ndihmuar Muhamedin a.s. në këtë betejë, domos Allahu xh.sh. do ta ndihmojë dhe ai do të triumfoj, qoftë edhe pa ndihmën e tyre, gjë që ishte vërtetuar praktikisht më herët me rastin e Hixhretit – emigrimit të Muhamedit a.s., nga Meka në Medinë. Në të njëjtën kohë, ua tërheq vërejtjen për lakminë e kësaj bote kalimtare, sepse përjetimi i saj ndaj së ardhmes, nuk është asgjë, dhe se Allahu xh.sh. është i gjithëfuqishëm për t'i dënuar ata në rast të shpërfilljeve dhe kundërshtimeve të ndryshme ndaj urdhrave dhe porosive hyjnore. Me një fjalë, Zoti xh.sh., në kuadër të ajeteve, ku i urdhëroi besimtarët për betejë luftarake në Tebuk, e shfrytëzoi atë për t'u treguar atyre hollësisht një ngjarje historike dhe madhështore, të cilën tashmë e kishin të njohur. Kjo ngjarje ishte Hixhreti i Muhamedit a.s., ngjarje në të cilën Allahu xh.sh. e ndihmoi dhe e bëri të dilte ngadhënjimtar të dërguarin e Tij, edhe pa ndihmën e ndonjë ushtrie njerëzore, sepse ndihma dhe përkrahja i erdhi në momentet më vendimtare, kur pabesimtarët planifikonin vrasjen e Muhamedit a.s., në mënyrë që t'i jepnin fund thirrjes hyjnore islame.



### Komentimi i ajetit

Nëse ju, o besimtarë, nuk e ndihmoni Muhamedin a.s. dhe nuk i përgjigjeni thirrjes së tij për luftë në rrugën e Allahut xh.sh., atëherë atë (Muhamedin a.s.) do ta ndihmojë Zoti i Madhërishëm, do ta përkrahë dhe do ta bëjë triumfues kundër armiqve, sikurse e ndihmoi me rastin e Hixhretit – emigrimit, kur pabesimtarët kishin planifikuar vrasjen, ngujimin apo dëbimin e tij nga vendlindja. Këtë e përshkruan Zoti xh.sh. në ajetin tjetër, ku thotë: ***"Kujto** (o i dërguar) **kur ata që nuk besuan, thurnin** (kurthe) **kundër teje; të të ngujonin, të të vrisnin, ose të të dëbonin. Ata bënin plane, e Allahu i asgjësonte, se Allahu është më i miri që asgjëson** (dredhitë)**"** (kaptina El-Enfal 30)*[2]

Në momentet më vendimtare, kur pabesimtarët planifikuan likuidimin e tij, erdhi ndihma dhe përkrahja e Allahut xh.sh., duke e paralajmëruar atë për planin e pabesimtarëve, dhe, në anën tjetër, duke e urdhëruar që të largohej nga Meka në drejtim të Medinës. Gjatë këtij udhëtimi, Muhamedi a.s. ishte i shoqëruar vetëm nga Ebu Bekri, nuk kishte ushtri nga njerëzit që ta përkrahte, por e përkrahu dhe ndihmoi Ai që e dërgoi me mision të shenjtë të thirrjes islame tek njerëzit mbarë, gjë që vërtetoi premtimin e Tij për ta ndihmuar Pejgamberin a.s., edhe nëse askush nga njerëzit nuk e ndihmon. E bëri triumfues të Dërguarin e Tij kur ishte i shoqëruar vetëm nga Ebu Bekri në shpellën e malit "Thevr", dhe, kur Ebu Bekri kishte parë pabesimtarët se po i afroheshin shpellës, i qe drejtuar Muhamedit a.s. me fjalët: "O i Dërguar i Zotit; Për Zotin, nëse ndonjëri prej tyre hedh shikimin poshtë, do të na vërejë", po Muhamedi a.s. me plot bindje i qe përgjigjur: "*O Ebu Bekr, mos u frikëso, sepse Allahu është me ne, me ndihmë, mbështetje, kujdes, mbikëqyrje dhe me fitore*". Po ashtu gjejmë transmetime të vërteta, se Muhamedi a.s. me atë rast i ishte përgjigjur: "*O Ebu Bekr, ç'mendon për dy persona, kur Allahu është i treti* (me ndihmë dhe përkrahje)*?"*[3]

Ndihma e Allahut dhe përkrahja e Tij për të Dërguarin a.s., bënë që kur pabes-

imtarët i qenë afruar shpellës, të silleshin si të verbër dhe të mos vërenin asgjë brenda. Gjithashtu kjo ndihmë u manifestua edhe pasi Muhamedi a.s. dhe Ebu Bekri kishin hyrë në shpellë e Allahu xh.sh. kishte urdhëruar pëllumbat të bënin një fole në hyrje dhe në të të kishte ve, po dhe merimanga të kishte thurur rrjetën e saj, - shkaqe që ndihmuan të mos vërehej prania e tyre në shpellë.[4]

Pas këtyre ngjarjeve, Zoti i Madhërishëm zbriti qetësinë shpirtërore tek Ebu Bekri, sa kohë që Muhamedi a.s. ishte i qetë dhe i bindur thellë për triumfin kundër pabesimtarëve, andaj as që u frikësua fare, sepse e dinte që Allahu xh.sh. është kujdestar, mbikëqyrës, përkrahës dhe ndihmës i tij. Dhe me të vërtetë, Krijuesi e ndihmoi të Dërguarin e Tij me një ushtri të formuar nga Melaiket, të padukshme për njerëzit, ushtri e cila ndihmoi, mbrojti dhe e bëri të triumfonte Muhamedin a.s. përgjatë Hixhretit, por edhe gjatë shumë betejave të mëparshme kundër pabesimtarëve, siç ishin betejat: e Bedrit, Ahzabit dhe Hunejnit, gjë e premtuar në Kuran: ***"Ne patjetër do të ndihmojmë të dërguarit tanë në jetën e kësaj bote, edhe ata që besuan, e edhe në ditën e prezantimit të dëshmive"*** *(kaptina Gafir 51)*[5]

Në fjalën e Allahut xh.sh.: ***"Në mos e ndihmofshi atë*** *(Pejgamberin)*, ***atë e ka ndihmuar Allahu….",*** kemi të shprehura tri dimensione kohore nëpërmjet ndajfoljes "**Idh**"- "**kur**", e cila është përsëritur tri herë në ajet: *"...**kur** ata që nuk besuan, e nxorën atë vetë të dytin; **kur** që të dy ishin në shpellë; **kur** po i thoshte shokut të vet…*", që d.t.th. se kemi të bëjmë me tri periudha kohore: momenti i largimit apo nxjerrjes nga Meka, momenti i qëndrimit në shpellë, dhe momenti kur Muhamedi a.s. po i thoshte shokut të vet: *"Mos u pikëllo (frikëso), Allahu është me ne!".* Dhe me të vërtetë, në të tri këto momente shumë të vështira erdhi ndihma dhe përkrahja absolute e Allahut xh.sh. për të dërguarin e Tij dhe Islamin.

Dikush mund të pyesë: A ishin pabesimtarët ata që e detyruan Muhamedin a.s. të largohej nga Meka, apo Allahu xh.sh. ishte Ai Që e nxori – e largoi prej atje? Pa dyshim, pabesimtarët ishin ata që e detyruan të largohej nga vendlindja, dhe kjo për shkak të dhunës e torturave psiko – fizike të ushtruara ndaj tij. Ndërsa, Allahu i Madhërishëm me këtë nxjerrje – largim të të Dërguarit të Tij nga Meka, deshi të realizonte një qëllim krejtësisht tjetër nga ai që synuan pabesimtarët, sepse ata dëshiruan vrasjen e tij, dhe mu në momentin kur ata menduan se misioni i tij dhe thirrja islame po mbaronte, atëherë i Madhërishmi Allah e urdhëroi të Dërguarin e Tij të largohej nga vendlindja. Ndaj, me këtë veprim, Zoti xh.sh. ua bëri me dije pabesimtarëve: Ju imponuat largimin e tij me dhunë e kokëfortësi, kurse Unë, - thotë Allahu xh.sh. - nuk do t'ju lejoj ta nxirrni jashtë të nënçmuar, por do ta nxjerr Unë - thotë Allahu xh.sh. - me përkrahje dhe me ngadhënjimin e tij.[6]

Me zbritjen e pejgamberllëkut - Shpalljes tek Muhamedi a.s., së bashku me të ka zbritur edhe urdhri për Hixhretin (është përcaktuar të zbresë ky urdhër), me argument se, kur Muhamedit a.s. i erdhi shpallja në shpellën Hira dhe më pastaj, së bashku me bashkëshorten e tij Hadixhen r.a., kishin shkuar tek Vereka bin Neufeli për t'i rrëfyer për ngjarjen që i kishte ndodhur, ai i kishte thënë: "Ah sikur të isha gjallë, kur populli yt do të të largojë (do të të ndjekë jashtë vendlindjes)…..". Kjo d.t.th. se Hixhreti dihej qartë që do të ndodhte që nga dërgimi i Muhamedit a.s. me mision të thirrjes islame. A thua pse? Sepse ai ishte i pari i cili parisë kurejshite u bëri thirrje në besimin e vërtetë, e dihet fare mirë se kurejshitët ishin fisi më autoritativ në gjithë Gadishullin Arabik, dhe, po ta drejtonte thirrjen e tij Muhamedi a.s. tek një fis i cili nuk kishte shkallë autoriteti të kurejshitëve, atëherë njerëzit do të thoshin: I gjeti të dobët, prandaj i thirri në Islam. Ndaj, kjo vërteton madhështinë e Islamit dhe domosdoshmërinë e ndodhjes së Hixhretit, sepse, meqë thirrja islame i drejtohej fisit më me famë, kurejshitëve, atëherë ata filluan torturimin psiko-fizik ndaj Muhamedit a.s. dhe myslimanëve, në mënyrë që kjo thirrje të merrte fund. Nga kjo kuptojmë edhe një urtësi e mrekulli të Islamit, ngase Allahu xh.sh. deshi që Muhamedin a.s. të mos e ndihmonte dhe ta bënte ngadhënjimtar nëpërmjet kurejshitëve të Mekës, por nëpërmjet disa fiseve të tjera nga një vend tjetër – Medina, kjo sepse kurejshitët ishin sundimtarë tek arabët dhe njerëzit atëherë do të thoshin: "Ja, kurejshitët e ndihmuan për shkak të fanatizmit të tyre, me qëllim që të shtrinin sundimin e tyre në mbarë botën, ashtu siç vepruan me Gadishullin Arabik". Me këtë Allahu xh.sh. sqaroi se misioni i Muhamedit a.s. është universal për të gjithë njerëzit, andaj edhe ndihma e triumfi për të dhe për thirrjen islame erdhi nga fise të tjera dhe nga një vend tjetër, e jo nga fisi i tij - kurejshitët.[7]

Momenti i dytë i ndihmës së Allahut xh.sh., ishte gjatë qëndrimit treditor në shpellë, në kushtet kur pati shkuar aty edhe gjurmuesi i njohur "Keraz bin Alkame", njohës shumë i mirë i gjurmëve të ecjes mbi tokë, i cili ndihmoi kurejshitët për të kërkuar Muhamedin a.s., që pati deklaruar se gjurmët e këmbëve të Muhamedit a.s. dhe Ebu Bekrit (të cilat i njihte), kishin përfunduar tek hyrja e shpellës. Ai pati thënë: "Ata të dy nuk e kanë kaluar këtë vend, ose janë ngritur në qiell, ose janë futur brenda në tokë.". Me gjithë këtë pohim bindës për pabesimtarët, atyre në asnjë moment nuk u shkoi mendja të kontrollonin brenda në shpellë. Me këtë rast Allahu xh.sh. inspiroi merimangën që në hyrje të shpellës të thurte rrjetën e saj, si dhe pëllumbat që të bënin folenë e tyre, ku të kishte ve, - shkaqe të cilat shtynë Suraka bin Malikun të thoshte: "Nuk është e mundur të jenë brenda në shpellë Muhamedi dhe shoku i tij, sepse në të kundërtën ata do të shkatërronin gjatë hyrjes në shpellë rrjetën e merimangës dhe folenë e pëllumbave". E dihet fare mirë se shtëpia – rrjeta e merimangës është nga më të dobëtat, siç përshkruhet në Kuran: ***"E sikur ta dinin ata, më e dobëta shtëpi është shtëpia e merimangës."*** *(kaptina El-Ankebut, 41).* Këtu vërejmë edhe mrekullinë hyjnore të Krijuesit Fuqiplotë, ngase Ai mposhti luftëtarë të fortë nga radhët e pabesimtarëve me më të dobëtën shtëpi, me atë të merimangës, duke larguar në këtë mënyrë mundësinë e krijimit të idesë në mendjet e pabesimtarëve se Muhamedi a.s. dhe shoku i tij mund të ishin fshehur brenda në shpellë.

Kurse ndihma dhe ngadhënjimi i tretë i Muhamedit a.s., dhuruar nga Allahu xh.sh., duket në momentin kur Ebu Bekri r.a. iu drejtua atij me fjalët: "Nëse ndonjëri prej tyre hedh shikimin poshtë, do të na vërejë", e Muhamedi a.s. me plot bindje për ndihmën e Allahut xh.sh., i qe përgjigjur : ***"Ç'mendon për dy persona, kur Allahu është i treti*** *(me ndihmë dhe përkrahje)****"***[8]

Nëse analizojmë me vëmendje përgjigjen e Muhamedit a.s., do të kuptojmë se ajo nuk përputhet plotësisht me pyetjen e Ebu Bekrit, sepse përgjigjja në përputhje me pyetjen do të ishte: "Jo, nuk do të na vërejnë", po Muhamedi a.s. me anë të kësaj përgjigjeje deshi të shprehte




një të vërtetë të besimit hyjnor islam, andaj pati thënë: "*Ç'mendon për dy persona, kur Allahu është i treti* (me ndihmë e përkrahje)"; kjo sepse, derisa Muhamedi a.s. dhe shoku i tij ishin në shoqërimin - përkrahjen e Allahut xh.sh., atëherë ndihma e Tij dhe triumfi për ta ishte i sigurt.

Ndërsa, për sa i përket zbritjes së qetësisë - prehjes në pjesën e ajetit: ***"E Allahu zbriti qetësi** (në shpirtin) **e atij",*** kemi mendime të ndryshme nga ana e dijetarëve, - nëse është për qëllim Muhamedi a.s. apo shoku i tij Ebu Bekri? Ibni Kethiri, në tefsirin e tij, thekson të dy mendimet, por thotë se mendimi më i njohur dhe më i përkrahur ndër dijetarët është ai se qetësia kishte zbritur në shpirtin e Muhamedit a.s.. Ai pohon se transmetohet nga Ibni Abasi r.a. e të tjerë, të kenë thënë se Muhamedi a.s. kishte vazhdimisht qetësinë dhe prehjen shpirtërore nga ana e Krijuesit, dhe nuk kishte kurrfarë frike, por kjo nuk bie ndesh aspak me mendimin se Allahu xh.sh. ka zbritur edhe një herë qetësinë shpirtërore tek ai si përforcim, në mënyrë të veçantë në atë moment, prandaj edhe në vijim të ajetit tha: "*E fuqizoi me një ushtri që ju nuk e patë*".[9]

Ndërsa komentuesi bashkëkohor i Kuranit, Muteveli Sharavi, mendon se, nëse analizojmë pjesën e ajetit - ***"Kur po i thoshte shokut të vet: Mos u pikëllo** (frikëso), **Allahu është me ne!",*** - kuptojmë se kjo fjalë ishte e Muhamedit a.s. drejtuar shokut të vet - Ebu Bekrit, që nënkupton se qetësia pati zbritur në shpirtin e atij që ishte i shqetësuar dhe i frikësuar – Ebu Bekrit.[10]

Për sa i përket ushtrisë së padukshme të theksuar në ajet, ajo simbolizon ndihmën, përkrahjen dhe mbrojtjen e Allahut xh.sh. për të Dërguarin a.s., nëpërmjet melaikeve[11], dhe kjo me rastin e Hixhretit, por edhe gjatë disa luftërave të mëparshme të zhvilluara kundër pabesimtarëve. Kjo ushtri bëri që të pengohej edhe Suraka bin Maliku, këmbët e kalit të të cilit, sa herë tentonte t'i afrohej Muhamedit a.s., shafonin në tokë. Nuk përjashtohet mundësia që kjo ushtri të jetë e panjohur për ne, siç thuhet në ajetin tjetër të kaptinës El-Muddeththir, ajeti 31: ***"E ushtrinë e Zotit tënd nuk e di askush përveç Atij".*** Po ashtu, çdo gjë në gjithësi mund të jetë ushtri e Krijuesit dhe nën nënshtrimin e Tij, siç ishte rasti i thurjes së rrjetës nga merimanga, formimi i folesë nga pëllumbat, por ushtri e Allahut xh.sh. mund të jetë edhe ndonjë pabesimtar, duke e bërë që të jetë në shërbim të Islamit. Dhe me të vërtetë, dëftuesi – udhëzuesi i rrugës përgjatë Hixhretit i Muhamedit a.s. nga Meka deri në Medinë, ishte një pabesimtar, i njohur me emrin Abdullah bin Urejkish, në zemrën e të cilit Allahu i Madhërishëm kishte futur besnikëri dhe sinqeritet ndaj Muhamedit a.s., prandaj ai asnjëherë nuk e tradhtoi dhe nuk u tregoi pabesimtarëve për vendndodhjen e Muhamedit a.s. dhe shokut tij.[12]

Në fund të ajetit, Krijuesi Fuqiplotë vërteton një të vërtetë absolute të Islamit, se fjala e Allahut xh.sh. - Islami, është gjithmonë më e larta, ndërsa fjala - vepra e atyre që nuk besojnë, është më e ulëta, dhe se besimi i kotë asnjëherë s'mund të jetë përmbi të vërtetën islame, gjë që u vërtetua edhe me rastin e Hixhretit, kur ngadhënjeu Muhamedi a.s. dhe feja islame.

Në pjesën e ajetit - ***"E fjalën e atyre që nuk besuan, e bëri më të ulëtën, kurse fjala e Allahut është më e larta"***, - vërtetohet qartë edhe një urtësi e Krijuesit Fuqiplotë, e cila sinjalizon se para dërgimit të Muhamedit a.s., fjala e pabesimtarëve në një mënyrë ishte e lartë, por vetëm përkohësisht, dhe ishte sikur shkuma mbi ujë, e cila hidhet si mbeturinë, siç thotë i Madhërishmi në kaptinën Err-Rra'd, ajeti 17: ***"Kështu, Allahu sqaron shembullin e së vërtetës dhe të pavërtetës. Për sa i përket shkumës** (së ujit apo të metaleve), **ajo hidhet si mbeturinë, ndërsa ajo që u sjell dobi njerëzve, ajo mbetet në tokë".*** Me këtë sqarim, Zoti xh.sh. na tregon se fjala e pabesimtarëve kishte qenë përkohësisht e lartë, por i ngjante shkumës së ujit, e cila eliminohet – largohet shumë shpejt nga erërat, e më pas u dërgua Muhamedi a.s. si pejgamber i fundit me mision të thirrjes islame, dhe me ndihmën e Allahut xh.sh. triumfoi Islami – fjala e Krijuesit mbi atë të pabesimtarëve. Me këtë Allahu xh.sh. vërtetoi se Fjala e Allahut xh.sh. - Islami, gjithmonë dhe në mënyrë absolute është më e larta dhe ngadhënjyese.

Pabesimtarët dëshiruan mbytjen, ngujimin apo dëbimin e Muhamedit a.s., me qëllim të shuarjes së dritës islame, mirëpo Allahu xh.sh. dëshiroi të kundërtën nga ajo që synuan pabesimtarët, prandaj mbrojti, ndihmoi dhe i bëri triumfues të Dërguarin e Vet dhe Islamin, sepse Ai, Allahu, është më i fuqishmi, më i urti dhe, si i tillë, asnjëherë s'mund të mposhtet nga askush, siç tha: ***"Ai** (Allahu) **është që e dërgoi të dërguarin e Vet me udhëzim të qartë e fe të vërtetë për ta bërë mbizotëruese mbi të gjitha fetë, edhe pse idhujtarët** (pabesimtarët) **e urrejnë".*** *(kaptina Es – Saff, ajeti 9)*

Shembulli i ndihmës së Allahut xh.sh. për Muhamedin a.s., në rastin e Hixhretit, dhe ngadhënjimit tij kur ishte vetëm me Ebu Bekrin, pa ushtri dhe përkrahje njerëzore,-vërteton qartë mrekullinë dhe urtësinë e Krijuesit në përkrahje të së vërtetës, të Muhamedit a.s. dhe fesë islame deri në ditën e fundit të kësaj bote.

_______________

*Fusnotat:*

1. Fi Dhilalil Kur'an, Sejjid Kutub, vëll. i tretë, faqe 1656, viti i bot. 1996, Kajro.
2. Muhamed Mahmud Hixhazi, Tefsir El-Vadih, vëll. i parë, faqe 885, viti i bot. 1992, Kajro.
3. Po aty, faqe 885.
4. Tefsir El- Bejdavi, Envar Et-Tenzil ve Esrar Ettevil, vëll. i parë, faqe 405, viti i bot. 1999, Bejrut.
5 Tefsir El- Vadih, faqe 885.
6. Muhamed Meteveli Sharavi, Tefsir Esh- Sharavi, vëll i tetë, faqe 5124-5125, pa vit botimi, Kajro.
7. Po aty, faqe 5126.
8. Transmeton Buhariu - 4663, dhe Muslimi - 2381.
9. Ibni Kethiri, Tefsir El-Kuran El- Adhim, vëll. i dytë, faqe 366, viti i bot. 1991, Kajro.
10. Tefsiri i Muteveli Sharavit, faqe 5130.
11. Tefsir El-Xhelalejni, Xhelaludin El-Muhili – Xhelaludin Es-Sujuti, faqe 193, viti i bot. 1995, Damask.
12. Tefsiri i Muteveli Sharavit, faqe 5130-5131.

# Disa porosi të Hixhretit

Të nderuar lexues, Allahu i Madhërishëm në Kuran thotë: "Kush shpërngulet për hir të (fesë së) Allahut, ai gjen mundësi të madhe dhe begati në tokë. E kush del prej shtëpisë si migrues tek Allahu dhe tek i dërguari i Tij, dhe e zë vdekja (në rrugë), tek Allahu është shpërblimi i tij. Allahu është mëshirues, mbulon të metat". (En-Nisa, 100).

Jemi në prag të vitit të ri mysliman - 1428, ndonëse, sikur t'i pyesnim se cili është ky vit, shumica e myslimanëve nuk do të dinin se po hyjmë në vitin 1428, që është për keqardhje.

Viti mysliman llogaritet sipas një ngjarjeje shumë të rëndësishme që ka ndodhur në historinë islame. Ajo ngjarje është Hixhreti – shpërngulja e myslimanëve prej Mekës, vendlindjes së tyre, për në Medinë. Mirëpo, caktimi i asaj date nuk është nga praktika e të Dërguarit a.s., por nga Omeri r.a., i cili 16 vjet pas atij Hixhreti, si udhëheqës suprem i myslimanëve, caktoi që prej Hixhretit të llogaritej Kalendari mysliman, përkatësisht prej vitit 622 pas lindjes së Isait a.s..

Meqenëse Hixhreti përmendet e zihet me gojë shumë shpesh, me këtë rast do t'i kisha theksuar vetëm disa mësime e porosi të tij, që janë edhe vetë qëllimet e secilës ngjarje. Pra, shumëherë deri më tash keni dëgjuar përshkrimin e vetë Hixhretit, kurse fare pak keni dëgjuar të jetë folur për porositë dhe mësimet që nxjerrim nga ajo ngjarje, ndonëse këtu qëndron esenca e vetë Hixhretit. Sepse, çfarë dobie do të kemi nga njohja e historisë, nëse nuk dimë të përfitojmë prej saj!

Vetë fjala Hixhret në gjuhën arabe rrjedh nga folja "haxhere – juhaxhiru" ose "hexhere – jehxhuru", që do të thotë "lë diçka, lëshoj, braktis". Myslimanët e atëhershëm lanë gjithçka që për vite e me mund të madh i kishin arritur. Hixhreti apo shpërngulja në Medinë, për myslimanët ishte një sfidë e mirëfilltë, të cilën me besimin e tyre të fortë, myslimanët e tejkaluan. Ndjenja kur lë çdo gjë që ke arritur dhe shkon në vend të huaj, është e hidhur, atë ndjenjë e njohin shumë mirë vetëm ata që e kanë provuar (këtë mësim duhet ta kenë marrë edhe shqiptarët e Kosovës dhe myslimanët e Bosnjës në ngjarjet-luftërat e viteve të fundit).

Ne sot nuk jetojmë hixhretin, por kjo tek ne duhet të manifestohet në hixhretin apo braktisjen e xhahilietit (injorancës) personal, në braktisjen e anës negative të personalitetit tonë, në braktisjen e sjelljeve tona të këqija. Çdonjëri ka të meta e gjëra negative, por është me rëndësi të punohet në evitimin e atyre të metave. Më së keqi është nëse të humbet vetëdija për hixhretin nga të metat tona.

Para se të bënte Hixhretin, Muhamedi a.s. është përgatitur, ka dhënë mundin e tij në planifikimin e rrugës, në zgjedhjen e bashkudhëtarit dhe udhërrëfyesit, që vetvetiu flet se si myslimani duhet ta kuptojë se secili veprim duhet të planifikohet e të analizohet me shkathtësi, e jo vetëm sa të thuhet: "Na jep Allahu!", pa përfillur përgatitjet. Muhamedi a.s., shembulli ynë, nuk vepronte kështu.

Muhamedi a.s. kishte pritur të dilnin nga Meka gati të gjithë myslimanët, dhe vetëm pastaj ishte nisur me Ebu Bekrin për Medinë. Kjo tregon qartë për brengën e tij për myslimanët tjerë, një cilësi kjo e udhëheqësit të mirëfilltë, kurse ai vetë, të mbetej vetëm në Mekë, me një numër të vogël myslimanësh. Ai që qëndron në ballë të njerëzve, që u prin, duhet ta ketë këtë ndërmend, përndryshe njerëzit janë të prirur të dyshojnë (…)

Pas kësaj, Pejgamberi a.s. e lë Aliun r.a. në Mekë që t'i shpërndajë emanetet që mekasit i kishin lënë tek Muhammedi a.s.. Ata e ndiqnin dhe thurnin plane për vrasjen e tij, por megjithatë e konsideronin se ishte besnik dhe tek ai linin gjërat më të çmueshme të tyre për t'i ruajtur. Për këtë arsye edhe i patën vënë ofiqin "El-emin - Besnik". Imagjinoni këtë besueshmëri: Më dëboni nga qyteti im, po megjithatë unë emanetet tuaja do t'jua kthej, sepse ç'lidhje kanë emanetet tuaja me mospajtimet tona në besim! Kjo është veti e myslimanit të vërtetë, dhe, sikur myslimanët e sotëm të vepronin vetëm kështu, po - besoni - ka të tillë. Andaj Pejgamberi a.s. thotë: "Në Umetin tim ka të mirë deri në Ditën e Gjykimit" dhe: "Umeti im është sikurse shiu, nuk dihet se kur është më i dobishëm, në fillim apo në fund". Gjithashtu, Muhamedi a.s. ka thënë: "Mos u bëni të lakueshëm (marionetë)! – E kush janë të lakueshmit? Pyetën ashabët. – Këta janë ata që thonë: Nëse njerëzit do të jenë të mirë, do të bëhem edhe unë i mirë, e nëse ata nuk janë të mirë, nuk do të bëhem as unë. Por mësohuni të thoni: Nëse njerëzit do të jenë të mirë, do të bëhem edhe unë i mirë, e nëse ata janë të këqij, mos i ndiqni", - u përgjigj Pejgamberi a.s.

Myslimani mbetet mysliman, i përmbahet moralit të lartë, qoftë kjo edhe në



situatat më kritike. Myslimanët gjithmonë i kanë njohur dhe respektuar të drejtat e të tjerëve, qoftë edhe atëherë kur kanë qenë më të fortë, qoftë edhe në kohët kur nuk kishte superfuqi botërore që do t'i detyronte për këtë. Dr. Mustafa Siba'i, në një nga librat e tij, thotë: "Çdo popull dhe fe, sado që të jenë të civilizuar, në kohë paqeje mund të posedojnë karakter të mirë, butësi, mëshirë ndaj më të dobëtve, dhe tolerancë ndaj fqinjëve e të afërmve. Ndërkaq, sjellje të mirë në luftë, qëndrim korrekt ndaj armikut, mëshirë ndaj grave, fëmijëve e pleqve, pastaj tolerancë ndaj humbësit… - këtë nuk mund ta kenë të gjithë popujt, e as nga kjo nuk mund të karakterizohet secili komandant. Pamja e gjakut e lëviz gjakun në vena, armiqësia ndez zjarrin e urrejtjes, kurse dehja nga fitorja - e robëron pushtuesin, andaj e shtyn të kryejë format më të shëmtuara të revanshit dhe hakmarrjes. Kjo është histori e të gjitha shteteve, si në të kaluarën dhe në kohën bashkëkohore. Kjo ka ndodhur në Srebrenicë dhe në shumë vende të tjera të Bosnjës gjatë agresionit, por edhe më përpara në Bagdad nga mongolët, në Kuds nga kryqëzatat, në Sabra e Shatila nga ushtria izraelite, në Spanjën myslimane…, kurse tek myslimanët shembuj të tillë nuk kishin ndodhur.

Ka ndodhur një ngjarje, tek e cila meriton të ndalemi. Kur Omeri r.a. bëri hixhretin, shkoi tek Qabeja dhe, në një mënyrë të veçantë, tha: "Unë po bëj hixhret për Medinë, e ai që do ta vajtojë e ëma, le të më pres jashtë Mekës". Po, Pejgamberi a.s. dhe Ebu Bekri r.a. Hixhretin e patën kryer në fshehtësi, patën dalë duke u fshehur e qenë nisur në një drejtim krejtësisht të kundërt, për t'i mashtruar ndjekësit e mundshëm, e pastaj qenë drejtuar nga Medina. Ndoshta dikush mund të pyesë: "Si është e mundur që Omeri r.a. të ishte më i rëndësishëm se Pejgamberi a.s., ose përse ai kishte vepruar ashtu? Shkencëtarët që merren me studimin e biografisë së Muhamedit a.s., thonë: "Qëndrimi i Omerit r.a. është çështje e tij personale, kurse qëndrimi i Pejgamberit a.s. është ligj dhe dispozitë për myslimanët e ardhshëm, dhe se ata ta ndjekin atë duhet patjetër". Theksi është pra, në faktin se duhet të ndërmerren të gjitha masat e kujdesit, e pastaj vjen të mbështeturit në Allahun xh.sh.. Është i njohur shembulli i një beduini, i cili kishte hyrë në xhami, po më përpara nuk e kishte lidhur devenë e tij, e, kur e kishin pyetur, paskësh thënë se devenë nuk e paskësh lidhur, sepse ishte mbështetur në Allahun xh.sh., dhe më pastaj, Pejgamberi a.s. paskësh deklaruar: "Ti së pari lidhe atë, e pastaj mbështetu në Allahun xh.sh."!

Për udhërrëfyes gjatë Hixhretit, Muhammedi a.s. kishte paguar një mushrik mekas, i cili i njihte shumë mirë rrugët nëpër shkretëtirë. Kjo do të thotë se për zgjedhjen e udhërrëfyesit, kishte vendosur profesionalizmi, ndërsa për disa shërbime të tjera, prej të cilave varen përcaktimet e përgjithshme, duhet të vendosë orientimi ideologjik.



Në fund, vetë përkujtimi i Hixhretit, është edhe përkujtim i vitit të ri mysliman. Shpesh njerëzve u vjen rëndë ta braktisin kremtimin e vitit të ri krishterë vetëm nga arsyeja se nuk kanë alternativë. Alternativa ekziston, dhe kjo është Viti ynë i ri mysliman. Nuk po shoh ndonjë arsye pse secili nesh, në prag të Vitit të ri mysliman të mos shtrojë në tavolinë ato që mundet, dhe, duke dëgjuar ngapak ilahi, të bisedohet, në mënyrë që familjet tona dhe fëmijët tanë ta ndjejnë se për Vitin e ri, me të cilin na i kanë shurdhuar veshët, kanë alternativë, kurse, krahas kësaj, të lexohen hollësi nga historia islame, shpërngulja e Muhamedit a.s. prej Mekës në Medinë, duke mbajtur parasysh faktin se nuk duhet të ketë asnjë shtëpi muslimane e cila të mos ketë së paku një libër mbi jetën e Muhamedit a.s.. Nuk po shoh arsye që kjo të mos bëhet.

Ne Vitin e ri mysliman (tonin), nuk e kremtojmë, por e shënojmë. Vitin e ri tonin nuk e presim të hamendur e të dehur, veçse edhe më të kthjellët. Vetëm me zëvendësimin e adeteve të këqija me alternativa myslimane, mund ta ndryshojmë shoqërinë. Madje, edhe ndonjë pako e vogël e improvizuar për fëmijën tuaj, mund të lërë gjurmë dhe të krijojë përshtypjen se kemi Vitin tonë të ri dhe të mos kremtojmë vitin e ri të të tjerëve.

Hixhreti është kthesë e ngjarjeve të mëvonshme botërore. Myslimanët duhet ta dinë, ta përkujtojnë dhe ta shënojnë patjetër. Në anketën që ka bërë TV USK, si shtesë për emisionin "Islami në kohë", shumica e të anketuarve nuk kanë ditur se ç'është Hixhreti, dhe, për të qenë fatkeqësia edhe më e madhe, një nga të pyeturit deklaronte se kjo është një festë çifute(!)

E lus Allahun xh.sh. që të na forcojë, të na udhëzojë dhe të na japë fuqi e urtësi, që në këtë vend të jetojmë të shëndoshë e të vetëdijshëm për kohën dhe hapësirën në të cilën jetojmë. Amin!

***Miftar Ajdini****

* Përgatitur me përshtatje nga: http://www.islambosna.ba/

*Synimet e kaptinave*

# Kaptina en-Nisa

**Amr Halid**

Kaptina en-Nisa'ë është kaptinë medinase, e zbritur pas asaj el-Mumtehine. Numëron gjithsej 186 ajete, kurse është e katërta në Kuran sipas radhitjes, pas asaj Ali-Imran.

### Peshorja e forcës

Qëllimet esenciale në të cilat janë përqendruar ajetet dhe domethëniet e kësaj kaptine, janë drejtësia dhe mëshira, ato janë peshorja e fuqisë në shoqëri dhe e stabilitetit të të dobëtve. Nëse myslimani është mëkëmbës në tokë, dhe që të jetë stabil me programin hyjnor, është e domosdoshme për këtë mëkëmbësi që përgjegjësi, i pari i myslimanëve të jetë i drejtë me njerëzit, që të mos shkelë të drejtat e të dobëtve, të jetë i mëshirshëm ndaj tyre deri në atë masë, sa të ndiejë dhimbjet e atyre që janë të privuar nga të drejtat. Këto janë synimet e kaptinës, ku pothuaj në çdo ajet a faqe shtjellohen tema të tilla.

### Interesimi ynë për të dobëtit

Kaptina shtjellon të drejtat e të dobëtve në shoqërinë myslimane. Flet për jetimët, të mjerët, skllevërit, shërbëtorët, trashëgiminë, dhe në veçanti flet për gratë, për të varfrit dhe udhëtarin, për prindërit të shtyrë në moshë, për jomyslimanët në shoqëritë myslimane. Myslimanit ia sqaron se si të veprojë me këto grupe njerëzish, duke i dhënë çdonjërit të drejtën që i takon. Mbase kjo kaptinë edhe mund të quhet kaptinë e drejtësisë dhe mëshirës.

### Së pari, me familjen tënde

Pse është emërtuar kjo kaptinë en-Nisa (Gratë), kur dihet se në këtë kaptinë shtjellohen edhe shumë çështje të tjera që nuk kanë të bëjnë me gratë!

Është emërtuar kështu për arsye se, nëse arrin të jesh i drejtë me gruan, fëmijët dhe familjen tënde, atëherë do të jesh i drejtë edhe jashtë shtëpisë. Sikur do të thotë se, nëse je i besueshëm me familjen tënde, dhe sidomos me gruan tënde, atëherë do të të bëjmë të besueshëm edhe tek njerëzit e tjerë jashtë shtëpisë, sepse ti e meriton këtë.

Është quajtur kaptina en-Nisa (Gratë), sepse më këtë emër do të peshojë drejtësinë dhe mëshirën e myslimanëve. Duke u nisur nga ky prizëm, si mund të jetë e pranueshme ideja se Islami e shtyp gruan!

Allahu xh.sh. ka zbritur një kaptinë në Kuran me emrin e grave në mbrojtje të drejtësisë dhe mëshirës, dhe kështu Islami është superior për sa i përket respektimit të të drejtave të gruas nëpër të gjitha kohët e historisë njerëzore.

### Porositë e Kuranit

Çdo kaptinë në Kuran tek ti sjell një porosi të drejtpërdrejtë që duhet praktikuar menjëherë. Kaptina en-Nisa (Gratë) porositë të jesh i drejtë me gruan, nënën, fëmijët, familjen tënde. Çdo kush që e lexon, duhet të vendosë që të jetë i drejtë dhe i mëshirshëm brenda shtëpisë apo edhe jashtë saj, në mënyrë që të përfitojë të mira nga leximi i saj.

### Shtylla e pushtetit

Në çdo ajet nga kaptina en-Nisa mund të gjesh ku përmendet drejtësia dhe mëshira, apo ndonjë nga llojet e të dobëtve, Allahu i Lartësuar thotë: "O ju njerëz! Kini frikë Zotin tuaj që ju ka krijuar prej një vete (njeriu) dhe nga ajo krijoi palën (shoqen) e saj, e prej atyre dyve u shtuan shumë burra e gra. Dhe, kini frikë Allahun me emrin e të Cilit përbetoheni, ruani farefisin (akraballëkun), se Allahu është mbikëqyrës mbi ju. "

Allahu xh.sh. do të thotë se esenca juaj është e njëjtë, atëherë si t'i bëni të padrejtë njëri-tjetrit, apo si të dëmtoni njëri-tjetrin. Pejgamberi a.s. thotë: "Gratë janë nga lloji i njëjtë i burrave."[1]

Në kaptinën el-Maideh Allahu xh.sh. i fton besimtarët që t'i ruajnë marrëveshjet dhe premtimet e tyre, kurse këtu Zoti i fton të gjithë njerëzit që të jenë të drejtë, sepse të gjithë popujt janë të ftuar për drejtësi; që pushteti të jetë stabil, -



drejtësia është bazë e pushtetit, njerëzit më meritorë për këtë janë myslimanët për kryerjen e misionit të mëkëmbësisë në tokë.

## Nuk i djeg zjarri

Në ajetin e dytë: "Bonjakëve jepuni pasurinë e tyre (kur të rriten), dhe mos e ndërroni të pastërtin (mallin tuaj që e keni hallall) me të ndytin (me haramin) edhe mos e hani pasurinë e tyre (të përzier) me pasurinë tuaj, se ky është mëkat i madh." - na tërhiqet vërejtja për padrejtësinë ndaj jetimëve apo marrjen e pasurisë së tyre. Pas kësaj thuhet: "Grave jepuni dhuratën e kurorës së tyre (niqahin) më të mirë..." - dhurata e martesës është e drejtë e gruas dhe askush nuk ka të drejtë të (keq)përdorë atë dhuratë pa lejen e saj. Më pastaj ajetet vazhdojnë të përmendin jetimët dhe të dobëtit "...e ata ushqeni nga ajo, veshini dhe u thoni fjalë të mira." - "Provoni bonjakët derisa të bëhen për martesë, e nëse vëreni tek ta pjekuri, atëherë dorëzoju atyre pasurinë e tyre. Mos e hani atë duke e shkapërderdhur dhe duke shpejtuar para se të rriten ata..."

Kësisoj, vazhdimisht mund të gjesh kërkesën për drejtësi dhe mëshirë, në veçanti ndaj pasurisë së jetimëve, marrja e pasurisë së të cilëve është zjarr në barqe, siç ka thënë i Dërguari: "Ç'fitohet nga harami, zjarri është më i merituar për të."[2]

## Ruaji ata me këto të dyja

Nëse njeriu lë pas vetes pasardhës të dobët dhe druan nga varfëria e tyre dhe humbja e pasurisë së tyre, - si t'i ruajë ata gjatë jetës së tij? Në ajetin e nëntë të kaptinës: "Le të frikësohen ata (në prag të vdekjes) sikur të linin pas vetes pasardhës të paaftë për të cilët kanë dro (si do të jetë gjendja e tyre) le t'i ruhen Allahut (dënimit të Tij) dhe le t'u thonë (jetimëve) fjalë prindërore." Dije se ruajtja e pasardhësve bëhet me drejtësi, mëshirë dhe largim nga padrejtësia. Allahu xh.xh. thotë :" Ata që e hanë pa të drejtë pasurinë e jetimëve, në të vërtetë ata hanë atë që mbush barkun e tyre zjarr dhe do të futen në zjarrin e Xhehenemit."

## Zgjidhe për vete

Ajetet në vazhdim sqarojnë normat mbi trashëgiminë, duke ia dhënë të drejtën e trashëgimit si gruas ashtu edhe burrit: "Juve ju takon gjysma e asaj (pasurie) që lënë gratë tuaja, nëse ato nuk kanë fëmijë..." Vazhdojnë ajetet duke u përqendruar tek mëshira dhe drejtësia ndaj të dobëtit derisa përmendet: "Këto janë (dispozita) të caktuara prej Allahut. Kush i bindet Allahut, (urdhrave të Tij) dhe të dërguarit të Tij, atë e dërgon në Xhenet nën të cilin burojnë lumenj. Aty do të jenë përgjithmonë. E ky është shpëtim i madh." Ky është shpërblimi për atë që respekton, vepron me të drejtën dhe mëshiron." Kush e kundërshton Allahun dhe të dërguarin e Tij, dhe i shkel dispozitat e Tij, atë e shtie në zjarr të përjetshëm. E për të është një dënim i rëndë." Atëherë, cilën po zgjedh për vete? Shpëtimin e madh apo dëmin e dhimbshëm në Xhehenem!

## Kujdes nga ajo që prish marrëveshjen

Ajetet në vijim paraqesin drejtësinë me gratë: "O ju që besuat, nuk është lejuar për ju të trashëgoni gratë (e të vdekurve) në mënyrë të dhunshme, e as t'i shtrëngoni për t'u marrë diçka nga ajo që jua keni dhënë, përveç nëse ato bëjnë ndonjë imoralitet të hapur. Bëni jetë të mirë me to..." Këtu nuk është qëllimi vetëm për kontaktin intim, që të jetë i mirë me to, por edhe heqja e mundimeve për to.

"Nëse i urreni, bëni durim, sepse ndodh që Allahu të japë shumë të mira për një send që ju urreni. Në qoftë se dëshironi të ndërroni (ta merrni) një grua në vend të një gruaje (të lëshuar), e asaj (të lëshuarës) i keni pasë dhënë një shumë të madhe, mos merrni prej saj asnjë send. A do ta merrni atë pa të drejtë e në mënyrë mizore? Dhe si mund ta merrni atë kur jeni bashkuar me njëri-tjetrin (në një shtrat) dhe kur ato kanë marrë prej jush një besë të fortë?" - kjo është lidhja bashkëshortore. Të gjitha format e padrejtësisë, dhimbjes, mërzisë, - përbëjnë thyerje të kësaj lidhjeje (marrëveshjeje). Të kesh kujdes, se thyerja e marrëveshjes së madhe ndëshkohet me dënim të madh!

## Gruan e ka nderuar Islami

Përgjatë historisë njerëzore ndaj gruas është ushtruar shumë dhunë, derisa zbriti libri i fundit hyjnor dhe i ktheu nderin dhe respektin. Kësisoj zbriti tek njerëzit kaptina en-Nisa, në shenjë nderimi për atë dhe për të tërhequr e vëmendjes ndaj shkeljes së të drejtave të saj. Ajetet japin shenja lidhur me atë që dëshiron të martohet me ndonjë femër, i cili duhet të plotësojë kushtin - të marrë leje nga kujdestari i saj. Edhe në Kuran përmendet kujdestari dhe dhurata si shenjë mirësjelljeje ndaj saj. "Pra, martohuni me ato (robëresha) e me lejen e të zotëve ( kujdestarët) të tyre..."; pastaj: "..dhe jepuni kurorën në mënyrë të drejtë..."; pastaj ajeti që drejtohet gruas: "...(zgjidhni) të ndershme e jo prostituta të ditura apo të fshehta...". Kjo do të thotë mjerë për ty, nëse ke ndonjë shok, të dashur apo jaran!! Pse ?! Sepse kjo kaptinë flet për mëshirën dhe, për shkak të mëshirës ndaj saj, që ajo të mos ketë ndonjë të dashur, në mënyrë që të thyhet ajo në zemër dhe t'i prishë asaj të ardhmen.

## Jo tolerancë e tepërt, por jo edhe ekstremizëm pa kufi

Më pas theksohen parimet me të cilat ndërtohet drejtësia përbrenda familjes, respektimi i të drejtave të gruas dhe mëshira ndaj saj, që nuk do të thotë tolerancë e tepruar, e cila shpie tek ndërrimi i rolit të bashkëshortëve, nuk do të thotë pengesë që mbjell urrejtje. Fillon duke theksuar nga parimet që sjellin kënaqësi bashkëshortore, përgjegjësia e burrit dhe roli i tij në shtëpi: "Burrat janë përgjegjës për gratë, ngase All-llahu ka graduar disa mbi disa të tjerë dhe ngase ata kanë shpenzuar nga pasuria e tyre. Prandaj, nga fakti që All-llahu i bëri të ruajtura, gratë e mira janë respektuese, janë besnike ndaj së fshehtës..."; pastaj u thuhet burrave: "E ato për kryelartësinë e të cilave keni drojë, këshilloni, madje largohuni nga shtrati (e më në fund), edhe rrihni (lehtë, nëse nuk ndikojnë këshillat as largimi), e nëse ju respektojnë, atëherë mos u sillni keq ndaj tyre. All-llahu është më i larti, më i madhi." Drejtësia nuk mund të jetë veçse me këtë rregull, dhe rrahja duhet të jetë jo lënduese, që nuk lë gjurmë, nuk sjell dhimbje për aq

sa duhet të ndiejë dhembje për gabimin e bërë.

### Mos i bëj vetes të padrejtë

Ajetet i kthehen edhe njëherë drejtësisë: "Adhurojeni All-llahun e mos I shoqëroni asnjë send...", sepse shirku është padrejtësi e madhe; "..silluni mirë ndaj prindërve..." - kjo është mëshirë "...ndaj të afërmve, ndaj jetimëve, ndaj të varfërve, ndaj fqinjit të afërt, ndaj fqinjit të largët, ndaj shokut pranë vetes, ndaj udhëtarit të largët dhe ndaj robërve. All-llahu nuk e do atë që është kryelartë dhe atë që lavdërohet...". Padrejtësia e njeriut, shirku, kufri (mosbesimi) apo shkelja e të drejtave të të tjerëve, fillimisht do të bien mbi veten e tij. Si mundet që njeriu të përparojë kur Zoti e urren atë?! Çfarë toke mund ta mbajë atë dhe cili qiell mund ta mbulojë atë...?!

### Nga helmi, shërim (ilaç)

Ajetet pasojnë njëri pas tjetrit duke theksuar mëshirën dhe drejtësinë: "Allahu ju urdhëron që t'u jepni amanetin të zotëve të tyre dhe, kur të gjykoni, ju urdhëron të gjykoni me të drejtë në mes njerëzve. Sa e mirë është kjo që ju këshillon. All-llahu dëgjon dhe sheh si vepronі." deri atëherë kur ajetet fillojnë të flasin rreth luftës, gjegjësisht deri tek ajeti i 74-t: "Le të luftojnë në rrugën e Allahut, ata që e japin jetën e kësaj bote për botën tjetër. Kush lufton në rrugën e All-llahut e mbytet (bie dëshmor) ose triumfon, Ne do t'i japim atij shpërblim të madh."

Çfarë mund të jetë lidhshmëria e ajeteve që flasin rreth luftës, me të drejtat e të dobëtve?

Kjo luftë është për shkak të realizimit të drejtësisë dhe sigurimit të drejtave të tyre, Allahu xh.sh. thotë: "Ç'keni që nuk luftoni për Zotin dhe për (t'i shpëtuar) të paaftët: nga burrat, nga gratë e nga fëmijët, të cilët luten: "Zoti ynë! nxirrna nga ky fshat (Meka), banorët e të cilit janë mizorë. Jepna nga ana Jote shpëtim e ndihmë!" Allahu xh.sh. e ka obliguar luftën me qëllim të mbrojtjes së të drejtave të njerëzve dhe sigurimin e drejtësisë për ta.

### Rreziku nga hipokrizia

Pas kësaj pason rrëfimi rreth hipokrizisë: "E ç'ndodh me ju që në çështjen e munafikëve jeni dy grupesh; derisa për atë që bën, All-llahu i përmbysi ata?...." Nëse e kuptuam shkakun e luftës, atëherë çfarë është shkaku i rrëfimit rreth hipokrizisë më pas?

Sepse rreziku i hipokrizisë është shumë i madh për shoqërinë, dhe përhapja e hipokrizisë shpie drejt humbjes (shkeljes) së të drejtave për shkak të së keqes së saj dhe për këtë duhet pasur kujdes të madh.

### Ngrihu dhe lëviz

Në ajetet që u përmenden më herët, Kurani u drejtohej të fortëve, që të jenë të drejtë dhe të mëshirshëm ndaj të dobëtve (të ligjve), kurse këtu kërkohet nga të dobëtit që të jenë pozitivë, në lëvizje dhe të mos nënshtrohen përballë ligështisë: "Engjëjt që ua morën shpirtin e atyre që ishin mizorë të vetvetes, u thanë: "Ku ishit ju? - Ata thanë: "Ne ishim të paaftë në atë tokë!" (engjëjt) u thanë: "A nuk ishte e gjerë toka e Allahut që të migronit në të?" (e të praktikonit lirisht fenë e Zotit)."

Pse nuk keni lëvizur? Pse keni qenë të kënaqur me dorëzimin? "Vendi i tyre është Xhehenemi dhe sa vend i keq që është ai! Përveç atyre që ishin të paaftë nga burrat, gratë e fëmijët, që nuk kishin mundësi të gjenin, as mënyrë, as rrugë (për shpërngulje).", për këta nuk ka vështirësi, mirëpo ata që gjejnë dhe kanë mundësi për largim për të mos u përulur, për ta nuk ka arsye.

### Zbukurohu me virtyte hyjnore

Pasojnë ajetet që flasin rreth mëshirës së Allahut xh.sh. ndaj robërve (njerëzve): "Kur të jeni në udhëtim e sipër, nuk është mëkat për ju të shkurtoni namazin, nëse frikësoheni se jobesimtarët do t'ju sjellin ndonjë të keqe. Jobesimtarët janë armiq tuaj të hapët." Pse ka ardhur shkurtimi i namazit në ajetet që flasin rreth mëshirës dhe drejtësisë?! Do të thotë që Allahu xh.sh. na përshkon me mëshirën e Tij, sikur do të na mësojë që edhe ne të jemi të mëshirshëm ndaj njerëzve, ashtu siç na mëshiron Ai në qiell, - atëherë le të mëshirojmë ne ata që janë në tokë. Pastaj Allahu xh.sh. thotë: "All-llahu dëshiron t'ju lehtësojë (dispozitat)." dhe: "All-llahu dëshiron t'ju pranojë pendimin.." nga del në shesh madhështia e mëshirës hyjnore. O myslimanë, zbukurojeni karakterin tuaj me këtë virtyt.



### Pafajësia nga qielli

Pasojnë ajetet rreth drejtësisë ndaj pakicave jomyslimane në shoqërinë islame, sepse mirësia nuk mund të ndahet, në mënyrë që dikush të privohet nga ajo.

Në kohën e Resulullahut s.a.v.s., një mysliman kishte vjedhur diçka, po për atë vjedhje akuzohej një çifut. Një tjetër mysliman vjen, edhe pse e di pafajësinë e çifutit, dhe dëshmon të pavërtetën - se çifuti kishte vjedhur, duke tentuar ta ruante nderin e vëllait të tij. Atëherë Allahu e zbriti këtë ajet: "Ne të zbritëm ty (Muhammed) librin (Kuranin) me plot të vërteta, që të gjykosh në mes njerëzve me atë që të mësoi All-llahu. Mos u ngatërro për tradhtarët (mos u dil në ndihmë)...", pastaj ashpërsohet edhe më shumë gjuha kundër vjedhësit: "Kush bën ndonjë gabim ose mëkat, e pastaj atë ia hedh një të pafajshmi, ai ngarkohet me një shpifje e me një mëkat të hapur". Kësisoj Zoti dëshmon pafajësinë e çifutit për sa akuzohej.

Kjo është kaptina en-Nisa, kaptina e drejtësisë, mëshirës ndaj bashkëshortes, familjes, shoqërisë. Atëherë, a të vazhdohet edhe më tutje me padrejtësi dhe kokëfortësi!!!!

*Përktheu dhe përshtati*
***Jakup Çunaku***

---

*Fusnotat:*
1. Transmeton, Tirmidhiu, Ebu Davud.
2. Transmeton Ahmedi

# Adhurimet-ibadetet dhe lidhshmëria e tyre me besimin

Muharrem Tërnava



E vërteta e padiskutueshme për të cilën na thërret natyrshmëria jonë, është se tërë kjo që na rrethon, është krijimtari e Allahut të Madhëruar. Tërë kjo që na rrethon, ajo që shohim dhe ajo që nuk shohim, ajo që e pranojmë por edhe ajo që pa të drejtë nuk e pranojmë, - është krijimtari e fuqisë absolute të Allahut të Lartësuar. Këtë të vërtetë e patën pranuar edhe politeistët, të cilët Zotit Krijues i shoqëronin shok në adhurimin e Tij. Në Kuran për ta thuhet: ”Po nëse ti i pyet: Kush i krijoi ata, me siguri do të thonë: “All-llahu!” E si, pra, ia kthejnë shpinën?[1]

Pastaj ajeti tjetër: ”Thuaj: “Kush ju furnizon me ushqim nga qielli e toka, kush e ka në dorë të dëgjuarit e të parët (tuaj), kush e nxjerr të gjallin nga i vdekuri e kush e nxjerr të vdekurin nga i gjalli, kush rregullon çdo çështje?” Ata do të thonë: “All-llahu”. Ti thuaj: “A nuk i frikësoheni?” (dënimit).[2] Kjo është e vërteta që rrjedh shumë pastër nga natyrshmëria jonë. Këtë të vërtetë mund ta quajmë edhe hap të parë që bën myslimani në jetën e tij të begatshme - Islame.

Me këtë koncept kemi të drejtë të themi se, ne myslimanët jemi krijesat që e pranojmë fuqishëm dhe pa kurrfarë dyshimi Krijues tonin Allahun xh.sh.. Kjo edhe për faktin se ky besim (besimi në Zotin Një) është pjesë e parë dhe e pandashme e besimit-akides islame. Nga ky besim i fuqishëm domosdoshmërish rrjedh edhe obligimi ynë për t’iu nënshtruar urdhrave të Allahut, Krijues e Sundues, me qëllim të fitimit të kënaqësisë dhe shpërblimit të Tij. Formën e shprehjes së nënshtrueshmërisë sonë ndaj Allahut, falënderimin dhe lavdërimin që i bëjmë, në terminologjinë islame e quajmë IBADET. Këtu mund të shihet lidhshmëria shumë e ngushtë në mes besimit dhe adhurimit. Kjo mësohet qartë edhe nga leximi që bëjmë në çdo namaz, të ajetit nga kaptina El-Fatiha, në të cilin thuhet: ”Vetëm Ty të adhurojmë dhe vetëm tek Ti ndihmë kërkojmë!”

Një pyetje shtrohet doemos këtu: Ç’është adhurimi dhe cila është lidhshmëria e tij me besimin?

Sipas të kuptuarit të Islamit, ibadeti është “ veprim i cili besimtarit mysliman i sjell shpërblim në këtë botë dhe në botën tjetër, është formë me anë të së cilës e falënderojmë Allahun xh.sh. dhe e lavdërojmë Atë.” Adhurimi-ibadeti, sipas këtij përkufizimi, është një fushë e gjerë, e cila në vete ngërthen tërë jetën e myslimanit. Nga kjo del se nocioni (ibadeti-adhurimi) mund të ketë përkufizim të gjerë dhe të ngushtë.

Nëse përkufizojmë adhurimin sipas kuptimit të gjerë, atëherë mund të themi se IBADET është “çdo gjë e ligjshme (në përputhshmëri me Kuranin dhe hadithin), që bën myslimani me qëllim të mirë, duke synuar me këtë kënaqësinë e Allahut dhe shpërblimin e Tij”. Këtë e themi duke u bazuar në faktin se i dërguari i fundit i Allahut xh.sh., Muhamedi a.s., shumë vepra të përditshmërisë sonë i ka quajtur sadaka - adhurim. Për këtë rast do të përmendnim se ai fjalën e mirë e quante sadaka, njësoj e quante edhe përshëndetjen e myslimanit, ndihmën ndaj nevojtarit, udhëzimin për të mirë, e bile edhe punën që bën njeriu për të mbajtur familjen e tij, etj. Për tërë këto që u përmendën, myslimanit i është premtuar shpërblim, veçse kuptohet, duhet të jenë brenda kufijve të së lejuarës dhe të bëhen më qëllim të mirë.

Për të pasur një përkufizim më konkret, këtë që përmendëm më lart, do të mund ta konceptonim në një fjali: Çdo mysliman që pason Kuranin dhe Synetin (e kjo përfshin të gjitha sferat e jetës), duke pasur për synim kënaqësinë e Allahut xh.sh., ai më këtë është ADHURUES i Allahut xh.sh. sipas kuptimit të gjerë të kësaj fjale.[3]

Nëse nga ajo që u përmend, kuptohet adhurimi sipas një koncepti më gjithëpërfshirës, atëherë doemos duhet të sqarojmë se, kur përmendet fjala adhurim-ibadet, kihet për qëllim kuptimi i ngushtë i fjalës, respektivisht ibadetet, siç janë p.sh.: namazi, zekati, agjërimi, haxhi, të përmendurit e Allahut etj.. Sipas këtij të kuptuari, ibadetet janë format e përpikta të përcaktuara nga Allahu i Lartësuar, me qëllim të falënderimit dhe madhërimit të Tij.

Dijetarët myslimanë, më qëllim të studimit më të lehtë të shkencave islame, kanë bërë ndarjen e tyre në disa fu-

sha, siç janë: fusha e besimit, ajo e etikës, e jurisprudencës, e marrëdhënieve ndërnjerëzore dhe në mesin e tyre ishte edhe fusha e ibadeteve-adhurimeve (El-Ibadat). S'do mend se çdo fushë-disiplinë ka veçoritë për të cilat dallohet nga fushat e tjera, andaj edhe fusha e ibadeteve ka veçoritë e veta. Në vijim do të përmendim disa nga këto veçori, të cilat edhe do të nxjerin në pah lidhshmërinë e ngushtë që ka kjo fushë shumë e rëndësishme, me besimin.

- Ibadetet karakterizohen sepse janë të kushtëzuara me synimin-nijetin. Do të thotë që nuk mund të ketë ibadet të ligjshëm dhe të denjë e të pranuar nga Allahu, nëse bëhet pa qëllim-synim, apo bëhet me synim, mirëpo synohet dikush tjetër përveç Allahut xh.sh..Kjo për faktin se i vetmi Allahu i Lartësuar është i denjë për t'u adhuruar e falënderuar. Në Kuranin famëlartë I Larti thotë: "...e kush është që e shpreson takimin e Zotit të vet, le të bëjë vepër të mirë, e në adhurimin ndaj Zotit të tij të mos e përziejë askënd".

Nga ajeti kuptojmë se çdo njeri që shpreson takimin me Allahun xh.sh. dhe shpërblimin e Tij pas ringjalljes dhe llogarisë, - e kjo duhet të jetë shpresa e çdo myslimani, - atëherë le të bëjë vepër që Allahu i Lartë e ka cilësuar të mirë, për të cilën autori i saj meriton shpërblim, dhe të mos adhuroj askënd përveç Allahut dhe vetëm Atë ta ketë synim.[4]

Kështu pra, veprat e çdo njeriu, si falja e namazit, zekati agjërimi, haxhi etj., pa kurrfarë synimi-nijeti, - janë të papranuara, siç janë të papranuara edhe nëse i ka kryer me nijet, por për dikë tjetër e jo për Allahun xh.sh., si p.sh. për të fituar përkrahës, për t'u lavdëruar nga rrethi e shoqëria etj.. Nëse nijeti është kusht për të qenë çdo ibadet i ligjshëm, kjo nuk vlen për fusha të tjera, siç janë marrëdhëniet ndërnjerëzore, fusha e etikës, politikës, marrëdhënieve në mes shteteve etj, dhe kjo për faktin se këto me synim ose pa të, janë të ligjshme dhe të fuqishme. Tërë ajo që dallon, është vetëm se, nëse bëhen me qëllim të afrimit tek Allahu dhe fitimit të kënaqësisë dhe shpërblimin të Tij, ato meritojnë shpërblim dhe, nëse jo, nuk shpresohet shpërblimi, por mungesa e synimit-nijetit nuk ndikon që vepra të jetë e jashtëligjshme.

Nga sa u tha, shihet qartë lidhshmëria e ibadeteve me besimin. E si të mos jenë të lidhura ngushtë me besimin, kur dihet fakti se nuk mund të jenë të pranuara nëse nuk besohet se vetëm Allahu është i denjë për t'u adhuruar, dhe në çdo adhurim duhet të synohet vetëm Ai. I Lartmadhëruari na ka mësuar që në adhurimet tona ditore (e kam fjalën për namazin), të themi në çdo rekat: "Vetëm Ty të adhurojmë dhe vetëm tek Ti ndihmë kërkojmë".[5]

- Fusha e ibadeteve është një fushë shumë e përpiktë në formë dhe kohë. Kjo është një veçori që tregon lidhshmërinë e ngushtë të kësaj fushe me besimin. Kjo për faktin se vetëm me të besuar në Allahun xh.sh. dhe në kompetencën e Tij për të përcaktuar format dhe kohët e këtyre adhurimeve, myslimani dëshmon besimin dhe gatishmërinë e tij për të qenë i nënshtruar ndaj Krijuesit Fuqiplotë. Kjo shihet qartë në kujdesin tonë të madh që adhurimet t'i kryejmë brenda kohës së caktuar të tyre.

Meqenëse fusha e ibadeteve është shumë e përpiktë, çdo përpjekje për të ndryshuar në të, është risi dhe, si e tillë, e ndaluar rreptësisht, për se Allahu i Madhëruar ka premtuar ndëshkim. Tërë ajo që myslimanit i takon të bëjë, është t'i nënshtrohet Allahut xh.sh., dhe pa dyshim rezultat do të ketë shpërblimin e Tij.

Ibadetet janë formë me anë të së cilës myslimani lidhet drejtpërdrejt me Zotin e tij. Fjala drejtpërdrejt është kuptimplotë dhe e domosdoshme këtu, sepse në Islam nuk ka ndërmjetësim në adhurim. Çdo lloj adhurimi, i cili shoqërohet me ndërmjetësim, ai veçse shndërrohet në paganizëm dhe, si i tillë, bie ndesh me Njëshmërinë e Allahut në adhurim dhe bie ndesh edhe me besimin si tërësi, sepse akideja islame nuk pranon pjesëzim. Se Allahu duhet adhuruar i Vetëm, përveç të tjerash, na mëson edhe ky verset kuranor: "Adhuroni All-llahun e mos i shoqëroni Atij asnjë send...,"[6] Andaj, nëse besohet ekzistimi i Allahut, po Atij i bëhet shok në adhurim, atëherë kemi të bëjmë me kontradiktë të papranuar, e cila shkatërron atë që është ndërtuar më parë. Nga kjo rezulton se, për t'u pranuar adhurimet, parimisht duhet të rregullohet besimi, gjegjësisht të besohet ashtu siç na ka urdhëruar Allahu, e jo si duam ne. Sepse e vërteta është ajo që na ka ardhur nëpërmjet Shpalljes hyjnore, e jo ajo që e përcaktojmë si të vërtetë me mendjet tona të kufizuara, larg nga udhëzimi hyjnor.

Ibadetet si fushë e veçantë dhe besimi-akideja, janë të lidhura aq ngushtë njëra me tjetrën, saqë mund të themi se besimi i mirëfilltë është shtytje e fuqishme për adhurim të sinqertë, dhe adhurimi i sinqertë është rrjedhojë e besimit të mirëfilltë. Siç është edhe besimi i shtrembër arsye për sjellje dhe adhurime të shtrembra. Këtë e shohim qartë në fetë e tjera përveç Islamit, qofshin ato me bazë në shpallje apo të shpikura, në esencë.

Akideja islame është themeli mbi të cilin myslimani ndërton Islamin e tij, është bazamenti i gjithçkaje.[7] Nëse namazi është quajtur shtyllë e fesë, për shkak të rëndësisë së tij, atëherë lirisht mund të themi se akideja-besimi është themeli mbi të cilin është e ngritur kjo shtyllë dhe çdo shtyllë tjetër e Islamit.

Allahu i Madhëruar myslimanët e parë (e pas tyre edhe ne) i obligoi me obligime (detyra), u lejoi të dobishmet dhe ua ndaloi të dëmshmet, por jo para se t'u ketë mbjellë thellë në zemra besimin e drejtë në Allahun e Lartësuar. Kjo shihet në misionin e të gjithë të dërguarve të Allahut xh.sh., duke përmendur me theks të veçantë të dërguarin e fundit, Muhamedin a.s., i cili në trembëdhjetë vitet e thirrjes së tij në periudhën mekase, ishte i përqendruar kryesisht në çështjet e besimit.

Në Kuranin Famëlartë, po edhe në hadithet e Pejgamberit a.s., të cilat janë pjesë e kushtetutës së Islamit, e gjejmë shumë shpesh të përmendet akiden, dhe kjo për shkak të rëndësisë së saj shumë të madhe. Mirëpo, ajo që duhet thënë domosdoshmërisht këtu, është se në këto burime të Islamit, me akide përmblidhet bazamenti i Islamit dhe besimi i gjallë, i mirëfilltë, ndikues i cili krijon ndryshime madhështore nga e mira, i cili bartësin e këtij besimi e bën adhurues të sinqertë të Allahut Një, i cili bën ndryshime pozitive në sjellje, në të menduar e të perceptuar, i cili i ndërron bartësit të tij tërë konceptin e jetës drejt pozitives.

Kur flasim për akiden islame, për adhurimin dhe sjelljet e myslimanit në përgjithësi, ndihemi keq, po detyrohemi që, për hir të së vërtetës, të pranojmë një realitet që është bërë pjesë e përditshmërisë sonë. E kam fjalën për kontradiktat e plota në mes fjalëve që themi, dhe punëve që bëjmë. Sot Bota Islame (nëse më lejohet të përgjithësoj në këtë mënyrë) jeton në një botë të kundërt me atë që është identifikuar me vetëdëshirë. Ne na dallon Islami nga të tjerët, por shpesh vetëm nga të shprehurit e përkatësisë fetare, kurse në të vërtetë, për nga sjelljet, nuk dallojmë shumë nga jomyslimanët. Nëse është kështu, atëherë ta kuptojmë se me këtë nuk është i kënaqur Ligjdhënësi, Allahu i Gjithëdijshëm. Kjo për



faktin se Ai kërkon që besimin në Të ta arsyetojmë me vepra, sjellje, moral dhe gjithashtu me adhurim të denjë, sepse është i Vetmi që meriton Adhurim. Secili ta kuptojë se të Allahut jemi të gjithë, por kjo nuk do të thotë se të gjithë do të jemi të shpëtuar. Të shpëtuar janë vetëm ata që besojnë fuqishëm Shpalljen e fundit, të cilën tek ne e komunikoi me besnikëri pejgamberi i fundit, Muhamedi a.s., dhe këtij besimi i bashkohen veprat që janë në përputhshmëri të plotë me besimin.

I dërguari ynë, Muhamedi a.s., më së fuqishmi e besoi Allahun xh.sh., ishte ai prej të cilit mësuam si duhet besuar, adhuruar, sjellë, thënë, me një fjalë, mësuam si dhe pse jetohet. Nga jeta e tij e begatshme, mund të shohim se ishte më i binduri në Allahun, por edhe më së shumti E adhuronte Atë. Nga kjo duhet të marrim mësim dhe të kuptojmë se besimi është hapi i parë, pa të cilin nuk ka të ecur, por nëse bëjmë vetëm këtë hap dhe jo edhe hapa të tjerë, atëherë, ta dimë se nuk kemi ecur, po vetëm kemi dashur të ecim, e në mos kush tjetër, jeta na ka mësuar se, me të dëshiruar nuk vijnë rezultatet, por atyre duhet t'u shoqërohen vepra serioze.

Për fund, do të përmendim edhe një fakt nga Kurani Famëlartë, i cili na e bën të qartë edhe një herë lidhjen e ngushtë në mes besimit të vërtetë dhe adhurimeve të sinqerta.

Allahu i Gjithëdijshëm thotë: "E, besimtarë të vërtetë janë vetëm ata, të cilëve, kur përmendet All-llahu, u rrëqethen zemrat e tyre, të cilëve, kur u lexohen ajetet e Tij, u shtohet besimi, dhe që janë të mbështetur vetëm te Zoti i tyre. Dhe, të cilët falin (rregullisht) namazin dhe nga ajo, me se i furnizuam Ne, ata japin. Të tillët janë besimtarë të vërtetë dhe për këtë kanë vende të larta te Zoti i tyre, kanë falje dhe kanë furnizim në mënyrë të ndershme".[8]

Besoj se nuk ka nevojë të thuhet më shumë për rolin e besimit të vërtetë dhe lidhshmërinë e tij me ibadetet, pas këtij ajeti të mrekullueshëm kuranor. Me mësime dhe mesazhe shumë të qarta, Allahu xh.sh. na mëson se vërtet me besim të plotë janë ata të cilëve, kur përmendet Allahu, u rrëqethen zemrat nga Madhështia e Tij, e u forcohet besimibindja kur u lexohen ajete nga Kurani Famëlartë, dhe janë ata të cilët vetëm në Zotin mbështeten dhe vetëm Atij i janë bindur e askujt tjetër. E besimtarë të vërtetë janë ata që edhe falin namazin ashtu si duhet, në kohën dhe formën e paraparë, edhe japin në rrugën e Allahut nga pasuria me të cilën i ka begatuar Allahu. Ata që kanë këto cilësi, janë besimtarë të sinqertë, që në zemrat e tyre nuk mbajnë kurrfarë dyshimi. Allahu për ta ka përgatitur grada të larta në Xhenet, do t'ua falë mëkatet dhe në Xhenet do t'u japë begati të bollshme, pa pasur nevojë të mundohen për to.[9]

Ky pra është besimi dhe kjo është lidhshmëria e tij me ibadetet, e këto janë disa nga begatitë me të cilat Allahu i Mëshirshëm i begaton robërit e vet besimtarë.

Pas tërë kësaj, mund të përfundojmë se besimi është trungu, kurse adhurimet janë frutat e tij, e kush mund të mohojë lidhjen e ngushtë ndërmjet trungut dhe frutave të tij... Trungu pa fruta, është i pavlefshëm, kurse frutat pa trung, nuk mund të ekzistojnë. Meqë kjo është shumë e vërtetë, i lusim të gjithë besimtarët myslimanë që besimin e tyre të drejtë ta arsyetojnë me punë, nëse duan të jenë të shpëtuar.

---

*Fusnotat:*

1. Kur'an (Ez-Zuhruf: 78)
2. Kur'an (Junus: 31).
3. Dr. Hasen Ejjub - Tebsitu-l- Akaid El-Islamije, fq. 178, Daru Selam - Kajro 2003.
4. Dr. Vehbet Ez-Zuhejli Et-Tefsurul Vezhiiz ala Hamish El-Kur'anil Adhim, fq. 306, Darul Fikr - Damask.
5. Kur'an (El-Fatiha: 5).
6. Kur'an (En-Nisa: 36).
7. Prof dr. Muhamed Seid Ramadan El-Buti, Të vërtetat e patundshme të besimit islam, fq. 50 , ShB Asr Tetovë 2004.
8. Kur'an (El-Enfal: 2, 3 dhe 4).
9. Dr. Vehbet Ez-Zuhejli Et-Tefsurul Vezhiiz ala Hamish El-Kur'anil Adhim, fq. 178.

# Emri i Zotit "Esh-Shekuur" Mirënjohës-Falënderues

**Prof. Amr Halid**

Ky është njëri prej emrave të Allahut xh.sh., emër i cili në brendinë tënde mbjell shpresë dhe kurajë të flakët dhe të përgatit për sakrificë e dhënie. Gjithashtu të inkurajon seriozisht për adhurim dhe punë të mirë. Ky është emri i Allahut "Mirënjohës" i cili në Kuranin Fisnik është përmendur disa herë, si për shembull në këtë verset. "Që Ai (Allahu) do t'ju plotësojë shpërblimin e tyre, e edhe do t'ju shtojë nga mirësia e Tij, vërtet Ai është Mëkatfalës dhe shumë Mirënjohës". (El-Fatir, 30).

Kjo temë përbëhet prej katër paragrafëve:

1) Paragrafi i parë bën fjalë për domethënien e emrit të Zotit "Shekur- Mirënjohës";
2) Lidhshmëria e emrit Shekur me emrat e tjerë të bukur të Allahut xh.sh.;
3) Mirënjohësi dhe Xheneti;
4) Obligimi ynë ndaj këtij emri dhe ndikimi i Tij në jetën tonë.

### Çfarë do të thotë fjala Shekur

Fjala Shukër në aspektin gjuhësor në gjuhën arabe do të thotë shtim (i të mirave); Shpërblim enkas, edhe nëse vepra jote është e vogël. Sikur t'ia japësh dikujt pagën e vet në mënyrë të rregullt, prapëseprapë nuk konsiderohesh mirënjohës, sepse, për të qenë i tillë, duhet t'i japësh shpërblim enkas. Prandaj kuptim të ngjashëm kanë shembujt në gjuhën arabe si, "Shtazë mirënjohëse-falënderuese kjo do të thotë t'i japësh pak ushqim, e ajo të jep shumë prodhim (qumësht). Apo fjala "Tokë e pëlleshme" - ta ujitësh tokën me pak ujë, kurse ajo të të japë rendimente të larta.

Prandaj Allahu xh.sh. është Ai Që të falënderon dhe të shpërblen për ndonjë vepër sado e vogël qoftë ajo, me shumëfishin e shpërblimit në këtë botë dhe në botën tjetër.

Kështu, sikur emri Mirënjohës përmban dy komponente të ndërlidhura ngushtë me njëri-tjetrin, që janë:

1) Sado pak që ke vepruar,apo vepra jote e vogël.
2) Si dhe shumëfishi i shpërblimit dhe mirënjohjes.

Mirëpo a ia vlen të të falënderojë dhe të shpërblejë pa vepruar asgjë?



Jo, kurrsesi, sigurisht se nuk ia vlen, sepse porosi e këtij emri të bukur të Allahut xh.sh. është që (ti, o njeri) së pari duhet të veprosh.

Sado pak të veprosh, me siguri Ai do të të falënderojë për atë vepër duke ta shumëfishuar shpërblimin për të.

"Kush vepron mirë, Ne ia shtojmë (shpërblimin) në të mira" (Shura 23).

Çfarëdo vepre të mirë të punosh, qoftë ajo vepër humane, si p.sh. shpëtimi i ndonjë zogu, puthja e dorës së nënës sate, buzëqeshja në fytyrën e njeriut, largimi i një hedhurine apo dheut nga rruga. Për të gjitha këto gjëra Allahu xh.sh. do të të falënderojë ty dhe pa dyshim, shpërblimin për të do ta gjesh nesër në llogarinë tënde. Ti ndoshta ke harruar, por Mirënjohësi kurrë nuk e harron veprën tënde.

Po përmendim disa hadithe të Muhamedit a.s., të cilat flasin për Mirënjohësin.

"Ke frikën nga zjarri, qoftë edhe me një gjysmë hurme"

"Askush prej jush të mos e nënçmojë veprën e mirë, qoftë edhe ta takosh vëllain tënd fytyrëqeshur".

Ndoshta mund të të falë me këtë buzëqeshje, dhe si rezultat i kësaj të të shpërblejë me Xhenet.

Tema në fjalë tërheq një paralele vertikale, ku Mirënjohësi të premton se do të falënderojë dhe do të shpërblejë.

Ekzistojnë nocione të ngjashme me emrin, Shekur, që janë:

Nocioni Shakir dhe Shukër. Që të dy këto nocione kanë kuptimin "Falënderim". Mirëpo emri Shekur është shkalla sipërore e falënderimit. Thotë Muhamedi a.s.:

"Derisa një njeri ishte duke ecur në shkretëtirë, pa një qen që gjëmonte nga etja. Njeriu mendoi me vete:Sigurisht ky qen është i etur ashtu si isha unë më parë. Njeriu zbriti në pus dhe e mbushi këpucën e tij me ujë, pastaj doli nga pusi dhe i dha qenit të pinte ujë. Si rezultat i kësaj, Allahu xh.sh e falënderoi atë njeri, ia fali gabimet dhe e shpërbleu me xhenet".

O ju milionerë dhe pasanikë, ndihmoni njerëzit duke u dhënë nga pasuria juaj!

Thotë Muhamedi a.s.:

"Kush respekton një plak prej të rinjve, Allahu do t'ia kompensojë këtë respekt atij të riu kur ai të plaket".

Nëse i liron vendin një plaku në autobus,nuk do të vdesësh pa të shpërblyer Allahu për këtë. Ai ta kompenson këtë nder dhe respekt me një të ri, i cili do të të nderojë ty. Ndaj ta kesh me dije se asgjë nuk humb tek Allahu.xh.sh.

Ai gjithashtu të falënderon ty edhe për qëllimin-nijetin tënd.

Thotë Muhamedi a.s.:

"Kjo botë është për katër persona:

I pari prej tyre është ai person të cilit Allahu i jap pasuri dhe dituri, i cili pasurinë e shpenzon në rrugën e Allahut, ndërsa tjetrit Allahu xh.sh. i jep vetëm dituri, e ai njeri thotë: Sikur të kisha pasuri si filani, do ta kisha shpenzuar në rrugën e Allahut. Këta të dy persona janë të barabartë në shpërblim".

Ndaj, përse nuk vendos të veprosh mirë.

Umu Seleme rrëfen ngjarjen e saj tragjike dhe thotë:

"Kurejshët më ndanë mua prej burrit dhe fëmijës tim. Bashkëshorti im, Ebu Seleme, u shpërngul në Medinë. Ajo së bashku me fëmijën e saj qëndruan të mbyllur në shtëpi.

Pas një viti familja e saj e lejoi atë të shkonte dhe t'i bashkohej bashkëshortit të saj në Medinë. Dhe kështu vendosi të udhëtonte në Medinë vetëm, në këmbë. Në rrugë e sipër, ajo takoi Uthman Ibn Talhan në vendin Teniim. Othmani në atë kohë ishte pabesimtar dhe armik i myslimanëve. Megjithëkëtë, ai ndjeu dhembje në zemër, sepse ishte njeri bujar dhe zemërgjerë. Me të parë Ummu Selemen, e pyeti:

Nga je nisur, o Ummu Seleme?

Ajo i tha: Po iki nga ju me fenë time, tek bashkëshorti im në Medinë.

Ai tha : Je nisur vetëm pa shoqërues?

Iu përgjigja: Po, për Zotin vetëm.

Ai ma ktheu:Ti nuk bën të udhëtosh vetëm, hip në devenë time, o Ummu Se-

leme. Ai e dërgoi atë në Medinë duke ecur vetë në këmbë. Imagjino sikur dikush të kërkojë prej teje ta dërgosh në Aleksandri.

Ummu Seleme rrëfen dhe thotë: Për Zotin, pa dyshim që Allahu do ta falënderojë dhe ta shpërblejë për atë që bëri. Nuk kam parë njeri më të ndershëm se ai. Asnjëherë gjatë udhëtimit nuk më shikoi e as më foli, derisa arritëm afër Medinës. Kur arritëm atje, ai më tha: Atje diku është bashkëshorti yt, zbrit ngadalë dhe shko tek ai. Pastaj mori devenë e tij dhe u kthye për në Mekë."

Othman ibn Talha qëndroi si politeist pas kësaj ngjarjeje edhe 8 vite rresht. Islamin e pranoi ditën e çlirimit të Mekës.

Thotë Ummu Seleme: "Për Zotin, atë ditë që e pranoi Islamin, thashë me vete: Sigurisht, Allahu xh sh. do ta falënderojë për atë vepër bujare që bëri".

Shih tregimin tjetër:

Zonja Esma, e bija e Ebu Bekr Essidikut, ishte e vetmja që dinte për vendndodhjen e Muhamedit a.s., sepse ajo ia dërgonte ushqimin. Ebu Xhehli e diktoi këtë strategji të saj, sa shkoi tek ajo dhe e pyeti:Ku është babai yt? Ajo i tha: Nuk e di ! Ai, pa një pa dy, e goditi zonjën Esma me një shuplakë të fortë, dhe për pasojë nga kjo goditje, i ra vathi nga veshi, iu ça buza dhe filloi t'i rridhte gjak. Me të parë këtë skenë rrëqethëse, Ebu Sufjani filloi ta qetësonte Esmën me fjalë të mira - A nuk është kjo sjellje njerëzore apo jo, edhe pse ishte pabesimtar në atë kohë- Dhe, jo vetëm kaq, po ai qëndroi me të derisa ajo u qetësua plotësisht.

Ebu Bekri r.a.- babai i saj- kur dëgjoi për këtë sjellje bujare të Ebu Sufjanit ndaj vajzës së tij, tha: O Zot, shpaguaja këtë Ebu Sufjanit.

Ebu Sufjani e pranoi Islamin pas njëzet vjetësh. Ndoshta Allahu xh.sh. e shpëtoi prej zjarrit për shkak të kësaj sjelljeje njerëzore.

O vëllezër myslimanë, bëni shumë të mira dhe faluni, sepse Allahu është Mirënjohës dhe ju shpëton nga zjarri i Xhehenemit dhe ju shpërblen me Xhenet, ose jua ruan fëmijët tuaj, apo të bën që vdekja të të vij në mënyrën më të mirë. Thotë Muhamedi a.s.:

"Veprat e mira e mbrojnë njeriun prej fatkeqësive", prandaj falënderimi i Tij nuk është formal, po është falënderim i shumëfishtë.

"Që t'i përmbushë shpërblimet e tyre,dhe t'u japë të mira të shumta prej Tij. Vërtet Ai është Falës dhe Mirënjohës." (Fatir, 30).

بِسْمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحْمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ

﴿ وَلِلَّهِ ٱلْأَسْمَاءُ ٱلْحُسْنَىٰ فَادْعُوهُ بِهَا ﴾

WA LI-LLĀHI-L-ʾASMĀʾU-L-ḤUSNĀ FĀ-DʿŪHŪ BĪ-HĀ

(7:180)

| | | | | |
|---|---|---|---|---|
| ٱلْمَتِينُ<br>AL-MATĪN<br>The Firm | ٱلْقَوِيُّ<br>AL-QAWIYY<br>The Most Strong | ٱلْوَكِيلُ<br>AL-WAKĪL<br>The Trustee | ٱلْحَقُّ<br>AL-ḤAQQ<br>The Truth | ٱلشَّهِيدُ<br>ASḫ-SḫAHĪDå<br>The Witness |
| ٱلْمُعِيدُ<br>AL-MUʿĪDå<br>The Restorer | ٱلْمُبْدِئُ<br>AL-MUBåDP<br>The Originator | ٱلْمُحْصِي<br>AL-MUḤṢĪ<br>The Enumerator | ٱلْحَمِيدُ<br>AL-ḤAMĪDå<br>The Praiseworthy | ٱلْوَلِيُّ<br>AL-WALIYY<br>The Helping Friend |
| ٱلْوَاجِدُ<br>AL-WĀJIDå<br>The Finder | ٱلْقَيُّومُ<br>AL-QAYYŪM<br>The Self Subsisting | ٱلْحَيُّ<br>AL-ḤAYY<br>The Living | ٱلْمُمِيتُ<br>AL-MUMĪT<br>The Giver of Death | ٱلْمُحْيِي<br>AL-MUḤĪY<br>The Giver of Life |
| ٱلْمُقْتَدِرُ<br>AL-MUQåTADIR<br>The All Powerful | ٱلْقَادِرُ<br>AL-QĀDIR<br>The Decreer | ٱلصَّمَدُ<br>AṢ-ṢAMADå<br>The Eternal | ٱلْوَاحِدُ<br>AL-WĀḤIDå<br>The Unique | ٱلْمَاجِدُ<br>AL-MĀJIDå<br>The Glorious |
| ٱلظَّاهِرُ<br>ADḫ-DḫAHIR<br>The Outer | ٱلْآخِرُ<br>AL-ʾĀKḫIR<br>The Last | ٱلْأَوَّلُ<br>AL-ʾAWWAL<br>The First | ٱلْمُؤَخِّرُ<br>AL-MUʾAKḫKḫIR<br>The Concluder | ٱلْمُقَدِّمُ<br>AL-MUQADDIM<br>The Initiator |
| ٱلتَّوَّابُ<br>AT-TAWWĀBå<br>Acceptor of Repentance | ٱلْبَرُّ<br>AL-BARR<br>The Benefactor | ٱلْمُتَعَالِي<br>AL-MUTʿĀLIY<br>The Most High | ٱلْوَالِي<br>AL-WĀLIYY<br>The Ruler | ٱلْبَاطِنُ<br>AL-BĀṬIN<br>The Inner |
| ذُو ٱلْجَلَالِ وَٱلْإِكْرَامِ<br>DḫU-LJALĀLI WAL-ʾIKRAM<br>Lord of Majesty & Bounty | مَالِكُ ٱلْمُلْكِ<br>MĀLIKU-L-MULK<br>Possessor of Sovereignty | ٱلرَّؤُوفُ<br>AR-RAʾŪF<br>The Kind | ٱلْعَفُوُّ<br>AL-ʿAFŪWW<br>The Absolver | ٱلْمُنْتَقِمُ<br>AL-MUNTAQIM<br>The Avenger |
| ٱلْمَانِعُ<br>AL-MĀNIʿ<br>The Preventer | ٱلْمُغْنِي<br>AL-MUGḫNIY<br>The Enricher | ٱلْغَنِيُّ<br>AL-GḫANIYY<br>The Truly Rich | ٱلْجَامِعُ<br>AL-JĀMʿI<br>The Gatherer | ٱلْمُقْسِطُ<br>AL-MUQSIṬå<br>The Equitable |
| ٱلْبَدِيعُ<br>AL-BADĪʿ<br>The Originator | ٱلْهَادِي<br>AL-HĀDIY<br>The Guide | ٱلنُّورُ<br>AN-NŪR<br>The Light | ٱلنَّافِعُ<br>AN-NĀFIʿ<br>The Beneficial | ٱلضَّارُّ<br>AḌ-ḌĀRR<br>The Harmer |
| جَلَّ جَلَالُهُ<br>JALLA JALĀ-LUH<br>H is the Majesty of Majesty | ٱلصَّبُورُ<br>AṢ-ṢABŪR<br>The Patient | ٱلرَّشِيدُ<br>AR-RASḫĪDå<br>The Spiritual Director | ٱلْوَارِثُ<br>AL-WĀRITḫ<br>The Inheritor | ٱلْبَاقِي<br>AL-BĀQIY<br>The Everlasting |

**Beautiful are the Names of Allāh so call Him by Them**

Sa herë që fjala-emri Shekur "Mirënjohës", përmendet në Kuran, patjetër afër saj do ta gjesh shpërblimin e shumëfishtë.

"...Kush bën ndonjë të mirë, Ne ia shumëfishojmë të mirat,Vërtet Allahu i fal mëkatet dhe është mirënjohës" (Shura, 23).

"Atyre që bëjnë vepra të mira, u takon e mira (Xheneti) e edhe më tepër (e shohin Allahun)..." (Junus, 26).

"S'ka dyshim se Allahu nuk bën pa të drejtë as sa grimca,e nëse ajo vepër është e mirë, Ai e shumëfishon atë dhe Vetë Ai i jep shpërblim të madh" (Nissa, 40).

Të gëzon fakti se çfarëdo pune të mirë të veprosh, Ai patjetër do të të shpërblejë, sepse Ai është Falënderues.

Pa dyshim që Zoti xh.sh. të shpërblen shumë, në mënyrë që të të japë vullnet më të madh për të fituar sa më shumë shpërblim. Thotë Muhamedi a.s.:

"Kush jep sadaka qoftë ajo sa grimca e hurmës prej fitimit hallall, e dihet që Allahu nuk pranon tjetër pos hallallit. Ai e rrit atë (sadaka) sikurse ju që e rritni dhuratën,derisa robi, kur takohet me Allahun Ditën e Gjykimit, e sheh hurmën, e cila tani ka arritur madhësinë e kodrës së Uhudit (kodër afër Medinës).

Njëherë një beduin shkoi te i Dërguari i Allahut; ai me vete kishte një deve për dore dhe i tha atij: O i Dërguar i Allahut, e kam sjellë këtë deve sadaka për Zotin xh.sh.

Pejgamberi a.s. e përshëndeti për këtë bujari dhe i tha: Për këtë deve, që e dhurove për Zotin, do të shpërblehesh me 70 deve të ngjashme dhe me frerë në Xhenet."

Do të thotë që edhe freri nuk do të humb.

Ekziston një tregim, (hadith) që, sa herë e lexoj, prekem thellë, sepse...

"Një grua e pamoralshme i dha të pinte ujë një qeni. Allahu xh.sh.e fali atë (për këtë vepër), e falënderoi dhe e shpërbleu me Xhenet".

Sikur t'i tubonim 1000 hoxhollarë për ta falënderuar këtë grua të pamoralshme për këtë gjest human,a thua do ta falënderonin?Sigurisht, jo. Por Allahu xh.sh. është Falënderues.

Kjo ngjarje të qetëson, sepse, nëse gruas së pamoralshme i janë falur gabimet, atëherë sigurisht se do të të falen edhe ty (vepro mirë).

Thotë Muhamedi a.s.:

"A nuk dëshironi t'i fitoni nga 1000 shpërblime për një ditë? Ata (ashabët) thanë: Si t'i fitojmë atëherë?

Ai iu përgjigj: Të thoni 100 herë në ditë Subhnallah, dhe Zoti xh.sh. do t'ju japë nga 1000 shpërblime".

Në një hadith tjetër thuhet :

"Agjërimi i ditës së Arafatit, i shlyen mëkatet e kaluara dhe ato të ardhmet".

Ai të falënderon për agjërimin, i cili konsiderohet gjësend i vogël në krahasim me shpërblimin e madh.

Allahu xh.sh. e falënderoi Sead ibn Muadhin, kur ai ra dëshmor heroikisht duke luftuar (bashkë) me Muhamedin a.s., saqë arshi (froni i Allahut) u lëkund për vdekjen e tij. Jo vetëm kaq, por edhe melekët zbritën nga qielli dhe morën pjesë në varrimin e tij.

Për këtë ndodhi tepër interesante, Muhamedi a.s. tha:

"Po i shoh 70 mijë melekë duke bartur kufomën e Sead in Muadhit".

A do të fillosh që tani të planifikosh të japësh sadaka, t'u puthësh dorën prindërve të tu, të gëzosh një të ve.

Ekziston një ngjarje e bukur, e cila të shtyn ta njohësh Falënderuesin më mirë.

Këtë ngjarje e transmetojnë librat e historisë islame. E tregimi fillon kështu:

Ishte një njeri që quhej Ebu Nasër Essajad (peshkatari), i cili vuante nga varfëria e madhe. Ishte ulur në xhami kur nga brengat e jetës dhe nga varfëria që e kishte kapluar, filluan t'i rridhnin lotët. Në atë moment erdhi imami i xhamisë, i cili, kur e pa në atë gjendje të dhimbshme, e pyeti:Përse po qan, o Ebu Nasër? Ai i tha: Nga hallet e varfërisë dhe nga borxhet. Imami e mori atë dhe shkuan së bashku te bregu i detit. Posa arritën atje, imami i tha:

Fali dy rekate namaz dhe lute Allahun të të ndihmojë. Ai veproi ashtu si e mësoi imami dhe, më pas, e hodhi



rrjetën për peshkim. Pas një kohe të shkurtër, ai zuri një peshk të madh. Rrëfen e thotë Ebu Nasri: E mora atë peshk dhe e shita në treg. Me ato para i bleva dy petë buke për gruan dhe djalin tim. Duke shkuar në shtëpi, takova një grua me fëmijën e saj, gjendja e atyre më kujtoi gruan dhe djalin tim. Gruaja dhe fëmija filluan t'i shikonin petët e bukëve. Mendova t'ua jepja bukën apo ta ruaja për familjen time. Por, më në fund, vendosa t'ua jepja, sepse, thashë me vete, ajo që ka Allahu prej shpërblimit, është më e mirë dhe se Ai nuk do të më humbë. Pradaj ua dhashë tërë bukën dhe nuk ndala asgjë për familjen time. Hyra në shtëpinë time, ashtu si dola, pa asgjë. Pas pak çastesh, trokiti dera. Dola dhe e hapa, kur ja një njeri më pyeti:

A është kjo shtëpia e Ebu Nasrit? Thashë - po! Ai më tha: Babai yt, para se të vdiste, m'i pati dhënë këto para hua. Ja, merri këto të holla, janë tuajat.

I mora ato të holla dhe fillova të bëja tregti,derisa pasuria m'u shtua,dhe u bëra shumë i pasur. Kështu fillova të jepja sadaka me nga 1000 dërhemë përnjëherë. Isha shumë i gëzuar për sadakanë që jepja. Një natë ëndërrova sikur isha në Ditën e Gjykimit, dhe dëgjoja tek po thërriste dikush: Ku është filani i biri i filanit? Peshoni të mirat dhe të këqijat e tij. Ai vazhdoi kështu, derisa erdhi radha ime, dhe qëndroja para peshores. Meleku vendosi në peshore veprat e këqija, të cilat peshuan shumë. Pastaj i vendosi veprat e mira, të cilat nuk peshuan aspak, ato dukeshin si fije pambuku krahas të këqijave që ishin të mëdha sa një kodër. Meleku më pyeti: Ku është pasuria e madhe që ke dhënë sadaka? Kur ja, ajo sadaka ishte e përzier me epsh, mburrje dhe mendjemadhësi.

E dëgjova melekun duke thënë:A i ka mbetur diçka tjetër prej veprave. Thanë – po, po, ka mbetur diçka. Shikova se çfarë është ajo gjë që kishte mbetur, dhe e pashë petën e bukës !

Ajo u vendos në anën e veprave të mira dhe e rëndoi peshoren, por ende ana e veprave të këqija peshonte më shumë. Meleku prapë pyeti: A ka ende diçka? Thanë - po!

Kur ja ishte buzëqeshja e fëmijës që, kur u vendos në peshojë, u barazuan anët e saj. Meleku pyeti prapë:A ka edhe diçka?

Kishin mbetur edhe lotët e gruas, të cilët, kur u vendosën në anën e veprave të mira ,ishin sikur ujë deti, saqë të mirat peshuan më shumë se të këqijat. Në atë moment dëgjova melekun duke thënë: Shpëtoi, shpëtoi"!

U zgjova nga gjumi dhe thashë: Subhanallah, I Lartësuar qoftë Falënderuesi-Mirënjohësi, i Cili dy petët e vogla i bëri të mëdha.

### Lidhshmëria e emrave të tjerë të Zotit xh.sh. me Emrin "Mirënjohës"

Emrat El-Hamid-I Falënderuari, El-Alim-I Gjithëdijshmi, dhe El-Gafuur-Falësi, kanë lidhje të ngushtë kuptimore me emrin "Shekuur"- "Mirënjohës".

1) Nocionet "Hamd" dhe "Shukër", që kanë kuptimin "Falënderim", krijojnë lidhshmëri në mes teje dhe Krijuesit në dy aspekte reciproke.

Nocioni "Hamd", që do të thotë "falënderim" ka të bëjë me falënderimin e robit ndaj Krijuesit. Kurse nocioni "Shukr", ka të njëjtin kuptim, por ky është falënderim i Allahut xh.sh. ndaj teje (robit). Ndaj, meqenëse Ai është Falënderues-Mirënjohës dhe shpërblyes, ne e falënderojmë dhe E madhërojmë Atë.

Zoti xh.sh. u thotë banorëve të Xhenetit:

"...e te Ne ka edhe më shumë(shpërblim). (Kaf, 35)

Dhe në ajetin tjetër:

"..Dhe thanë:Falënderimi I takon Allahut, i Cili e largoi pikëllimin prej nesh. Vërtet Zoti ynë është Falës dhe Mirënjohës." (Fatir, 34.)

2) Shumë herë përsëritet emri Gafuur - Falës, së bashku me emrin Shekur-Mirënjohës. Ky është një njoftim për ty, që, përveç të mirave, mund të bësh edhe vepra të këqija. Ndaj Allahu xh. sh., nëpërmjet këtyre emrave të jep kurajë dhe të qetëson duke t'i falur të këqijat dhe duke të falënderuar për veprat e mira.

3) Emri i tretë është El-Aliim - i Gjithëdijshmi. Lexo ajetin kuranor:

"Vërtet Allahu është Mirënjohës dhe i Gjithëdijshëm" (En-Nissa 147).

A thua cila është arsyeja që ndërlidh këta dy emra.

Ndodh që ti i bën mirë dikujt,dhe ai nuk e di, ndërsa Allahu xh.sh. është Mirënjohës dhe i Gjithëdijshëm.

Po marrim një shembull: Fëmija e sheh babin e tij që fle pa u mbuluar, e

mbulon dhe të nesërmen nuk i tregon se e kishte mbuluar, në mënyrë që të mos krenohet para tij.

Vërtet Babai i tij nuk e di,por Allahu xh.sh. e di çfarë veproi djaloshi dhe kurrë nuk do t'ia humbë atë vepër të mirë.

### Mirënjohësi dhe Xheneti

Imagjino se çfarë ka përgatitur Falënderuesi si shpërblim për atë që veprove në këtë botë. Xheneti është dëshmia më e madhe për të njohur më mirë Mirënjohësin.

Ebu Bekri r.a., me të dëgjuar versetin kuranor:

"Vërtet Allahu i ka blerë prej besimtarëve shpirtrat dhe pasurinë e tyre dhe si kompensim u ka mundësuar hyrjen në xhenet"... (Et-Tewbe, 111), filloi të qante dhe tha:Ai na jep shpirtrat (hua), dhe ne ia kthejmë; Ai prapë na falënderon për ta dhe na shpërblen me xhenet. Kur dihet mirëfilli se shpirti është pronë e Zotit xh.sh.

Ai na falënderon me xhenet, kur ne ia kthejmë shpirtin. Ka mundur të ndodhë që t'ia kthejmë shpirtin dhe të mos na shpërblejë me asgjë. A nuk u kënaqëm mjaft 50 vjet me të. Do të thotë shpresa e të hyrit në Xhenet ka të bëjë pikërisht me faktin se Allahu është Falënderues dhe Mirënjohës.

### Si duket Xheneti

Imagjino llahtarinë e Ditës së Gjykimit, duke qenë ti para Allahut xh.sh., e Ai të thërret: O filan! Unë jam i kënaqur me ty, të falënderova dhe të shpërbleva për atë që veprove. Tani shko dhe hyr në xhenetin Tim. Imagjinoje veten në këto momente para derës së Xhenetit. Thotë Muhamedi a.s.: "Gjerësia e derës së Xhenetit është sa prej Mekës deri në Sham (Siri), dhe megjithëkëtë do të ketë grumbull të madh njerëzish para saj".

Kjo ndodh, sepse Ai i falënderoi shumë njerëz duke ua falur mëkatet. Imagjinoje veten tënde brenda në Xhenet.

A thua kë ke me vete.

"E ata që ishin të devotshëm ndaj Zotit të tyre, sillen në grupe te xheneti" (Ezumer, 73).

Aty mund të shohësh kë të duash.

Imagjinoje momentin kur do të qëndrojmë para derës së Xhenetit duke pritur që ajo të hapet, dhe e përsërisim ajetin kuranor:

"E ata thonë: Falënderuar qoftë Allahu që largoi prej nesh brengat, vërtet Zoti ynë është që fal shumë dhe është bamirës" (Fatir, 34)

Imagjino çastin e ndërmjetësimit-shefatin, duke e lutur Ibrahimin a.s. të ndërmjetësojë për ty, e ai të thotë: Nuk jam unë për këtë. Gjithashtu kjo skenë përsëritet me të gjithë Pejgamberët e tjerë. Në ato momente vjen Muhamedi a.s. dhe thotë:Unë jam për të,Unë jam për të. Do të jem i pari që lëviz dorëzën e derës. Roja e Xhenetit, kur të dëgjojë zërin e tij, thotë: Kush po troket në derë? Ai thotë:

Muhamedi, i biri i Abdullahut! Roja, me të dëgjuar këtë prezantim, thotë:

"Allahu më ka ndaluar t'i hap derën dikujt tjetër përveç teje, o i Dërguar i Allahut."

Thotë Pejgamberi a.s.: Vërtet kjo botë nuk peshon tek Zoti as sa krahu i mushkonjës.

Ndaj, puno për Xhenet dhe harroje këtë botë (mos puno vetëm për këtë botë). Imagjinoje vetën brenda në Xhenet, i shoqëruar dorë për dore me shokët e tu. Me siguri do të qash nga gëzimi. A e meriton këtë nder apo jo? A je në mesin e atyre që janë me Pejgamberin a.s.? Dëgjo! Pa dyshim që ekzistojnë gjëra të cilat ta bëjnë të mundur që të jesh pranë tij, sepse Muhamedi a.s. në disa thënie të tij thotë:

"Unë dhe mbikëqyrësi i jetimit jemi sikur këta të dy (i bashkoi gishtin tregues dhe të mesmin) në Xhenet."

Hadithi tjetër.

"A dëshironi të dini se cilët janë banorët e shkallës më të ulët të Xhenetit? Pastaj tha: Kategoria më e ulët në Xhenet është kur personi ecën në pronën e tij 1000 vjet këmbë pa arritur në fundin e saj. Ata (ashabët) thanë: Kjo qenka shkalla më e ulët, pra na trego se cila është shkalla më e lartë e banorëve të Xhenetit?

Muhamedi a.s. u përgjigj: Në shkallën më të lartë është ai person që e shikon Allahun mëngjes e mbrëmje."

Vallë, a e meriton ti këtë pozitë?

Duke e përshkruar pamjen e Xhenetit, Muhamedi a.s. thotë:

"(Xheneti është) tullë prej ari dhe tullë prej argjendi, llaçi i tij është myshk, dyshemeja e tij diamant, kurse kulmi i tij është arshi i Zotit."

Allahu xh.sh. të thërret, duke qenë ti brenda në Xhenet, dhe të thotë: O banorë të Xhenetit ! Unë kam për t'ju dhënë katër gjëra: Ju do të jeni të shëndoshë dhe nuk do të sëmureni kurrë, do të jeni të rinj dhe nuk do të plakeni më, do të begatoheni dhe nuk do të dëshpëroheni më, dhe do të jetoni në të, e nuk do të vdisni kurrë".

Ndaj, çfarë duhet të punosh që ta jetësosh emrin e Zotit-Falënderues-

1) Jep sadaka. Thotë Muhamedi a.s.,

"Kush largon prej besimtarit një brengë prej brengave apo telasheve të kësaj bote, Allahu do t'ia largojë atij brengat e Ditës së Gjykimit, dhe kush i lehtëson dikujt vështirësitë, Allahu do t'ia lehtësojë atij punët në këtë botë e në botën tjetër, dhe kush i mbulon një të keqe myslimanit, Allahu ia mbulon atij të këqijat në këtë botë dhe në botën tjetër. Ndaj Allahu e ndihmon robin, përderisa ai e ndihmon vëllanë e tij".

Ti frikësohesh në Ditën e Gjykimit prej veprave të tua të shëmtuara, kur ja ato nuk ekzistojnë.

Për Zotin kënaqësia e dhënies është më e mirë sesa ajo e marrjes.

2) Adhurimi pandërprerë. Kjo gjë manifestohet duke falënderuar dhe kujtuar Allahun xh.sh., duke bërë namaz, tespihe, duke lexuar Kuran vazhdimisht, duke falur namazin e teravive dhe duke u lutur shumë, sepse Allahu do të falënderojë për këtë.

3) Të jesh i sinqertë ndaj Falënderuesit.

Ai pa dyshim që do të të paguajë më shumë. A thua vallë, ekziston dikush që paguan më shumë se Allahu? Kujdes, mos i shit Zotit e pastaj t'ua shesësh të tjerëve. Mos e shoqëro Allahun me askënd. Ki kujdes, ndonjëherë mund të të vonohet shpërblimi, por Allahu në këtë mënyrë sprovon sinqeritetin tënd. Nëse rastësisht vonohet shpërblimi për pak kohë, atëherë mos vrapo pas shpërblimit të pronarëve të posteve (Njerëzve në pushtet). Pra, bëhu i sinqertë.

Imagjinoni sikur shoqëria jonë të ketë njohuri rreth Emrit të Zotit Mirënjohës. Sikur ky emër i bukur të mësohet në shkollat tona. Sikur fëmijët tanë t'i mësonim se dhënia shpërblehet shumëfish prej Allahut.

Sikur të ndodhte një gjë e tillë, pa dyshim që kjo do të ndikonte në zhvillimin dhe përparimin e jashtëzakonshëm të shoqërisë sonë. Sikur mjetet e informimit, qofshin ato elektronike apo të shkruara, të transmetonin programe rreth kuptimit të këtij emri, sigurisht që shoqëria do të përparonte dhe do të zhvillohej dukshëm.

*Marrë nga:*
*www.amrkhaled.net*

*Përktheu:*
***Adnan Bërbatovci***

# Koha në jetën e myslimanit

Dr. Jusuf El Kardawij

### Qëndrim për llogaritjen e vetes

Prej obligimeve të myslimanit është të qëndrojë me veten e tij sa herë që të kalojë një vit, ta llogarisë veten për vitin e kaluar, ç'ka bërë në atë vit? Ç'ka përgatitur për Ahiretin (botën tjetër) e tij? Ç'ka fituar dhe ç'ka humbur? Ashtu siç bën tregtari i suksesshëm në fillim të çdo viti: i mbledh të gjitha fletoret, u jep një shikim të gjithë regjistrave, - dhe do të dijë se sa ka humbur dhe sa ka fituar. Cilat janë shkaqet e humbjes së tij? Cilat janë shkaqet e fitimit të tij? Ashtu që të shmangë shkaqet e humbjes, dhe t'i shtojë shkaqet e fitimit.

Kjo është në çështjet e kësaj bote, në fitimin e kësaj bote; ndoshta do të ketë dobi apo s'do të ketë dobi, e nëse do të ketë dobi ndonjëherë, ajo s'do të zgjasë shumë; e nëse do të zgjasë një kohë, ai vetë nuk do e zgjasë:

"Thuaju: përjetimi i kësaj bote është pak, e për atë që është i devotshëm, bota tjetër është shumë më e dobishme. Nuk do t'ju bëhet e pa drejtë as sa fija. Kudo që të jeni, vdekja do t'ju kapë, po edhe në qofshi në pallate të fortifikuara". (En-Nisaë, 77-78)[1].

Njeriu doemos duhet të qëndrojë me veten e tij e ta llogarisë atë. Nëse s'mund të llogaritë veten e tij çdo ditë, le ta bëjë për çdo javë; nëse nuk mund ta bëjë çdo javë, atëherë le ta bëjë për çdo muaj; nëse nuk e bën për çdo muaj, atëherë le ta bëjë për çdo vit. Njeriu e llogarit veten e tij: ç'ka bërë gjatë atij viti?

Është bërë traditë ndër njerëz që, sa herë të kalojë një vit nga jeta e tyre, të festojnë "ditëlindjen e tyre", një zakon në të cilin ka rituale dhe tradita të veçanta: ushqim e pije, qirinj që ndizen e pastaj fiken. Do të ishte më e rëndësishme për njeriun e mençur që në vend të këtyre risive, dhe në vend të këtyre traditave të importuara, të mbajë një qëndrim të matur ndaj vetes së tij dhe ta llogarisë atë: ç'ka bërë gjatë një viti? Dhe të qajë për veten e tij, për neglizhencën dhe gabimet e tij, për të drejtat e veta dhe të të tjerëve, mirëpo njerëzit nuk e bëjnë.

### Koha është jeta

Koha kalon ditë pas dite, koha është jeta, ashtu siç ka thënë Imam Hasen El-Benna.

Njerëzit thonë: Koha është prej ari, mirëpo ç'është ari? Ç'është argjendi? Ç'është diamanti? Ç'është xhevahiri? Të gjitha këto janë gjëra materiale, kurse koha është më e shtrenjtë se të gjitha këto xhevahire, koha është jeta.

O njeri, ç'është jeta jote? Ajo është: koha që shpenzon që prej djepit e gjer në varr, që nga lindja e deri në çastin e vdekjes, prej zhurmës që del fëmija nga nëna e gjer në rënkimin kur të dalë shpirti prej tij.

Kjo kohë është jeta jote; nëse e humb kohën tënde, e ke humbur jetën tënde. Ata që thonë: ejani ta vrasim kohën tonë! Ata, kur ta vrasin kohën e tyre, në të vërtetë vrasin vetjet e tyre, e nuk ndiejnë, dalëngadalë bëjnë vetëvrasje.

### Krimi i humbjes së kohës kot

Ndër krimet më të mëdha që bëhen, janë krimet që i bëjmë në të drejtën e kohës. Shpenzimi dhe humbja më e madhe është humbja e kohës kot, ajo është më e madhe se shpenzimi i pasurisë.

E shohim popullin (ymetin) tonë që e humb kohën kot, njerëzit e shkojnë kohën dhe vitet kot. Të paktë janë ata që prodhojnë, të paktë janë ata që punojnë, gjatë natës rrinë zgjuar (papunësi dhe fjalë boshe), e gjatë ditës flasin për nderet e njerëzve, saqë edhe ata që punojnë në punët e tyre zyrtare, gati sa s'punojnë.

### Populli (ymeti) ynë nuk punon

I kam parë njerëzit në Evropë dhe në Amerikë tek lodhen në punët e tyre, lodhen e derdhin djersë tërë ditën, që prej mëngjesit e deri në mbrëmje, dhe kthehen në shtëpitë e tyre të rraskapitur, për të kaluar pak kohë me familjet dhe fëmijët e tyre. Mirëpo vetëm në vendet tona njerëzit punojnë pak dhe prandaj rrinë pothuaj tërë natën zgjuar, sillen kot nëpër rrugë gjatë ditës, nuk punojnë as për botën e tyre.

Ne nuk prodhojmë, mbështetemi në tjetërënd për importimin e gjërave më kryesore dhe pjesët përbërëse të jetës sonë; ushqimin me të cilin ushqehemi, e importojmë prej tjetërkujt; vendet muslimane dhe arabe janë vende bujqësore, megjithatë nuk u mjaftojnë ato që kanë, doemos duhet t'i zgjasin duart e tyre që të importojnë ushqimin, ushqimin dhe prodhimet e mëdha e të rënda, të gjitha i importojmë.

Armën me të cilën mbrohemi për ekzistencën tonë, nuk e prodhojmë po e marrim nga të tjerët. Pse? Sepse ne nuk punojmë, ne jemi popull që nuk punojmë, e humbim kohën kot, personi e humb kohën, familja e humb kohën, dhe njerëzit e humbin kohën e tyre.

### Çdo kohë e ka të drejtën

Koha ka rëndësi shumë të madhe në Islam, e për atë Allahu xh.sh. është përbetuar në librin e Tij të shenjtë, është përbetuar në pjesët e tij, është përbetuar në agimin, është përbetuar në paraditën, është përbetuar në pasditën, është përbetuar në natën, është përbetuar në ditën, a thua pse të gjitha këto përbetime? Kur të përbetohet për diçka Allahu xh.sh., përbetohet për atë që të na tërheqë shikimet tona për rëndësinë dhe rrezikun e tij, saqë të mendojmë në të gjitha pjesët e kohës: në agimin, në paraditen, në pasditen, në natën dhe në ditën e tij.

All-llahu xh.sh. i ka ndarë obligimet në kohë, derisa të ndiejmë për çdo pjesë të kohës. Kur të zbulohet errësira e natës nga agimi i mëngjesit, ngrihet myezini dhe e thërret ezanin e sabahut, e kur di-



elli të largohet nga kupa e qiellit, thërret ezani i drekës, dhe, kur hija e njeriut është e zgjatur sa dy herë trupi i tij, thërret ezani i ikindisë, e kur të perëndojë dielli, thërret ezanin e akshamit, dhe, kur të largohet kuqërrimi i horizontit, thirret ezani i jacisë.

Këto të tëra janë që njeriu të ndiejë se çdo kohë e ka të drejtën (hakkun) e saj, e duhet të mos lihet pas dore.

### Rreziku i shtyrjes (vonesës)

Koha është si shpata, nëse nuk e mpreh atë, ajo do të të presë ty, sepse ajo punon në jetën tënde. Siç ka thënë Omer ibën Abdul-Azizi: "Nata dhe dita punojnë në ty, atëherë puno në ato të dyja". Punojnë në ty, do të thotë marrin nga jeta jote, sprovojnë me çdo të re, e afrojnë çdo të largët, dhe shkurtojnë çdo gjë të gjatë.

Për çdo mëngjes që zgjohesh, i afrohesh varrit për një hap, dhe largohesh nga lindja për një hap, e ti je i lindur që të vdesësh.

*Kanë lindur për vdekje dhe kanë ndërtuar për shkatërrim*
*E të gjithë ju do shkoni në dhe...*

Çdo ditë që jeton, një pjesë merr nga jeta jote. Thotë imam Hasen El-Basriu: "O biri i Ademit, ti je disa ditë të mbledhura, sa herë që shkon një ditë, shkon një pjesë jotja, mbaron një fletë nga libri yt, bie një gjeth nga pema jote, shembet një mur nga ndërtesa jote".

*E ç' është njeriu vetëm se hipës mbi shpinën e jetës së tij*
*Në një udhëtim që mbaron me ditë dhe me muaj*
*Fle e zgjohet çdo ditë e natë*
*Larg nga bota dhe afër varrit*

Nata dhe dita punojnë në ty, atëherë puno në ato të dyja, mos e shtyj punën e natës për ditën, dhe as punën e ditës për natën, dhe as punën e sotes për nesër.

*Nuk e shtyj punën e sotes prej përtacisë*
*Për nesër, se dita e të dobëtve do të jetë nesër!*

E sa janë dobësitë tona të myslimanëve tani, pasi i vonojmë dhe i shtyjmë punët tona!

Të parët tanë na kanë qortuar për shtyrjen, dhe kanë thënë: fjala "do të" është ushtar prej ushtarëve të Iblisit (djallit). Mos thuaj: do të pendohem, do të punoj. Ku e di se ti do të mbesësh (gjallë) për të punuar? A e ke të siguruar se do të jetosh? Kush ta ka shkruar çekun se, kur të dalësh nga shtëpia, do kthehesh i shëndoshë? Kush të ka premtuar se, kur t'i veshësh rrobat, je ai që do t'i



zhveshësh e s'do t'i zhveshë dora e personit që do të lajë kufomën tënde? Kush t'i ka siguruar ato?

Në kohën e sotes, ka shumë njerëz që vdesin papritmas nga infarkti ose nga pushimi i zemrës, ose nga aksidentet; ndoshta do të hipësh në aeroplan e ai do rrëzohet; ndoshta ndonjë njeri do të vijë befas dhe ti, duke ngarë automobilin tënd, do të të mbysë, sa e shpejtë është vdekja, dhe sa shpejt njerëzit e harrojnë atë!

*Furnizohu me devotshmëri se ti nuk e di*
*Kur të vijë nata: a do të jetosh deri në mëngjes?*
*Sa të shëndoshë kanë vdekur pa kurrfarë sëmundjeje*
*Dhe sa të sëmurë kanë jetuar edhe një kohë*
*Sa të rinj flenë e zgjohen të sigurt*
*E ata nuk e dinë se qefini i tyre është qepur*

A e ke kujtuar këtë gjersa je duke e përfunduar vitin e kaluar dhe po pret vitin e ri?

Myslimani e ka obligim të ndalet dhe ta llogarisë veten e tij për vitin e kaluar: ç'ka bërë gjatë atij viti? Viti ka dymbëdhjetë muaj, muaji ka tridhjetë ditë, dita ka njëzet e katër orë, ora ka gjashtëdhjetë minuta, minuta ka gjashtëdhjetë sekonda. Allahu do të të pyesë për të gjitha këto.

Sa frymëmarrje tunden? Sa damarë rrahin? Sa sy mbyllen?

Sa dhunti i ke nga Allahu, që të mbulojnë nga koka e gjer tek këmbët e tua në këto momente dhe në këto sekonda? Allahu do të të pyesë për to.

### Myslimani kërkon përparim

Disa nga të parët tanë thoshin: "Ai që e kalon ditën e sotme si të djeshmen, ai është i mashtruar, ndërsa ai që e kalon ditën e sotme më keq se të djeshmen, ai është i mallkuar".

Ai që e kalon ditën e sotme si të djeshmen, nuk përparon; këtë të parët tanë e kanë llogaritur ndër të mashtruarit, si tregtari i dështuar që nuk fiton, sepse ai i ruan ato që ka në përparimin apo në dështimin e tij.

Ndërsa ai që e kalon ditën e sotme më keq se të djeshmen, ai është i mallkuar, All-llahu na mbrojttë prej tij! E falte namazin me xhemat, e tani e fal me kaza; falte namaz nafile, e tani i fal vetëm farzet; largohej nga mekruhet, e tani nuk largohet vetëm prej harameve; bënte mëkate të vogla, e tani bën mëkate të mëdha, e kështu drejtohet dhe ul veten.

Myslimani e lut Allahun xh.sh. që të mos bëhet prej të mallkuarve dhe as prej të mashtruarve, përpiqet ta përparojë veten e tij gjithmonë, që të ngrihet sa më lart, siç thuhet në hadith:

"Kur t'i luteni Allahut, kërkojani Firdevsin, se ai është Xhenneti më i mesëm dhe më i lartë, dhe mbi të është Arshi i Allahut"[2].

Kërkoja Zotit tënd pozitat më të larta. Myslimani gjithmonë është ambicioz (lakmitar) për më të lartat, nuk i mjafton të jetë në fund të karvanit, veçse dëshiron të jetë në ballë të tij, në pikënisjen dhe fillimin e karvanit, kështu është njeriu besimtar.

Ne, në këtë qëndrim në fund të vitit, duhet t'i përmirësojmë ato që na kanë kaluar, që ta dimë vleftën e kohës, dhe vleftën e jetës që na ka dhuruar Allahu,

se do të pyetemi për të në Ditën e Gjykimit, siç thuhet në hadithin e vërtetë:

"Nuk do të përfundojë robi nga gjykimi derisa të mos pyetet për katër gjëra: për jetën ku e ka harxhuar, për rininë si e ka jetuar, për pasurinë prej nga e ka fituar dhe në se e ka shpenzuar, dhe për diturinë se ç'ka bërë me të"[3].

Katër pyetje kryesore, dy prej tyre i përkasin kohës: një pyetje për jetën në përgjithësi dhe për rininë në veçanti. Rinia është periudha e gjallërisë, periudha e forcës dhe mundësisë për prodhim, periudha e shpresës dhe vendosmërisë.

### Shfrytëzoji pesë gjëra para pesë të tjerave

Pejgamberi (sal-lall-llahu alejhi we sel-lem) e ka këshilluar një njeri duke i thënë:

"Shfrytëzoji pesë gjëra para pesë të tjerave: rininë tënde para pleqërisë, shëndetin tënd para sëmundjes, pasurinë tënde para varfërisë, kohën tënde të lirë para punës, dhe jetën tënde para vdekjes"[4].

"Rininë tënde para pleqërisë": në periudhën e rinisë ke mundësi të prodhosh, ke mundësi të punosh, ke mundësi të luftosh, ke mundësi të kontribosh për fenë dhe botën tënde, për veten dhe për popullin tënd. Mos e humb rininë tënde kot, mos i imito ata që shkojnë pas epsheve, por imito rininë e ymetit tonë në kohët e kaluara, - Ali ibn Ebi Talibin, Mus'ab ibn Umejrin, Usama ibn Zejdin, Muhammed ibn El-Kasim ibn Muhammedin, komandantët çlirues që i udhëhoqën ushtritë e tyre dhe kanë mbushur botën me punë e me fe, e ata ende nuk i kishin mbushur të njëzetat!

Shfrytëzoje rininë tënde para pleqërisë, ki kujdes e mos e humb rininë në pakujdesi e mëkate; përpiqu të jesh prej atyre shtatë personave që do t'i strehojë Allahu atë ditë kur s'do tëketë hije përveç Hijes së Tij, e njëri prej tyre është:

"Dhe një i ri që është rritur në adhurimin e Allahut xh.sh."[5]. Apo një e re që është rritur në adhurimin e Allahut xh.sh., ç'thuhet për meshkuj, vlen edhe për femra.

Nëse të rrëshqet këmba në ndonjë ditë e bie në mëkat, dera e pendimit është e hapur, ngutu e merr iniciativë dhe qëndro para Zotit tënd i penduar dhe me shpresë se do të të falë duke thënë:

"Zoti ynë, ne i bëmë të padrejtë vetvetes sonë, e në qoftë se nuk na mbulon (mëkatin) dhe nuk na mëshiron, ne me siguri jemi prej të shkatërruarve!" (El



A'raf, 23). Allahu i do të penduarit, dhe dashuria e tij për të riun e penduar është më e madhe, pendohu tek Allahu me pendim të sinqertë.

"Shëndetin tënd para sëmundjes": sot je i shëndoshë në trupin tënd dhe i mbrojtur nga sëmundjet, ky shëndet është dhunti prej dhuntive të Allahut xh.sh. për ty, mos e shfrytëzo shëndetin tënd për të këqija, e as mos të të dhimbset në të mira, e as mos e kurse në adhurim. Shfrytëzoje shëndetin tënd në adhurimin e Allahut xh.sh., në veprat e mira. Përgatitu për botën tjetër, përgatite balancin që do të të bëjë dobi tek Allahu, nëse njerëzit mundohen që ta shtojnë balancin e tyre në banka me pasuri, nuk do të vlejë atë ditë kur njerëzit do të kërkojnë për ndonjë gjë që u bën dobi:

"Ditën kur nuk bën dobi as malli, as fëmijët. (bën dobi) Vetëm kush i paraqitet Zotit me zemër të shëndoshë" (Esh-Shuaraë, 88-89). Mundohu që ta shtosh balancin tënd tek Allahu me të mira, me adhurime.

Shfrytëzoje shëndetin tënd para sëmundjes, para se të të godasë sëmundja. E, sa të shumta janë sëmundjet që e lënë njeriun të gjymtë dhe e bëjnë të paaftë për punë, e pastaj të thuash: ah sikur t'i kisha bërë në ditët kur kam qenë i shëndoshë, ah sikur t'i kisha bërë në ditët kur kam qenë i ri. E, pra para vete e ka rastin.

"Pasurinë tënde para varfërisë": nëse ke mundësi për diçka tani si në pasuri apo në pozitë, apo ndonjë mundësi tjetër, bëje ndonjë të mirë me të para se të varfërohesh nga ajo, e të mbesësh duarthatë. Sot mund të jesh i pasur, e nesër të mos kesh pasuri; sot mund të kesh ndonjë pozitë, e nesër s'do ta kesh; sot mund të jesh i ngarkuar me diçka, e nesër s'je.

"Kohën tënde të lirë para punës": nëse ke kohë të lirë, atëherë shfrytëzoje atë për gjëra prej të cilave ka dobi feja dhe populli yt. Për fat të keq, shumica nuk e ndiejnë dhuntinë e kohës së lirë, e Pejgamberi (sal-lall-llahu alejhi we sel-lem) ka thënë:

"Shumë njerëz janë të mashtruar në dy dhunti: shëndetin dhe kohën e lirë"[6]. Shumë njerëz nuk e dinë vleftën e shëndetit dhe kohës së lirë; nëse ke kohë të lirë, mos e humb kot ashtu sikur bëjnë shumica.

### Një kohë kështu e një kohë ashtu

Nuk është kuptimi i kësaj se ne dëshirojmë që njerëzit të qëndrojnë duke adhuruar ditë e natë; të mos punojnë për botën e tyre dhe as t'i freskojnë vetjet e tyre, jo. Patjetër duhet "një kohë kështu e një kohë ashtu", ashtu si i ka thënë Pejgamberi (sal-lall-llahu alejhi we sel-lem) Handhales.

Shkoi Handhale El-Ensariu, shoku i Pejgamberit (sal-lall-llahu alejhi we sel-lem), tek familja e tij dhe bëri shaka e qeshi me ta, pastaj iu kujtua se, kur ishte te Pejgamberi (sal-lall-llahu alejhi we sel-lem), ishte zemërbutë, i rrëshqisnin lotët, dhe i frikësohej Allahut, e tha: Është bërë dyfytyrësh Handhaleja, kur jam tek i Dërguari i Allahut, jam në një gjendje, kurse në shtëpinë time dhe me fëmijët e mi jam në një gjendje tjetër! Doli në rrugë duke vrapuar e duke thënë: Është bërë dyfytyrësh Handhaleja! Është bërë dyfytyrësh Handhaleja! - derisa erdhi te Pejgamberi (sal-lall-llahu alejhi we sel-lem) e i tha: O i Dërguar i Allahut, është bërë dyfytyrësh Handhaleja. Pejgamberi (sal-lall-llahu alejhi we sel-lem) i tha: Ç'të ka ndodhur? I tha: O i Dërguar i Allahut, kur jemi me ty, na e kujton zjarrin dhe Xhennetin, e neve na duket sikur po e shohim, e kur të dalim nga ti, merremi me bashkëshortet, fëmijët dhe vendbanimet tona e harrojmë shumë. Atëherë Pejgamberi (sal-lall-llahu alejhi we sel-lem) i tha:

"Pasha Atë në dorën e Të Cilit është shpirti im, sikur të kishit vazhduar ashtu siç jeni tek unë duke e përmendur Allahun, do t'ju kishin kapur engjëjt për dore në vendbanimet tuaja dhe nëpër rrugë, mirëpo, o Handhale, një kohë kështu e një kohë ashtu, një kohë kështu e një kohë ashtu, një kohë kështu e një kohë ashtu"[7].

Problemi qëndron në faktin se disa njerëz dëshirojnë t'i bëjnë njëzet e tri orë për zemrat e tyre, e nuk bëjnë as një orë për Zotin e tyre, ndoshta edhe atë nuk e bëjnë për hir të Allahut. Jo, patjetër duhet të bëjmë dallim ndërmejt fatit

tonë dhe obligimin që kemi për Zotin tonë.

Nuk i ndalojmë njerëzit që të freskohen e të dëfrehen në kufijtë e lejuar, dhe në kufijtë e organizimit dhe ndarjes së kohës. Ne nuk e organizojmë kohën tonë e as nuk e ndajmë atë ndërmjet të rëndësishmes dhe jo të rëndësishmes, ndërmjet obligimit dhe obligimit të patjetërsueshëm, kohën duhet ta ndajmë patjetër.

### Tabela e llogaritjes

Në kohën tonë, disa dijetarë bëjnë për vete "tabelë të llogaritjes" dhe me të llogarisin vetveten, çdo ditë e pyesin veten dhe i japin vetes shenjë (notë) ashtu siç bën mësuesi me nxënësit: A i ke falur namazet në kohën e tyre? A i ke falur me xhemat? Gjatë faljes a ka qenë zemra jote e pranishme dhe a është frikësuar për All-llahun? A e ke lexuar pjesën e caktuar nga Kurani? A i ke bërë mirë ose a i ke ndihmuar dikujt? A e ke urdhëruar dikë për të mirë ose a e ke larguar nga të këqijat? A ke ndier se s'po mund t'i kryesh të gjitha obligimet, e ke kërkuar falje prej All-llahut? Ai e pyet veten dhe i përgjigjesh, e kështu duhet të bëjë njeriu. Mirëpo, ta humbësh kohën ditë pas dite, javë pas jave, muaj pas muaji, vit pas viti, kjo është ajo, përgjigjja për të cilën do të jetë e vështirë para Allahut Ditën e Gjykimit.

### Shfrytëzoje jetën tënde para vdekjes

"Dhe jetën tënde para vdekjes": shfrytëzoje jetën tënde, para se të vijë koha e të thuash:

"O Zoti im, më kthe, që të bëj vepra të mira e të kompensoj atë që kam lëshuar" (El Mu'minun, 99-100). Mjerë për ty! Njerëzit nuk e dinë vleftën e jetës veçse në çastin e vdekjes. Kur të vijë meleku i vdekjes për të ta marrë shpirtin, atëherë shpreson sikur të shtyhet vdekja për një ditë ose gjysmë dite, apo gjysmë ore, apo një minutë, - në ato momente e përmend Allahun, mirëpo mjerë për ty:

"O ju që besuat, as pasuria juaj e as fëmijët tuaj të mos u shmangin prej adhurimit ndaj All-llahut, e kush bën ashtu, të tillët janë mu ata të humburit. Dhe jepni nga ajo që Ne ju kemi dhënë juve, para se ndonjërit prej jush t'i vijë vdekja, e atëherë të thotë: o Zoti im, përse nuk më shtyve edhe pak afatin (e vdekjes), që të jepja lëmoshë e të bëhesha prej të mirëve! Po, All-llahu kurrsesi



nuk e shtyn askënd për më vonë, kur t'i vijë atij afati i vet. All-llahu është i njohur hollësisht me atë që ju punoni". (El-Munafikun, 9-11).

Allahu kurrsesi nuk e shtyn askënd për më vonë; kur t'i vijë afati i vet, asnjë moment, afati i njeriut është i caktuar (kohë e caktuar dhe frymëmarrje të kufizuara), e prandaj përgatitu që prej tash, para se ta thuash këtë fjalë, e cila nuk do të pranohet. Shfrytëzo rastin dhe kohën.

Thuhet: Ndër njerëzit më lakmues për personat që falen në xhami, janë banorët e varrit. Banorët e varrit thonë: kush na kthen ne në xhami që t'i falim në të dy rekate, ose ta lavdërojmë Allahun, ose ta falendërojmë Allahun, ose ta madhërojmë Allahun, ndërsa personat që falen në xhami, nuk e vlerësojnë vleftën e asaj në të cilën janë.

Koha është e shtrenjtë, e pra, dija vleftën e saj, dhe prej vleftës së saj është se kur të kalojë, nuk kthehet. Ashtu siç ka thënë Hasen El Basriu: "S'ka ditë që, kur të lindë dielli, nuk thërret: O i biri Ademit, unë jam krijesë e re, dhe për punën tënde jam dëshmitar, atëherë furnizohu nga unë, se kur të shkoj unë, nuk kthehem deri në Ditën e Gjykimit".

Kur të kalojë, koha s'kthehet, përpiqu t'i zësh ato që të kanë kaluar:

"Ai është që bëri natën e ditën zëvendësuese të njëra-tjetrës dhe për atë që dëshiron të mendojë apo të falënderojë, argument" (El- Furkan, 62). E ka bërë natën që ta zëvendësojë ditën, e dita ta zëvendësojë natën, kush e humb ndonjë punë gjatë ditës, mundohet ta zërë natën; e kush e ka harruar natën, mundohet ta zërë ditën.

Pendimi derën e ka të hapur:

"Pendohuni të gjithë tek Allahu, o besimtarë, në mënyrë që të gjeni shpëtim" (En-Nur, 31).

Pritni vitin e ri me vendosmëri të vërtetë e me pendim të sinqertë tek Allahu xh.sh., ndoshta do ta bëjë ditën e sotme më të mirë se të djeshmen, dhe të nesërmen më të mirë se të sotmen.

*(Përkthimi dhe përshtatja e këtij artikulli është bërë nga libri "Ligjëratat e Shejh El Kardawit", përgatitur nga Halid Essa'd, mektebetu vehbeh, Kajro, 2000, vëllimi III, faqe: 291-300).*

*Përktheu dhe përshtati:*
***Mr. Faruk Ukallo***

---

*Fusnotat:*

1. Përkthimin e ajeteve Kur'anore nga gj.arabe në gj.shqipe e huazova prej përkthimit të Kur'anit nga H.Sherif Ahmeti, Prishtinë, 1988.
2. Hadithin e transmeton Buhariu nga Ebu Hurejreja.
3. Hadithin e transmetojnë Bezzari dhe Taberaniu.
4. Hadithin e transmeton Hakimi nga Ibën Abbasi.
5. Pjesë nga hadithi që e transmetojnë Buhariu dhe Muslimi nga Ebu Hurejreja.
6. Hadithin e transmetojnë: Buhariu, Ahmedi, Tirmidhiu, Darimiu dhe Ibën Maxheja.
7. Hadithin e transmeton Muslimi nga Ebu Hurejreja.

# Specifikat dhe veçoritë e Sheriatit

**Dr. Jusuf El-Kardavi**

Ka mundur Sheriati islam t'i përmbushë nevojat e të gjitha shoqërive dhe t`i shërojë të gjitha problemet në të gjitha ambientet ku është vendosur - pa marrë parasysh llojet dhe numrin e tyre, zgjidhje me të drejta dhe dispozita më të mbështetura. Sepse ai ka përmbledhur në vete prej specifikave dhe veçorive që nuk ka pasur ndonjë sistem tjetër para tij dhe nuk ka pas tij.

Diskutimi për këto specifika dhe veçori, duhet të shtrihet në një libër të plotë, që shpresojmë ta realizojmë së shpejti me ndihmën e Allahut xh.sh..

Kurse ne këtu do të ndalemi vetëm në shënime të përmbledhura lidhur me disa specifika:

### Hyjnore

1- E para: ky Sheriat veçohet prej ligjeve njerëzore, sepse është Sheriat hyjnor: me hyjnor kuptojmë dy çështje:

1- Burim hyjnor.

2- Udhëzim hyjnor.

Me nocionin "Burim hyjnor" kuptojmë se dispozitat e këtij Sheriati dhe bazat e tij nuk janë të vendosura prej njeriut, për se mund të gjykohet me plogështi, paaftësi dhe i ndikuar prej ndikimeve të vendit, kohës, gjendjes dhe kulturës e ndikimit të trashëgimisë, përzirje e epshit dhe ndjenave. Por ligjdhënësi është Pronari i krijimit dhe sundimit në këtë gjithësi dhe Kujdestar i çdokujt dhe çdo gjëje në të, i Cili krijoi njerëzit dhe e di se ç`u bën dobi dhe ç`i ngre, ç`u përshtatet dhe i përmirëson ata:

"A nuk e di Ai që ka krijuar, kur dihet se Ai depërton në thellësi të sekreteve, i njeh hollësitë"[1]

Kurse me "Udhëzim hyjnor" kuptojmë se qëllimi i parë dhe më i larti i këtij Sheriati është lidhja e njerëzve me Allahun xh.sh., derisa ta njohin Atë mirë, t`i frikësohen Atij sinqerisht dhe ta adhurojnë sinqerisht, se pranaj janë krijuar.

Kurse kjo nuk ka të bëjë vetëm me atë që është në lidhje me adhurimet personale, por ajo përfshin të gjitha dispozitat e Sheriatit në sfera të ndryshme familjare, qytetare, kriminale, internacionale e të tjera.

Qëllimi i të gjitha këtyre legjislacioneve është që njerëzit të gjejnë qetësi në jetën e tyre dhe të lirohen nga ngatërresat, padrejtësitë dhe lufta për një send të ulët, në mënyrë që të ngrihen me shpirtrat e tyre në horizonte më të larta dhe të japin mundin për ta çuar në vend fjalën e Allahut xh.sh..

Dhe për këtë hyjni të Sheriatit nuk ka për myslimanin zgjedhje përpos të pranojë atë dhe dispozitat e tij - se kjo është prej domosdoshmërisë së besimit dhe kontrata e Islamit, siç thotë Allahu xh.sh.:

"Kur Allahu ka vendosur për një çështje, ose i dërguari i Tij, nuk i takon (nuk i lejohet) asnjë besimtari dhe asnjë besimtareje që në atë çështje të tyre personale të bëjnë ndonjë zgjidhje tjetërfare"[2]

"Për Zotin tënd jo, ata nuk janë besimtarë (të asaj që të zbriti ty as të asaj para teje) derisa të të mos zgjedhin ty për të gjykuar në atë konflikt në mes tyre, e pastaj (pas gjykimit tënd) të mos ndiejnë pakënaqësi nga gjykimi yt, dhe (derisa) të mos binden sinqerisht"[3]

"E kush nuk gjykon me atë që zbriti Allahu, ata janë mohues …ata janë mizorë... të tillët janë të dalë jashtë rrugës së Zotit"[4]

Pastaj dispozitat e këtij Sheriati hyjnor i gjen në zemrat e besimtarëve me çdo respekt, nënshtrim dhe dëgjueshmëri, gjë që nuk mund të gjesh në asnjë ligj tjetër që e vënë njerëzit, sepse ai është ligji i Allahut xh.sh.:

"A ka gjykim më të mirë se ai i Allahut për një popull që beson bindshëm?"[5]

### Njerëzore botërore

Prej veçorive të Sheriatit islam është se dispozitat, parimet, udhëzimet janë me ngjyrë njerëzore botërore, ai është mëshirë për mbarë botët, udhëzim për mbarë njerëzit; ai nuk është legjislacion i një nacionaliteti prej njerëzimit apo prej një pjese të botës, por është për njeriun si qenie njerëzore, i bardhë a i zi, arab a joarab, në lindje apo në perëndim. Prej çfarë shtrese të shoqërisë është, nuk ka nacionalizëm në këtë legjislacion dhe as farefisni e as shtresë, veçse njerëzit në të janë të barabartë.



*Dr. Jusuf el-Kardavi*

Kjo veçori është një shenjë e shenjave të ngjyrës hyjnore në legjislacion. Sikur ligjdhënësi i saj të ishte një person ose një grup prej njerëzish, do të kalonte në nacionalizëm për nacionalitetin, vendin, shtresën dhe interesin e tij me apo pa vetëdije, por ligjdhënësi këtu është Krijuesi, Poseduesi, Zoti i njerëzve, e ata të gjithë janë robërit e Tij, nuk ka përparësi robi ndaj robit dhe as grupi ndaj tjetrit, në saje të krijimit dhe formimit.

### Dejtësia absolute

Gjithashtu prej veçorive të legjislacionit islam, është ngritja e drejtësisë absolute në mesin e të gjithë njerëzve, realizimi i vëllazërisë, mbrojtja e gjaqeve, nderit, pasurisë dhe mendjeve të tyre, siç e ka mbrojtur fenë dhe moralin e tyre.

Qëllimi i tij është t`i realizojë interesat e robërve të Allahut në këtë botë dhe në tjetrën, siç e kanë përcaktuar juristët myslimanë.

Nuk është qëllimi i tij të realizojë interesin e një shtrese të veçantë e një tjetre jo, e as të një populli e të tjetrit jo. Nuk është qëllimi i tij për të realizuar interesin ekonomik material, duke mos i dhënë rëndësi anës morale dhe shpirtërore. Si dhe nuk është qëllimi i tij të realizojë interesin e kësaj bote, duke mos parë ato të botës tjetër, siç e bëjnë ligjet e tokës, dhe as e kundërta e saj, siç është te disa fe dhe grupe ekstremiste në prirjet e tyre shpirtërore.

Dhe favori për të gjitha këto konsiderata është i pamundshëm që të realizohet në ndonjë legjislacion njerëzor, se të gjitha favoret kanë nevojë për dijen, ur-

tësinë dhe mëshirën e Zotit. Njeriu sheh gjithmonë nga një kënd dhe nuk e ka vëmendjen në shumë kënde të tjera, kurse ai Që sheh me shikim rruzullor për të gjitha gjërat dhe për të gjitha anët, është Krijuesi i dijshëm, i Cili ka përfshirë çdo gjë me mëshirë dhe dije:

"A nuk e di Ai që ka krijuar, kur dihet se Ai depërton në thellësi të sekreteve, i njeh hollësitë"[6]

### Drejtpeshimi në mes personit dhe kolektivit

Prej veçorive të këtij Sheriati është: drejtpeshimi në mes interesit personal dhe interesit kolektiv, pa i bërë asnjërit të padrejtë.

Kurse ligjet në vende liberale që prej Revolucionit Frëng, ofrojnë e dallojnë personin dhe e teprojnë në të drejtat që i japin atij, saqë mund të mos kufizohet vetëm në raste të ngushta, për atë ngrihet personi dhe i kalon kufijtë, sidomos të pasurit dhe ata në pozitë, mbi të drejtat e shoqërisë dhe interesat e saj të përgjithshme, dhe sidomos mbi grupet e dobëta të asaj shoqërie.

Kurse në vendet socialiste shtypin personin, i kalojnë kufijtë duke shkelur të drejtat e tij për hir të kolektivit, mund të mos gjejmë për personin të drejtën e posedimit, transferimit, kontratës apo për të zgjedhur punë, ose lirinë e kritikës së regjimit, ose lirinë e bashkimit me të tjerë, dhe kësodore zhduket personi, shuhen prirjet e tij dhe zbehen fuqitë e veçoritë tij, pakësohet shpikja dhe prodhimi dhe, pa dyshim, kjo është një humbje për shoqërinë dhe personin, sepse ai jeton pa ndjenjën për rahatinë e vetes, për qetësinë e shpirtit dhe kënaqësinë e tij.

Ndoshta prej shembujve më të qartë për ekzistimin e baraspeshës në Sheriat, është qëndrimi i saj ndaj së drejtës për posedim, u lejon personave të drejtën për posedim, se në të është ngopja e shtytjeve të tij të natyrshme, gjithashtu e drejta e posedimit është prej argumenteve të lirisë, pronësisë dhe pushtetit, se i liri është ai që posedon dhe jep prej asaj që posedon, fshehtas dhe haptas, kurse robi që është pronë e dikujt, nuk mund të bëjë sagjë, siç na tregon Kurani[7], se ai nuk posedon asgjë, por pronësia është prej veçorive të njerëzimit, se shtazët nuk posedojnë. Përveç kësaj, e drejta e posedimit për personin sjell prej shtytjeve që e nxitin njeriun gjithmonë për prodhimin, përsosmërinë dhe mjeshtërinë.

Por Sheriati kufizoi të drejtën e posedimit personal me kufij të shumtë për interes të shoqërisë; ajo nuk është si e drejta e posedimit në kapitalizëm, e cila përafërsisht mund të jetë e lirë prej çdo kufizimi. Përkundrazi, Sheriati ka vendosur kufij për rrugët që të çojnë në posedim, për rrugët e shtimit, për rrugët e shpërndarjes, për dhënie dhe shpenzim, si dhe për çdo veprim ekonomik nëpërmjet të cilit shkëmbehen pasuritë dhe përfitimet. Disa prej këtyre kufijve janë moralë, për ta kujdeset imani (besimi), kurse për disa të tjerë ligjorë, kujdeset pushteti. Qëllimi i gjithë kësaj është vendosja e drejtësisë në mes njerëzve, dhe përhapja e bashkëpunimit dhe dashurisë në mes tyre, në mënyrë që të fortët të mos i përbijnë të dobëtit me mënyrat e monopolizimit dhe kamatës e të ngjashme me to, dhe që pasuria të mos ndahet në mes të pasurve.



Kurse filozofia e Sheriatit këtu është që personi, edhe nëse fiton pasuri dhe e zotëron atë, ai nuk është zotërues i vërtetë i saj, zotëruesi i vërtetë është Allahu xh.sh., kurse njeriu është zëvendës në të (zotërues i përkohshëm) dhe besnik për të. Sjelljet e tij në të janë si sjelljet e përfaqësuesit kufizues prej dëshirës, urdhrave, direktivave të emëruesit. Dhe ky është kuptimi i fjalës së Allahut xh.sh.:

"Dhe jepni nga ajo që Ai u bëri trashëgues në të"[8]

### Bashkimi në mes qëndrueshmërisë dhe elasticitetit

Dhe prej veçorive të legjislacionit të Islamit është se bashkon në mes të së qëndrueshmes dhe elastikes.

E qëndrueshmja në baza dhe qëllime, kurse elastikja në degë dhe mjete.

Ai (Sheriati), me elasticitetin e tij, mund të përshtatet dhe ndeshet me zhvillimet. Dhe i përshtatet çdo gjendjeje të re, dhe ai me qëndrueshmërinë e bazave dhe qëllimeve, përjashton çdo shkrirje, zhdukje, si dhe nënshtrimin për çdo ndryshim, të gabuar ose të saktë.

Roli i këtij legjislacioni është të korrigjojë të gabueshmen dhe të drejtojë të shtrembrën, e jo t'i nënshtrohet atij, të arsyetojë ngritjen e tij dhe ta korrigjojë atë në emër të "zhvillimit".

Këtë legjislacion nuk e ka hartuar shoqëria, që ai t' i nënshtrohet asaj, t'u përulet rrethanave dhe gjendjeve të saj. Kurse ai ka vendosur për shoqërinë që ajo të ngrihet me të, dhe t`i përulen rrethanat dhe gjendjet udhëzimit dhe direktivave të tij, dhe që fjala e këtij legjislacioni është më e larta, se ajo është Fjala e Allahut.

Nuk kuptohet nga kjo që njerëzit janë të paralizuar para këtij legjislacioni, assesi, (ixhtihadi) orvatjet njerëzore kanë një fushë të madhe në këtë legjislacion, orvatjet (ixhtihadi) në kuptimin e teksteve të Kuranit dhe hadithit si dhe zbulimi i tyre dhe ndryshimi i shkallëve të këtyre teksteve në qëndrueshmërinë dhe argumentimin e tyre, si vendimtar dhe jovendimtar, u jep një gjerësi, çdo gjerësi orvatjeve e orvatësve.

Orvatja në marrjen e vendimeve në ato që nuk ka tekst, përmes rrugës së EL-KIJAS-it (analogjisë) të vërtetë, ose

konsiderata e EL-MASLAHATU EL-MURSELEH dhe EL-ISTIHSAN ose të tjera, prej argumenteve të dispozitave të Sheriatit, për të cilat ndryshojnë në vlerësim mendimet e dijetarëve myslimanë, në ndryshimin e prirjeve dhe shkollave të tyre.

Atje është një terren i ndaluar ku nuk hyn orvatja (ixhtihadi), e ai është terreni (vendimtar) prej vendimeve që kanë ardhur tekstet e përpikta. Për këto umeti është unanim dhe e ka pranuar gjeneratë pas gjenerate, siç janë: namazi, zekati, agjërimi i ramazanit dhe haxhi, si dhe ndalimi i amoralitetit, kamatës, pirja e alkoolit, bixhozi, caktimi i sasisë së trashëgimisë, periudhat e shkurorëzimit dhe vdekjes (prishja e martesës për shkak të vdekjes së burrit) etj. dhe nuk lejohet në asnjë mënyrë që të vendoset ndonjë gjë prej këtyre çështjeve e të ngjashme me to, në vend të polemikës dhe diskutimit, si p.sh. të kërkojë dikush t'i lejohet heqja e obligimit të zekatit duke arsyetuar se mjaftojnë taksat, ose të haxhit për të kursyer paratë e fituara vështirë, ose të agjërimit për të shtuar prodhimin, ose lejimin e amoralitetit dhe alkoolit, për të vijuar me ç`pason prej tyre, për tërheqjen e turizmit, ose lejimin e kamatës për të ndihmuar projektet e zhvillimit dhe prodhimit!!

Atje ka, përkundrazi, vende të hapura për orvatje (ixhtihad) njerëzore në fushën e legjislacionit islam, që janë "supozimet" nga dispozitat, ato janë të shumta, po prapëseprapë ato janë shumica e dispozitave praktike të Sheriatit. Gjithashtu ka orvatës (muxhtehid) kufizues, që marrin nga tekstet e Kuranit dhe hadithit sipërfaqësoren, si shkolla e "sipërfaqësoreve" (El-medresetu Edh-dhahirjetu) dhe të tjerët (orvatës) të gjerë, të cilët marrin nga domethënia e teksteve të Kuranit dhe hadithit, dëshmimit dhe shpirtit të tij, si katër imamët e medhhebeve me gjithë ndryshimet në mes tyre. Gjithashtu ka orvatje (ixhtihad) për gjërat për të cilat nuk ka tekst të Kuranit dhe hadithit, - kjo fushë është e gjerë tek fukahenjtë (juristët islamë), të mbështetur në "el-Kijas (analogjia), El-Maslahatu, El-Istihsan, El-Amel Bisheriin Min Kablina, deri në El-Ahdh Bikavli E-Sahabij deri në argumente dhe konsiderata, shpjegimi i të cilave do të kërkonte shumë vend, por vetëm po i tregojmë kalimthi. Le të kërkojnë në literaturë për këto, kush do sqarim dhe detaje.

Gjithashtu ka baza legjislative të nxjerra nga studimi i teksteve të Kuranit dhe hadithit dhe i fakteve ligjore të Sheriatit. Për shembull: "Dëmi largohet", "Dëmi nuk largohet me dëm më të madh", "Mbahet dëmi privat për të larguar dëmin kolektiv"... i ulëti për të lartin... "Detyrimet lejojnë të ndaluarat" ...ç'lejohet nga detyrimi është i kufizuar... "Vështirësia sjell lehtësimin", "Largimi i të dëmshmes i paraprin sjelljes së të dobishmes", si dhe të tjera që janë të shënuara në librat e fikhut (jurispudenca islame) dhe të përmbledhura në librat e dispozitave të Sheriatit.

*(Përkthimi dhe përshtatja e këtij artikulli është bërë nga libri "Sheriati islam përhershmëria dhe përshtatshmëria e tij për zbatim në çdo kohë dhe vend" fq.18-24.)*

*Përktheu dhe përshtati*
*nga arabishtja:*
***Mervan Berisha***

---

*Fusnotat:*
1. Suretu El-Mulk ajeti 14.
2. Suretu El-Ahzab ajeti 36.
3. Suret En-Nisa ajeti 65.
4. Suretul El-Maide ajeti 44, 45, 47.
5. Suretu El-Maide ajeti 50.
6. Suretu El-Mulk ajti 14.
7. "Allahu sjell një shembull: një rob që është pronë e tjetrit e që nuk ka në dorë asgjë, dhe, atë të cilin ne e kemi furnizuar me një furnizim të mirë, e ai jep nga ai (furnizim) fshehtas dhe haptas. A janë pra ata të dy të barabartë? suretu en-Nahl ajeti 75.
8. Suretu El-Hadid ajeti 7.

***Muhammed Ikball (1877-1938)***

# Shkenca dhe feja

*Njëherë shkenca i tha fesë:*

*"Syri im*
*Mund të shohë çdo gjë*
*Që në këtë botë*
*Eshtë e krijuar,*
*Bota e tërë*
*Eshtë në rrjetën time*
*E shtrënguar, e pushtuar.*
*Unë jam e interesuar*
*Vetëm për gjërat materiale,*
*Ato sjellin fitime, fitore,*
*Ç'më duhen mua*
*Çështjet shpirtërore?*
*Unë mund të zbuloj*
*Mijëra melodi,*
*Haptas mund të shpall*
*Çdo fshehtësi…*

*Feja i tha shkencës:*

*Me magjinë tënde*
*Madje valëve në det*
*I vini flakën,*
*Detin e ndezni krejt.*
*Ju mund ta ndotni,*
*Ta fëlliqni atmosferën*
*Me gazra helmu's*
*Që janë vdekjepru's.*
*Kur ndahesh prej meje,*
*Drita jote s'është dritë,*
*Ajo bëhet terr, varr,*
*Flakë, zjarr.*
*Në jetën tokësore*
*Ti ke prejardhje Hyjnore,*
*Por jeni e verbuar,*
*Nuk po e vëreni*
*Se jeni e kurthuar,*
*Në rrjetë e pushtuar,*
*Nën kthetrat*
*E shejtanit të mallkuar.*
*Lirohu. Eja. Kthehu.*
*Këtu, këtë tokë djerrinë,*
*Këtë tokë shkretëtirë*
*Shndërroje në kopsht të mirë.*
*Huazo prej meje pakëz mirësi,*
*Huazo prej meje pakëz dashuri,*
*Dhe tokën ku jetojmë*
*Xhennet mund ta bëjmë.*
*Që nga dita e Krijimit*
*Ne bashkë kemi jetuar,*
*Të jetojmë bashkë përsëri,*
*Ne jemi zëra të ndryshëm*
*Por kemi të njëjtën melodi."*

*Nga anglishtja:*
***Mexhid YVEJSI***

# Ndikimi i mjeteve propaganduese dhe përdorimi i tyre kundër Islamit

Bahri Curri

Në kohën e sotme njerëzimi ka ecur përpara, është zhvilluar në fusha të shumta të jetës, si në shkencë, kulturë, teknologji, politikë dhe në mendime të ndryshme. Secili formacion kombëtar, kulturor, ekonomik, politik dhe ideologjik bën përpjekje për zhvillim në fushën e vet, që me përhapjen e tij të dominojë mbi të gjithë duke shfrytëzuar të gjitha mjetet dhe mundësitë vetëm e vetëm që t'ia arrijë qëllimit që shtron.

Deri më sot, si mjet kryesor për ta realizuar qëllimin e synuar, të shumtën e rasteve është përdorur forca (me anë të luftërave pushtuese në vendet e caktuara). Mirëpo, një gjë e tillë ka dështuar gjithnjë (siç ishte rasti i Gjermanisë naziste në Luftën e Dytë Botërore, e cila pretendoi të sundonte tërë botën me forcën ushtarake, si dhe rasti i Amerikës në Vietnam). Për këtë arsye, njerëzimi, sot, i është kthyer luftës së ftohtë, e cila është më vrasëse dhe më pushtuese sesa lufta ushtarake frontale.

E kjo është propaganda!

Andaj, prapa çdo fjale që flitet, shkruhet a transmetohet, fshihet një prapavijë me pretendime të caktuara.

Nëpërmjet mjeteve propaganduese të masmedies, mund t'u drejtohemi të gjitha shtresave, me gjithë ndryshimet e tyre që kanë, në shkallë të ndryshme të kulturës, të arsimimit dhe zhvillimit të përgjithshëm.

Pra, mund t'u drejtohemi analfabetëve e intelektualëve, të vegjëlve e të rriturve, burrave e grave, të gjithëve përnjëherë dhe për një kohë. Përveç kësaj, mund t'u drejtohemi masave të ndryshme në vise të largëta e të afërta, në tokë, në det, në ajër, në vende të arritshme dhe të paarritshme, të mbyllura e të hapura, të një formacioni etnik kulturor, ideologjik apo ekonomik, në njërën anë. Si dhe t'u drejtohemi edhe masave të formacioneve të tjera të ndryshme, duke bërë ndikim të madh në psikologjinë dhe të menduarit e tyre, në anën tjetër.

Në këto rrjedha të ndryshme mendimesh e luftërash ideologjike, që bëhen sot në botë, këto mjete kanë gjetur zbatim të madh e të gjerë. Përmes këtyre mjeteve robërohet njeriu duke dominuar mbi të menduarit e tij, mbi formimin e ideve dhe mbi zhvillimin e tij psikologjik.

Andaj, sot me të drejtë thuhet se, kush disponon më së shumti të tilla mjete dhe është i zhvilluar në këtë aspekt, është i fuqishëm dhe më ndikuesi në botë.

Nën ndikimin e këtyre mjeteve (radio, televizioni, shtypi, sateliti, interneti etj.) si rezultat është bërë ndryshimi i jetës së shumë popujve dhe komuniteteve të ndryshme, duke pësuar ndërrime në jetën materiale e politike, që fatkeqësisht nuk ka ngelur vetëm me kaq, por ka kaluar edhe në sferën shpirtërore e në botën e mendimit të lirë si dhe në të vendosurit e pavarur. Pra, kjo (propagandë) ndikon mbi të menduarit e tyre, në përcaktimin ideologjik, mbi të orientuarit në veprim, në mënyrën e jetesës, mbi ndryshimin e bindjeve e besimeve, e kështu me radhë, përderisa ta bëjë *"rob"* pa luftë ushtarake.

Për këtë qëllim, sot anekënd botës bëhet garë dhe luftë e paskrupullt për ngritje dhe përparim në këtë fushë. Sot gjejmë mjete të llojllojshme e të shumta në mbarë botën, secili me prapavijë e synime të caktuara.

Disa kanë pretendime ekonomike, disa politike, disa të tjerë shkencore e teknologjike, dhe më i rrezikshmi është formacioni propagandues në fushën e kulturës e të fesë.

Formacioni propagandues në emër të fesë, është mjaft i rrezikshëm; ai ka për qëllim luftimin e Islamit, zbehjen dhe shëmtimin e tij deri në zhdukjen e plotë të tij.

Dikush mund të pyesë: Pse ky formacion propagandues fetar ka për qëllim shkatërrimin e Islamit e jo përhapjen dhe zhvillimin e fesë sipas së cilës edhe e ka marrë emrin?!

Mjetet propaganduese, në mesin e të cilave është edhe formacioni i krishterë, të cilin mund ta marrim si shembull, nuk synojnë Krishterimin, ngase këta mund ta zhvillojnë fenë e tyre përmes organeve zyrtare shtetërore në shumë vende të botës duke ndërtuar kisha, shkolla krishtere, duke edukuar dhe frymëzuar popullatën në krishterim, për t'i shtuar edhe faktin se ka shumë institucione e shoqata që janë themeluar mu për këtë qëllim.

Të shumtën e herëve, këto organizata nuk themelohen për veprim dhe aktivitete brenda vetë popullit të krishterë, por më shumë për të vepruar dhe kon-



vertuar të tjerët (jokrishterët) në Krishterim. Për këtë arsye ata janë drejtuar tek njerëzit e pafe apo tek ata që kanë një fe tjetër përveç Krishterimit.

Në këtë veprimtari, myslimanët janë të parët që duhet t'i nënshtrohen fushatës së tyre.

Dr. Kerem Shelebiu vërteton qëllimin e tillë të këtyre organizatave e institucioneve duke përmendur qëndrimin e një organizate të tillë, që e kanë transmetuar në emisionet e tyre, dhe njëherësh u shërben edhe si moto e veprimit të tyre. Aty thuhet:

*"Me të vërtetë myslimanët e njohin Zotin dhe e duan Atë, mirëpo ata nuk e njohin Jezusin (sipas parimeve dhe mësimeve të tyre të krishtera-B.C.). Bindja e myslimanëve ndaj Krishterimit nuk është e pamundur, ngase ajo ndodh sot, ose nëpërmjet fushatave tona vepruese ata (myslimanët) bëhen terren i përshtatshëm e i pëlleshëm, ku do t'i vjelim frytet tona."*

Ndaj dhe për këtë ka shumë stacione radio-televizive, sa të njohura dhe sa e sa të tjera të panjohura, të cilat punojnë mu për këto aspirata.

Në çdo moment ata Islamin e paraqesin si rrezik, armik e kërcënim për botën, dhe myslimanët si të prapambetur, terroristë, mashtrues, një rrezik ky i madh, ngase mund të ndezë zjarrin e armiqësisë në mes Perëndimit dhe Botës Islame (zaten, këtë edhe dëshirojnë). Por, të mos harrojmë se armiqësia e Perëndimit ndaj Islamit nuk është e re, ajo ekziston që nga kohët e vjetra, dhe këtë më së miri e tregojnë luftërat e Kryqëzatave, që nuk kanë pushuar deri në ditët e sotme, por vetëm ka ndërruar forma e luftës; ajo bëhet në forma *"më bashkëkohore"* dhe në mënyrë *"të heshtur"*.

Në kohën e sotme prej mjeteve propaganduese dëgjojmë pareshtur për "rrezikun nga terrorizmi" që kërcënon botën.

Të gjitha vendet perëndimore bëjnë thirrje për organizim dhe përgatitje për parandalimin dhe mbrojtjen nga ky aksion shkatërrues e antinjerëzor, si dhe për dënimin e atyre që mbrojnë dhe stimulojnë këtë aksion.

Do të thotë që ky *"terrorizëm"* u mvishet vendeve islame.

Zaten, nuk është për t'u çuditur. Më se gjysmë shekulli ShBA-ja ka arsyetuar prodhimin e armëve për shkatërrime masive me nevojën e mbrojtjes nga Bashkimi Sovjetik. Me teorinë e "sigurisë amerikane" ShBA-ja ka justifikuar intervenimet e veta ushtarake në Vietnam e Kore, në Amerikën Latine, në Filipine dhe në Afrikë. Me rënien e Bashkimit Sovjetik, ShBA-ja detyrohet të kërkojë një arsyetim të ri, një ujk të ri gjakpirës, mbretërinë e së keqes në tri kontinentet e tjera, së cilës do t'i kundërvihen.

Dhe ky u bë ISLAMI!

Islami u bë arsyetim i ri për tregtinë me armë dhe arsyetimi për shtimin e prodhimtarisë së armëve e të eksportimit të tyre, me thirrjen se "terrorizmi" kërcënon botën dhe se është e nevojshme të intervenohet ushtarakisht në tërë rruzullin tokësor!!!

Në anën tjetër, këto "vende të zhvilluara dhe të emancipuara" ngrihen duke themeluar organizata të ndryshme për mbrojtjen e të drejtave të njeriut në botë. E të shumtën ato sulmojnë vendet islame për shkelje të drejtash të njerëzve, për diskriminime apo për keqtrajtime ndaj banorëve, ndërsa në anën tjetër mu këto vende që trumbetojnë për "të drejtat e njeriut", janë ato që shkelin më së shumti të drejtat e njeriut në vendet e ndryshme të botës duke u maskuar me petkun se këtë e bëjnë në emër të demokracisë, në mbrojtje nga vendet agresive që janë kërcënim për botën, në mbrojtje të rendit paqësor dhe të sigurisë botërore.

Mjetet propaganduese Islamin e paraqesin si një gjë që i ka kaluar koha, relikt, demode, e edhe më keq, të prapambetur, antikulturor, antinjerëzor, kundër lirisë, e kështu me radhë duke u irrituar njerëzve Islamin me format më të egra të shprehjes.

Si rezultat efektiv i kësaj propagande, pasojnë dilemat e mëdha rreth Islamit.

Po të vështrojmë qëndrimet e disa "intelektualëve" dhe "patriotëve" të sotëm, do të shohim se ata ballafaqohen me krizën fetare.

A thua është feja sistem jete?!

Apo ndoshta ajo i ka takuar vetëm së kaluarës, ndërsa sot fjalën e ka shkenca duke pasur parasysh zbulimet dhe zhvillimet shkencore, dhe ksodore ka ndërruar gjithë ecurinë e jetës njerëzore?!

A thua feja është nevojë njerëzore dhe a e vlen të besohet apo të mos besohet?!

Ndërsa, kur flasin për Islamin, ata turbullohen, sidomos kur dëgjojnë nga misionarët islamë se Islami nuk është fe që paraqet vetëm edukim shpirtëror, fisnikëri e edukim moral, por është sistem harmonik i gjithë jetës së njeriut, që përveç kësaj, përfshin sistemin e drejtë ekonomik, rregullimin social, organizimin ndërkombëtar, ka qëndrim filozofik për jetën, rregullim të edukatës trupore, etj.

Të gjitha këto rrjedhin nga besimi islam dhe temperamenti i tij.

Me një fjalë, Islami është sistem praktik dhe harmonik i jetës së njeriut, pa marrë parasysh kohën dhe vendin ku jeton ai, ngase ai (Islami) është i përshtatshëm dhe aktual për çdo vend e kohë deri në kataklizëm (shkatërrimin e kësaj bote).

Kur dëgjojnë gjithë këto për Islamin, këta "intelektualë" e "patriotë" shqetësohen, ngase kanë menduar se Islami e ka kryer misionin e tij, dhe sot është demode dhe nuk ka forcë që ta ketë atë gjallërinë e mëparshme.

Mirëpo, ata habiten edhe më tepër, besa edhe tmerrohen, kur i dëgjojnë misionarët islam tek thonë:

ISLAMI NUK ËSHTË VJETRUAR DHE AS E KA HUMBUR GJALLËRINË E VET, POR GJALLËRON DUKE QENË PËRPARIMTAR E BASHKËKOHOR DHE PËRMBAN NË VETE ELEMENTE PËR TË ARDHMEN, QË NUK I KA PASUR DHE NUK I KA ASNJË SISTEM QË NJOHIM NE DERI MË SOT.

Pas tërë kësaj, atyre nuk u mbetet tjetër veçse të thonë:

"Po thoni se Islami është përparimtar, si mund të jetë kështu kur pohon se gruaja është e varur prej burrit, mandej dënon të akuzuarin për prostitucion me vdekje duke e goditur me gurë, ose parasheh prerjen e dorës për vjedhje dhe rrahjen me kamxhik, dhe i lejon njerëzit të jetojnë nga lëmosha, dhe Islami është që nuk interesohet për popujt e shtypur."

Po të ishte e vërtetë tërë ç'thonë këta "intelektualë" dhe "patriotë", atëherë si arriti të gjallëronte Islami sot duke u bërë ballë luftës së pashpirt ideologjike në mes të sistemeve të ndryshme socio-ekonomike?!

Përse thonë kështu?!

A thua vallë, e kanë studiuar Islamin dhe e njohin aq mirë, të kenë arritur ta cilësojnë si të tepërt dhe aq më keq edhe të prapambetur?!

A thua vallë, ky është mendim i pavarur i tyre, apo është mendim i të tjerëve, të cilin këta vetëm e përsërisin?!

E vërteta qëndron se këta nuk mendojnë e as logjikojnë me kokat e tyre, ngase ky mendim nuk është i tyre, por i kopjuar nga Perëndimi.

Këta sulmojnë pikat më të rëndësishme të sistemit të jetës islame, me qëllim që myslimanët t'i dobësojnë, t'i demoralizojnë dhe t'i largojnë sa më shumë prej mësimeve të Kuranit dhe Synetit të të Dërguarit (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qoftë mbi të!).

Armiqtë e Islamit, duke e ditur se Kurani është kushtetutë themelore e myslimanëve, janë përpjekur ta zhdukin fare apo të ndryshojnë përmbajtjen e tij.

Mirëpo, në të dy rastet kanë përfunduar pa sukses.

Atëherë, duke parë forcën hyjnore të Kuranit dhe pandryshueshmërinë e tij, u orientuan që myslimanët t'i largojnë sa më shumë prej këtyre mësimeve hyjnore duke u përqendruar në dobësimin e zbatimit të parimeve, të cilat e bëjnë myslimanin të fortë e të panënshtruar.

Këto pika janë: besimi i drejtë dhe bindja e plotë në Allahun xhel-le shanuhu, morali, përmbajtja e parimeve islame, uniteti islam, etj.

Me teoritë e ndryshme ateiste, u mohua Zoti përgjithësisht, dhe këto teori u bashkuan me idetë dhe forcat materiale, ku përtej materiales nuk pranohej asgjë abstrakte.

Dhe këto ide e teori përfshinë një pjesë të madhe të botës, veçanërisht Botën Perëndimore, ndërsa në Lindje u formua Rusia si shtet i parë ateist në botë.

Fatkeqësisht, këto ide dhe teori nuk lanë pa prekur as disa nga radhët e myslimanëve duke i larguar nga besimi i tundur në Allahun xhel-le shanuhu.

Këta arsyetonin se bota ka ecur përpara, janë bërë zbulime shkencore dhe është zhvilluar që nga ndarja e saj nga feja, e cila pengonte zhvillimin, pra me mohimin e tërë asaj që është fetare, madje edhe të vetë Zotit!

Mirëpo, këtu duhet vënë në dukje një vërejtje të madhe, për se duhet të kenë kujdes të gjithë njerëzit e ta kenë parasysh, e myslimanëve ua rikujtojmë se:

Në kohën e Humanizmit dhe Renesancës, kur shkencëtarët si Galileu, Koperniku e të tjerë, zbuluan të vërteta të reja shkencore rreth Tokës, gjithësisë dhe jetës, - kisha u ngrit në luftë për mohimin e këtyre të vërtetave dhe ata persona që besonin të vërtetat e reja dhe zbulimet shkencore, i akuzonin si heretikë dhe i dënonin duke i shpallur të dalë feje, dhe i kërcënonin duke aluzionuar për vrasjen e autoriteteve qeveritare, deri edhe me djegien e tyre në zjarr.



Shumë shkencëtarë patën këtë përfundim të dhimbshëm, vetëm sepse hodhën poshtë pikëpamjet e kishës.

Por, lëvizja shkencore nuk qëndroi në vend.

Shkencëtarët për çdo ditë paraqisnin argumente të reja, që vërtetonin teoritë e tyre, prandaj pikëpamjet dhe besimet e kishës filluan të hidheshin poshtë, kështu që fitorja në fund të fundit ishte për dijetarët materialistë mbi klerikët krishterë.

Ky ishte raporti i fesë krishtere dhe shkencëtarëve, të cilët e morën për bazë faktin sikur feja është antishkencore dhe e prapambetur.

Por, këta gabojnë, sepse nuk e cekin se cila fe, por i përgjithësojnë të gjitha fetë, pa përjashtim.

E këtu ka një dallim të madh, sepse Islami nuk mban qëndrime të tilla, dhe përkundrazi Islami që në ajetet e para të SHPALLJES urdhëroi për dituri, mësim dhe shkencë, madje i ka stimuluar shkencëtarët duke u dhënë të gjitha privilegjet dhe duke u plotësuar të gjitha kushtet për aktivitete dhe punë shkencore. Harun Reshidi paguante me ar librin, për aq sa ishte pesha e tij.

Në kohën e përhapjes dhe dominimit të Islamit, shkenca dhe dituria morën hov të madh zhvillimi, e tërë kjo falë Allahut dhe Islamit.

Në kohën e Renesancës shkencëtarët dhe dijetarët evropianë diturinë dhe shkencën i morën nga myslimanët, dhe e vazhduan aty ku e lanë myslimanët, se përndryshe ata (shkencëtarët evropianë) do të duhej të punonin edhe për sa shekuj me radhë, për të arritur deri në shkallën ku e morën nga myslimanët.

Dhe megjithatë, janë mosmirënjohës ndaj myslimanëve!

Shkenca e mirëfilltë, e zhveshur nga paragjykimet e caktuara dhe fanatizmi i disa shkencëtarëve e i disa qarqeve shkencore, plotësisht përputhen me Islamin, madje shkenca vetëmsa vërteton HYJNINË E ISLAMIT.

Mirëpo, armiqtë e Islamit, megjithëkëtë, vazhdojnë luftimin e tij, për ruajtjen e interesave të tyre.

Me largimin e myslimanit nga besimi i drejtë në Allahun dhe nga zbatimi i parimeve islame në jetë, duke zhdukur tek ai deri edhe shenjat më të vogla të Islamit, ata dëshirojnë të formojnë një njeri labil, të cilin mund ta drejtojnë e ta shfrytëzojnë si të duan.

Me këtë veprim, mund të themi lirisht se Bota Perëndimore eci përpara që nga ndarja e shtetit dhe jetës nga feja. Kjo, ngase feja krishtere, edhe pse është një prej feve qiellore dhe ka libër hyjnor, meqë ka ndërhyrë mendja dhe dora e njeriut në këto gjëra të shenjta, duke i ndryshuar disa tekste të Inxhilit e disa duke i zhdukur fare, - kështu që, nga veprime të tilla, kanë pësuar ndryshime edhe parimet themelore të fesë.

Dihet fare mirë se çdo gjë që vjen nga Krijuesi (Allahu), është në dobinë e krijesave të Tij dhe e pranon logjika e shëndoshë. Ndërsa, aty ku hyn dora e njeriut, bie ndesh menjëherë me interesat njerëzore dhe me mendjen e shëndoshë.

Dhe mu për këtë ndodhi ky mospajtim e kjo armiqësi ndërmjet klerikëve të krishterë dhe dijetarëve materialistë të kohës, sepse çdo person që ka mendje të shëndoshë dhe mendon realisht, do të shohë se kjo është antinjerëzore dhe e prapambetur, për arsye se libri hyjnor (Inxhili) është falsifikuar dhe dispozitat e fesë janë shtrembëruar.

Andaj, është obligim i çdo njeriu që logjikon, të largohet prej kësaj feje të shtrembëruar e të falsifikuar, ashtu siç ndodhi.

Ndërsa myslimanët mbetën prapa që nga largimi nga feja e tyre - Islami dhe lënia anash e Kuranit dhe Synetit.

Që nga koha e të Dërguarit (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qoftë mbi

të!) në shekullin VII, myslimanët filluan të ecnin para dhe të korrnin suksese në të gjitha fushat e jetës, e tërë kjo nën ndikimin e mësimeve të Kuranit dhe të Synetit.

Kur në Spanjën islame kishte me qindra e mijëra biblioteka, e të mos flasim për shkolla e universitete, në Evropën e krishterë aristokratët e saj krenoheshin që nuk dinin shkrim e lexim dhe garonin se cili po rrinte më gjatë pa u pastruar me ujë.

Pra, nën ndikimin e Islamit, myslimanët arritën kulmin në zhvillimin e shkencave dhe njohurive të ndryshme.

Shekujt VII, VIII, IX e X, me të drejtë janë quajtur "SHEKUJT E ARTË", ngase janë shekujt e progresit të gjithmbarshëm dhe gjithënjerëzor.

Për fat të keq, në historinë që mësohet tek populli shqiptar si dhe tek shumë popuj të tjerë, kjo periudhë e famshme islame nuk ceket fare, por së bashku me mesjetën e errët evropiane, përfshihet edhe kjo pjesë e historisë së myslimanëve, gjë që nuk është e vërtetë dhe është në kundërshtim me realitetin historik.

Në shekujt e mëvonshëm, duke u larguar prej burimeve islame, myslimanët filluan të ngecnin, ndërsa evropianët prej tyre morën shkencën dhe vazhduan prej aty ku e lanë myslimanët, siç e cekëm më lart.

Pika tjetër me rëndësi dhe me vlerë të lartë tek myslimanët, është morali dhe edukata islame, e cila i bën myslimanët të fortë, të paluhatshëm, stoikë, të panënshtruar ndaj askujt tjetër përveç Allahut dhe vullnetit të Tij, i ruan nga sëmundjet e rrezikshme e të pashërueshme (siç është rasti i përhapjes së këtyre sëmundjeve vdekjeprurëse në vendet perëndimore, e tërë kjo si rezultat i prostitucionit dhe shkeljes së normave të moralit), ruan personalitetin e burrit dhe gruas, ruan jetën bashkëshortore, familjen dhe pasardhësit, ruan shoqërinë nga sëmundjet shoqërore (dukuritë dhe fenomenet patologjike) si dhe nga shkapërderdhja e shoqërisë, ruan lidhjet farefisnore, ruan jetën dhe shëndetin si dhe shumë të mira të tjera.

Armiqtë e Islamit panë se myslimanët, me ruajtjen e pastërtisë dhe kristalitetit të moralit nën ndikimin e mësimeve kuranore, janë të pathyeshëm, të fortë dhe gjithmonë qëndrojnë krenarë duke sfiduar të gjithë njerëzit dhe çdoherë ecin përpara, drejt progresit.

Për të rrënuar këtë tempull hyjnor të myslimanëve (ngase nderi dhe morali për myslimanin janë të shenjta, që nuk guxojnë të preken e as të njollosen), filluan fushatën e tyre për demoralizimin e myslimanëve, për thyerjen e karakterit të fortë të tyre, për njollosjen e ndërgjegjes...

Këtë e filluan me metoda të ndryshme.

Shembull. - Në Palestinë izraelitët, duke dashur ta zbusin "kryeneçësinë" e palestinezëve me thyerjen e moralit, kanë angazhuar femra izraelite dhe joizraelite që të bëjnë marrëdhënie seksuale me të rinj palestinezë, si dhe kanë hapur shumë shtëpi publike në rajonet palestineze, që në të shumtën e rasteve kanë qenë falas për të rinj palestinezë, vetëm e vetëm që të riun palestinez ta shkëpusin prej moralit të pastër islam.

Po me këtë veprim, nuk largohet nga morali vetëm i riu, por edhe tërë degëzimi i pasardhësve të tij, sepse ai nuk mund t'i edukojë pasardhësit në frymën islame, ngase vetë më nuk është i tillë (i ruajtur dhe i edukuar). Ai që s'ka edukatë, s'mund të japë edukim.

Në këtë pikë shumë të ndjeshme janë vënë në synim veçanërisht femrat myslimane.

Mund të pyesni: Pse?

Të gjithë e dimë se qeliza e shoqërisë është familja; nëse familja është e shëndoshë, e ruajtur dhe e pastër, edhe shoqëria (e përbërë prej familjeve të shëndosha, të pastra dhe të edukuara) e tillë është - shoqëri e shëndoshë, ecën drejt progresit, jeton në harmoni larg nga problemet dhe sëmundjet e ndryshme shoqërore.

Për sa kohë që bërthama e familjes është gruaja.

Burri dhe gruaja, duke bërë jetë të pastër morale, pa mashtrime dhe pa tradhti, që të dy të edukuar në frymën islame, - krijojnë familje dhe pasardhës të mirë.

E elementi apo faktori kryesor në edukimin e pasardhësve është nëna, e cila, me shembullin e edukatës së saj të shëndoshë islame, edukon dhe frymëzon fëmijët në Islam.

Mirëpo, nëse ndodh e kundërta, nëna jo e edukuar drejt, injorante, e cila i ka shkelur normat e moralit, është dhënë pas epsheve, - dihet që nuk edukon fëmijë veçse me një edukatë amorale, të vrazhdë dhe jonjerëzore.

Andaj veprimet e këtyre fushatave kriminele janë drejtuar drejt femrës myslimane kudo që është në botë, dhe tërë kjo duke u bërë me zbulimin e femrës (heqjen e veshjes islame) si dhe me lakuriqësimin e saj, me përzierjen dhe shoqërimin e grave me burra, me gjoja barazimin e femrës me mashkullin në të drejta, me "dashurinë e lirë", me jetën e lirë seksuale, të liruar nga prangat e fesë (të çdo feje, veçanërisht të Islamit), e kështu me radhë.

Armiqtë e Islamit vazhdojnë kështu, gjithnjë duke sulmuar parimet islame dhe duke bërë thirrje për ndërrimin e tyre në ato perëndimore amerikano-evropiane!!!

Me të vërtetë kjo temë është aktuale dhe më se e nevojshme, besa e domosdoshme, të shqyrtohet dhe të trajtohet më gjerësisht e më gjatë, - për vetëdijesimin e njerëzve dhe sqarimin e së vërtetës.

Po përfundojmë me fjalët e Allahut të Plotfuqishëm, i Cili thotë:

"E KUSH ËSHTË MË MIZOR SE AI QË PËR ALLAHUN SHPIF GËNJESHTRËN, KUR AI THËRRET PËR NË FENË ISLAME; PO ALLAHU NUK I OFRON UDHËZIMIN PËR NË RRUGËN E DREJTË POPULLIT ZULLUMQAR. ATA DUAN TA SHUAJNË DRITËN E ALLAHUT ME GOJËT E TYRE, PO ALLAHU E PLOTËSON (E PËRHAP) DRITËN E VET, EDHE PSE E URREJNË JOBESIMTARËT. AI (ALLAHU) ËSHTË QË DËRGOI TË DËRGUARIN E VET ME UDHËZIM TË QARTË E FE TË VËRTETË, PËR TA BËRË MBIZOTËRUES MBI TË GJITHA FETË, EDHE PSE IDHUJTARËT E URREJNË." (Saff, 7-9)

---

*Referencat:*


1. "Er-Rrabitatu", Revistë islame në gjuhën arabe, nr.385, viti 1417 h. – 1997, faqe: 28-29, Mekë.
2. "Dituria Islame", nr. 89, faqe 34, 1997 Prishtinë.
3. "Dilemat rreth Islamit" - Muhamed Kutub, Tiranë 1993, botim i dytë, faqe: 5-6.
4. "Ateizmi, shkaqet dhe trajtimi i tij" - Abdurrahman Abdul Halik.
5. "KUR'AN-i përkthim me komentim në gjuhën shqipe" – Përktheu dhe komentoi Sherif Ahmeti.

## Vështrim apologjetik për veprën e Fethullah Gylenit

# “Kriteret ose Dritat e Rrugës“*

Mr. Naim Tërnava




Të flasësh për një njeri të madh, nuk nevojiten fjalë të mëdha. *Edhe fjalët më të thjeshta do të arrijnë të shprehin madhështinë e tij*. Sipas mendimit tim, i këtillë është z. Fethullah Gyleni, një njeri që përfitoi zemrat e miliona njerëzve me karizmën e tij prej intelektuali, shkrimtari, poeti dhe, mbi të gjitha, misionari paqësor të Islamit.

Fethullah Gylen u ka kushtuar jetën përpjekjeve për t’u dhënë përgjigje sëmundjeve të shoqërisë dhe nevojave shpirtërore të saj, është bërë i njohur dhe i famshëm për përpjekjet për edukimin edhe të ndjenjave krahas mendjes, për ta rigjallëruar dhe vënë në lëvizje tërë qenien, për ta bërë çdo njeri kompetent në fushën e vet, në mënyrë që, me këto veti pozitive, të bëhet i dobishëm edhe për të tjerët.

Në të gjitha shkrimet e tij mund të vihet re lehtë ngjyra e një thjeshtësie shpirtërore, e një përkushtimi dhe përpjekjeje të palodhshme për ta bartur amanetin në brezat e ardhshëm. Vetëm ata më vullnetfortët e të pathyeshmit, mund të vazhdojnë rrugëtimin e tyre nëpër sfidat e kësaj bote. I këtillë është z. Fethullah Gyleni, i cili nuk pushoi kurrë, por gjithmonë dhe kudo, rrezatoi me porosi për paqe, tolerancë në mes njerëzve, pa marrë parasysh se çfarë race, ngjyre, ideologjie apo religjioni i takojnë. Ecjet e tij ishin dhe vazhdojnë të mbeten ecje në shtigje të gjata, të cilat vetëm njerëzit eruditë e karizmatikë, mund t’i përballojnë.

Kam lexuar shumë prej veprave të z. Gylenit, dhe në të gjitha kam hetuar një shpirt të përvuajtur, që gjithnjë mëton të ngrejë dinjitetin e nëpërkëmbur të njeriut në ato lartësi që në fakt i meriton si qenie njerëzore. Ai nuk dëshiron që kjo krijesë e nderuar të vendnumërojë gjatë jetës së tij, përkundrazi, ai sheh me një vizion paksa më të largët, vizion që vetëm Islami mund t’i ofrojë kësaj qenieje.

Nga kjo vepër, të cilën autori e ka ndarë në katër pjesë, nga ese, aforizma e mendime të urta, mund të nxjerrim mësime të shumta, ndër to edhe mesazhin se jeta e kësaj bote është një demonstrim brilant i urtësisë dhe diturisë së Zotit, një reflektim i artit dhe fuqisë së Tij. Ai është Dhënësi dhe Krijuesi i jetës. Asgjë nuk ekziston rastësisht. Jeta është një vlerë e shtrenjtë dhe e çmueshme. Kur Zoti ia jep njeriut jetën, Ai e pajis atë me cilësi unike dhe aftësi të mëdha. Jeta është një amanet nga Zoti, e njeriu është i besuari-mëkëmbësi i Tij, kështu që këtë besim-amanet njeriu duhet ta trajtojë me nder, vetëdije e përgjegjësi. Jeta mund të krahasohet më një udhëtim që fillon në një pikë të caktuar e që mbaron në një cak të caktuar. Ajo është një fazë kalimtare, një hyrje në Jetën e Am-

shueshme. Jeta në tokë është një mundësi për arritjen e qëllimeve dhe synimeve madhore për të arsyetuar amanetin e marrë nga Krijuesi.

Vetë titulli i kësaj vepre ***"Kriteret ose Dritat e rrugës"***, në të cilin mund të lexojmë ese, opinione, gjykime dhe aforizma, flet mjaft. Kriteret për rrugëtimin tonë në këtë janë kritere të përcaktuara, por tek ne mbetet të ecim rrugës së ndriçuar, për të cilën na bën thirrje Krijuesi, apo të ecim symbyllazi nëpër shtigjet e errëta, ku nuk mund të dimë se çfarë mund të ngjajë me ne.

Ajo që më bëri përshtypje në këtë vepër, janë aforizmat e shumta të përdorur në të, sepse të merresh me aforizma do të thotë "të prekësh majën me lodhjen më të vogël". Nëpërmjet një aforizmi gjejmë tentativën për të kaluar të gjithë periudhën e logjikimit apo analizës, për të arritur direkt në një përfundim të menjëhershëm. Aforizmat e përdorur nga Fethullah Gyleni në këtë vepër, janë fraza që me pak fjalë, ilustrojnë një koncept të rëndësishëm që është fryt i vrojtimeve të gjata dhe meditimeve të thella të autorit nëpër vite.

Të gjithë e dimë se aforizmat janë hipoteza që implikojnë ekzistencën e një bote të organizuar përreth principeve morale, etike dhe sjelljeve që nuk janë akoma perfekte; dhe pikërisht këtu shohim se Gyleni hidhet guximshëm në ujët e trazuar duke mëtuar që këto aforizma, që janë në fakt porosi shumë të thella, të bëhen vetë objektivi i së përkryerës, Gyleni këtu përdor mjetin që gërvisht të zakonshmen, për të na forcuar ne të gjithë që të shtegtojmë në këto refleksione, që pa një stimulim të mundshëm, nuk do të ishim në gjendje për t´i bërë.

Në shkrimet e tij, Gyleni shpreh bindjen dhe besimin se e vërteta e jetës së kësaj bote na ofron një kuptim shumë racional për sa i përket natyrës reale të njeriut. Që në fillim të këtij libri, me një gjuhë dhe stil të lehtë, që herë-herë trajtësohet në ngjyrime mistike shumë të thella e kuptimplota, ai, ndër të tjera, thotë: *"Kur shpirti largohet nga atmosfera e zhurmshme e rrapëllimtare e botës lëndore dhe zhytet në thellësitë e botës unike, bie në dalldi duke soditur shfaqjen kuptimplotë të Krijuesit të gjithësisë..."*.

Sipas mesazheve të Gylenit, del se Islami është sistem i përkryer për jetën praktike të njeriut në të gjitha aspektet e saj. Ai është sistem, i cili imponon koncept ideologjik të përcaktuar, koncept bindës, i cili interpreton natyrën e gjithësisë, duke konstatuar pozitën e njeriut në këtë konstelacion dhe qëllimin përfundimtar si synimi i tij. Ai vë në veprim doktrinat dhe postullate praktike të jetës njerëzore, që burojnë dhe varen nga ai koncept ideologjik, duke formuar nga ai realitetin, i cili mban jetën e përditshme të qenieve njerëzore. Në realitet, sistemi islam është aq universal, ndërsjelltas koherent dhe i gërshetuar, saqë mbulon të gjitha aspektet e jetës njerëzore dhe nevojat e ndryshme e amshuese.

Në mesazhet e këtyre eseve, po ashtu mësojmë se Zoti e ka krijuar njeriun me natyrë të këtillë, shumëfish të ndërlikuar. Të jesh njeri, vetvetiu, është obligim i madh dhe provokim kulmor. Çdo element i natyrës njerëzore ka rol me të cilën konfirmohet, dhe ligjshmëritë me të cilat sendërtohen nevojat e të drejtat në plotësimin e tyre. Që në mes tyre të arrihet harmonia të cilën ua destinon Zoti, njeriu do të sakrifikojë fuqinë e vullnetit vetjak dhe do të sundojë me të gjitha elementet e veta sipas ligjeve të cilat Zoti, për të mirën e tij, i ka vendosur. Kështu, ai brenda personalitetit të tij i mban tok, duke sendërtuar sintezën dhe tërësinë e tyre të plotë. Ky është shkaku që Islami tërësinë jetësore nuk e ndan në sakrale e profane, nuk merret vetëm me gjërat 'religjioze' dhe 'shpirtërore', po me të gjitha aspektet e jetës së njeriut, në kuptim të porosisë kuranore: ***"O Krijuesi ynë, na jep të mira në këtë botë dhe të mira në botën tjetër"***. Çdo pjesë është në suaza të religjionit në kuptimin islam të këtij nocioni, dhe njeriu merret si tërësi e pandashme, organike, në pajtim me realitetin e natyrës së tij unikale njerëzore. Perceptimi korrekt i natyrës së mirëfilltë njerëzore dhe të vendit të njeriut në rendin e përgjithshëm të sendeve (sunet'ull-llah), ka, pra, rëndësi mjaft të madhe në Islam. Me ndihmën e udhëzimit të Zotit, të përcjellë me anë të Pejgamberit, njeriut i është dëftuar se si realiteti i natyrës së tij harmonizohet në Realitetin Absolut. Ai është i informuar për atë se ç'pritet prej tij në aspektin e këtij Realiteti, epiqendra e të cilit është Zoti i Lartësuar. Në këtë mënyrë njeriu do të ketë mundësi të jetojë në harmoni dhe në baraspeshë e jo në konflikt dhe kaos gjatë udhëtimit të tij të shkurtër nga një fazë e këtij realiteti të kësaj jete tokësore, në fazën vijuese, në jetën e amshueshme të Botës tjetër. Tok me të do t'i sendërtojë vlerat dhe sukseset e vërteta në këtë dhe në botën e ardhshme.

Ky është një vështrim i shkurtër për librin "Kriteret ose Dritat e rrugës", të cilit më shumë iu qasa nga aspekti apologjetik-akaidologjik, sesa ai letrar, poetik apo sociologjik, sepse kolegët dhe referuesit e tjerë, besoj ta kenë shqyrtuar këtë vepër edhe nga këto dimensione.

---

* Kumtesë e lexuar në promocionin e veprës "Kriteret ose dritat e rrugës" të Fethullah Gylenit, mbajtur në Prishtinë më 17 janar 2007.

# Kultura dhe qytetërimi – në veprën "Kriteret ose dritat e rrugës" (ese, gjykime e aforizma), Tiranë 2003 të autorit M. Fetullah Gylen*

**Isa Bajçinca**

Fetullah Gylen, për aq sa kemi informacione, është një nga filozofët më të shquar të kohës jo vetëm në botën e mendimit islam. Pikëpamjet e tij, idetë dhe qëndrimet e tij për problemet dhe sfidat e individit e të shoqërisë, jo vetëm në kohën tonë, janë vlerësuar nga studiues e kritikë që janë marrë me studimin e mësimeve të tij. Botimi i këtyre mësimeve, të mbështetura mbi teori moderne dhe sociale-fetare e të ndërtuara mbi zbërthimin e forcës së Islamit, dhe, falë përballimit ose, më mirë, vënies ballë për ballë të filozofisë islame me filozofinë perëndimore, përbën një pasurim të veçantë të literaturës shkencore të përkthyer në gjuhën shqipe.

Që në titullin e veprës duket se kemi të bëjmë me një simbolikë, rreth së cilës do të shtjellohen shumë nga problemet, përgjigjen për të cilat synon autori. Përdorimi i metaforës *dritat e rrugës*, më bëhet sikur lidhet me nocionet *ide* dhe *urtësi*, ose me drejt, me përkufizimin e tyre sipas Gylenit. Për autorin, "urtësia është një ide që, duke i ndriçuar rrugën mendjes, i hap asaj horizonte të reja dhe, rrugët që kërkojnë vitin për t'u përshkuar, nën ndriçimin e saj, mund të përshkohen në një orë: Ideja! Dhe ideja, që ka si qëllim të hulumtojë të drejtën, gjithnjë sipas autorit tonë, "është elegancë dhe dritësimi i mendjes", ndonëse mungesa e idesë nuk do të thotë mungesë e mendjes, për të vazhduar më tutje: "Në ndryshim prej mendjes, e cila e kap çdo gjë të ndriçuar dhe e vlerëson, idesë i pëlqen më shumë t'i përcaktojë në errësirë gjërat që kërkon t'i përcaktojë. Po, ideja dhe shpirti bëjnë punë më shumë në errësirë…"

Shkalla e zhvillimit që kishte arritur filozofia islame, dhe – kjo del e qartë edhe nga pikëpamjet e Gylenit se për të përballuar sfidat e kohës, - kjo është rruga që duhet të ndiqet edhe tani në këtë fushë, - autori e sheh në faktin se "filozofia islame është zhvilluar dhe ka hedhur shtat në majat e mendimit vetëm në këtë kuptim".

Në librin që përurojmë sot, autori ka bërë objekt diskutimi shumë nga temat, me studimin e të cilave merren shkenca të ndryshme dhe, më në fund, për të shfaqur qëndrime të prera – kërkohet detyrimisht gërshetim i rezultateve të studimeve në fushat përkatëse. Njësoj, të ndërlidhura kësodore, po edhe të ndërvarura, do të thoshim, autori i sheh edhe problemet e kulturës e të qytetërimit dhe, më tutje, ato të letërsisë e të artit në përgjithësi. Shkalla e njohjes dhe e zhvillimit e vlerësimit, po edhe e ndikimit të tyre, në marrëdhëniet midis individëve dhe brenda në shoqëri, njëkohësisht është e lidhur ngushtë me ... ose më mirë ndikon drejtpërdrejt në ngritjen e shkallës së kulturës së përgjithshme e të qytetërimit të një komuniteti, po dhe të gjithë njerëzimit…

Nuk dua të merrem këtu me përmbajtjen shumë komplekse të nocionit **kulturë,** veçse dua të vë në dukje një si përkufizim të autorit. (Citoj): "Kultura është tërësia e parimeve të lindura nga ndjenja të tilla, si gjuha, edukata, zakonet dhe arti të një shoqërie, të shndërruara më pas duke u përpunuar vazhdimisht në mënyrën e jetesës të asaj shoqërie, tërësia e parimeve, çdo fragment i të cilave është, pothuaj, shumë i rëndësishëm". (f. 44)

Autori është i ndërgjegjshëm për interferenca e ndërndikime të detyrueshme midis kulturave të shoqërive, komuniteteve e kombeve të ndryshme. Ky ndërveprim është i natyrshëm dhe, pa asnjë dyshim, i dobishëm, ndoshta edhe për faktin se të mirat e kujtdo, duhet të jenë të prekshme, të arritshme, e prej tyre të mund të thithnin të mira të gjithë njerëzit.. Megjithëkëtë, Gyleni vë në dukje me të drejtë që në këtë proces të ndërndikimeve, jo gjithçka duhet të merret ose, edhe nëse merret, jo gjithçka duhet të përvetësohet e të bëhet pronë e një shoqërie tjetër. Të




shohim se cili është qëndrimi i autorit, pikërisht me fjalët e tij. (Citoj): "Në përfundim të kontakteve të shumta a të pakta të kombeve me njëri-tjetrin, kultura, në njëfarë mase, ashtu si dhe qytetërimi, mund të kalojë nga një shoqëri në tjetrën. Ndërkaq, nëse në këtë kalim, distilatorët e shpirtit kombëtar nuk funksionojnë mirë dhe nuk kryhen mirë seleksionimet dhe kompensimet e duhura, si rezultat, amullia dhe depresioni kultur-or-qytetërimor bëhet i pashmangshëm..." (Po aty).

Autori ynë, maturimin e kulturës e njeh vetëm "në kushtet e shkrirjes së bashku të fesë së vërtetë, moralit të lartë, virtytit dhe diturive të përvetësuara. Në atmosferën ku sundojnë pabesia, imoraliteti dhe injoranca, nuk mund të bëhet fjalë as për kulturë të vërtetë, as për përfitim prej këtij burimi nga ana e njeriut të rritur e të formuar në atë atmosferë". (Po aty)

Nga qëndrimi i tij lidhur me kulturën e me ndërndikimet në këtë fushë të rëndësishme, mund të nxirrnim mësime për veprime në rrafshin e kulturës sidomos për popuj të pushtuar e të ndikuar detyrimisht nga kultura e robëruesit, ose në shtete shumëkombëshe, të ndodhur për një kohë të gjatë nën trysninë e kulturave të ashtuquajtura të mëdha, vlerat e të cilave shpesh ndodh të përvetësohen, midis tyre edhe dukuri të

shëmtuara, për të zëvendësuar një kulturë të trashëguar e të ruajtur me xhelozi nga breza më përpara, ose edhe elemente të kulturës nga një besim tjetër fetar, me synimin për të mos u dalluar nga një komunitet më i madh... Gyleni për këtë “mishërim kulturash” nëse mund ta quaj kështu, do të thotë:

“Shoqëritë që përpiqen për t’i siguruar vazhdimësi ekzistencës dhe përhershmërisë së vet duke u ndërzyer me kulturën dhe qytetërimin e kombeve të tjerë, u ngjajnë pemëve të zbukurimit me fruta artificiale të varura në degë, që është sa qesharake, aq edhe vetëmashtruese!”...

Ndryshe nga kjo kulturë, shumë nga elemente të shartuara të së cilës, duhen prerë, dhe kjo, në mos sot nesër, “Kultura e lidhur ngushtë dhe e njësuar me të kaluarën e kombit dhe rrënjët e tij shpirtërore, hap dhe i ndriçon rrugët e gjallesës e të lartësimit për atë komb”. (f. 45)

Një dijetar si Gyleni, sidomos në kohën tonë, kur nga autorë të ndryshëm bëhen përpjekje për të qëmtuar e për të theksuar veçanërisht dallimet midis qytetërimeve, natyrisht të lidhura më pak ose më shumë me bindjet fetare, po edhe mbi baza të tjera (le të kujtojmë përveç të tjerash, autorin Hantington dhe veprën e tij “Përleshja e civilizimeve dhe ribërja e rendit botëror”), nuk mund të mos merrej me problemet e shumta që lidhen me qytetërimin, i cili, për të është “pasuri ndjesore, delikatesë shpirtërore, thellësi pikëpamjeje dhe pranim i të tjerëve duke u njohur edhe atyre të drejtën për të ekzistuar”... (f.47) Le të vihet re sidomos pikëpamja e autorit, ushqyer nga ndjesia për tolerancën, se qytetërimi është “pranim – ndoshta shqip do të thuhej më mirë **njohje** e vlerave të qytetërimeve të të tjerëve, njohje në vështrimin që të tjerët kanë të drejtë të kultivojnë e të ruajnë elemente të qytetërimit të vet, pavarësisht nga ndikimet e shumanshme, dhe kjo sidomos në botën e sotme, kur pothuaj të gjitha vlerat dhe “vlerat” e qytetërimeve – është bërë shumë e lehtë të depërtojnë e të shtrihen me një gjerësi të paparë... Autori ynë, duke qenë një njohës i mirë i qytetërimeve, të cilat, sikur dihet, më shumë njihen si qytetërimi perëndimor dhe qytetërimi lindor, vë në dukje tiparet kryesore të këtyre dy qytetërimeve, për të përfunduar se më e mira për njerëzimin është që të përvetësohen vetëm tiparet, le t’i quajmë pozitive, të këtyre qytetërimeve dhe jo, qoftë vetëm njëri ose tjetri prej tyre. Gyleni thotë: “Qytetërimi i vërtetë është mundur të vërtetohet (sigurisht: ka arritur të ndërtohet! – IB) vetëm në kushtet kur kanë prirë vazhdimisht dituria dhe morali bashkë. Prandaj ka ndodhur që qytetërimi perëndimor, që çdo gjë e trajton të lidhur me shkencat dhe teknologjinë, ka mbetur vazhdimisht paralitik, kurse qytetërimet lindore, që përballë shkencës janë zhveshur e ia kanë këputur gjumit, ndodhen sot në njëfarë gjysmegërsie. *Qytetërimi i së ardhmes do të hedhë shtat e të zhvillohet në fidanishten ku kultivohen shkencat dhe teknologjia e Perëndimit si dhe filozofia e besimit dhe moralit të Lindjes”.* (Po aty)

Edhe kultura, edhe qytetërimi janë shumë të lidhura me diturinë dhe me artet, me shkallën e zhvillimit të të cilave sigurisht që janë në raport të pathyer. Për Gylenin, injoranca është fatkeqësi e madhe, madje shumë e madhe, sa kohë që dituria është “ndriçuese e rrugës”, në qoftë se do të na lejohet të përdorim një metaforë të autorit të këtij vëllimi të botuar në gjuhën shqipe. Në qoftë se injoranca është shoku më i keq, dituria është shoku më besnik – i njeriut, do të parafrazonim idenë e autorit. “Dituria është një udhëzues orientimi – thotë autori; - po, sikur të mbështetet në zbulesën e të ushqehet prej saj, arrin në përmasa që i kapërcejnë tokë e qiej dhe merr një vlerë të veçantë...” (f.30)

Besoj që do të zgjoj kërshërinë tuaj – bëhet fjalë për ju që nuk e keni pasur në dorë ende këtë vepër, me vlera shumëdimensionale, për qëndrimet, pikëpamjet e vlerësimin e artit në përgjithësi nga Fetullah Gyleni - duke lexuar para jush një fragment fare të shkurtër (f. 51):

“*Nëse ka ndonjë pulëbardhë ideje që i shëtit njerëzit në pafundësinë e detrave dhe lartësinë e kaltërsinë e qiejve, ajo është arti. Në saje të artit, njeriu hap velat drejt gjerësive të pamata të tokës e qiejve, arrin perceptime dhe parandjenja tej kohës dhe hapësirës*”.

Në këtë vepër ka një numër aforizmash, të cilat dëshmojnë se kemi të bëjmë me një autor erudit e me përvojë dhe me sprovime nga më të ndryshmet në jetën e tij shkencore. Dua të lexoj vetëm disa prej tyre:

“Nëse mendja është shtresa e bardhë e syrit, urtësia është shtresa e zezë e tij, e cila lind nga errësira që pason dritën e mendjes..” (f. 93)

“Janë dy pishtarë që ndriçojnë rrugët e errëta e të ngatërruara të jetës: njëri – mendja e shëndoshë, tjetri – urtësia...” (93)

“Dituritë janë drita e mendjes, kurse urtësia – rrufetë që shkrepëtijnë në qiellin e shpirtit..”

“Krenaria vërtitet gjithë (=gjithmonë IB) në vetmi, duke kërkuar shok, kurse virtyti mes kënaqësisë se ka gjetur shok, vazhdimisht me popullin rri...”

“Nderi është një diamant i pashoq dhe duhet të ruhet në vendet më të veçuara...” (f.100)

“Në kohën kur gënjeshtra merr hov dhe sheshet dridhen nën buçitjet e saj, gjuha e së vërtetës quhet e këputur...”

Dua ta përfundoj këtë vështrim të shkurtër, duke vënë në dukje që përgjatë gjithë veprës, Gyleni nxjerr në shesh si në një ekspozitë lloji të veçantë, virtytet që e bëjnë njeriun ballëlartë e të paepur në rrugën e besimit, të dijes, të urtësisë e të lirisë shpirtërore. Do ta mbyll me një tjetër fragment, në të cilin autori thotë:

“Sa e sa vetë ka që, megjithëse ndodhen nën pranga e zinxhirë, janë kah fluturojnë pa pra në qiejt e lirë të ndërgjegjeve të veta, pa ndier qoftë edhe për një çast, burgosje e robëri. Dhe sa vetë ka që, pavarësisht nga shkëlqimi dhe pompoziteti marramendës e syturbullues i pallateve ku jetojnë, kurrsesi nuk mund të ndiejnë e të shijojnë lirinë në thellësitë e vetvetes së tyre!”

* * Kumtesë e lexuar në promocionin e veprës “Kriteret ose dritat e rrugës” të Fethullah Gylenit, mbajtur në Prishtinë më 17 janar 2007.

# Mrekullitë e Jezusit (Isait a.s.)
## A e shndërrojnë atë në qenie Hyjnore?

**Senad Makoviq**

Duke lexuar dhe shfletuar literaturë të ndryshme, sidomos atë krishterë, në lidhje me Jezusin, vërejmë se, pothuajse në çdo literaturë të tyre, ajo e botuar apo në internet, qoftë edhe nga vetë misionarët, kur ndalesh dhe debaton me ta, vërejmë që kur diskutohet hyjnia e Jezusit, i cekin edhe mrekullitë e bëra nga ai, duke argumentuar me anë të tyre hyjninë e vetë Jezusit. Jezusi i ringjalli të vdekurit, eci mbi ujë, shëroi sëmundje të ndryshme, etj.etj., gjë që, sipas tyre, meriton dhe prandaj e shndërrojnë qoftë në Zot apo tek disa të tjerë, në birin e Zotit.

Myslimanët për shekuj të tërë kanë mbajtur besimin se Jezusi (Isai a.s.) ishte njeri dhe njëri ndër shumë të dërguarit që Allahu xh.sh. i dërgoi njerëzimit për ta udhëzuar atë drejt vullnetit të Tij.

Isai a.s. (Jezusi) ishte njëri ndër pejgamberët e zgjedhur të Allahut xh.sh., ishte një hallkë në zinxhirin e gjatë të pejgamberëve që prej Ademit a.s. deri tek i dërguari i fundit, Muhamedi a.s., që Zoti i dërgoi për t'ua përcjellë mesazhin e Tij, njerëzve, kombeve të ndryshme, sa herë që ata kishin nevojë për një udhëheqje apo që devijonin nga mësimet e Zotit xh.sh..

Për hebrenjtë, izraelitët, të cilët kishin devijuar nga mësimet e Musait a.s. dhe të dërguarve të tjerë që kishin ardhur tek ai popull, dhe të cilët e braktisën rrugën e drejtë dhe besimin e pastër që u patën treguar Pejgamberët e Zotit, Allahu xh.sh. përgatiti në mënyrë të veçantë Isain a.s. (Jezusin) për të vazhduar misionin e Pejgamberëve të tjerë para tij, duke u bërë thirrje njerëzve për në rrugën e drejtë dhe besimin në Zotin Një dhe duke i larguar nga rruga e shtrembër, idhujtaria.

Si çdo pejgamber tjetër, edhe vetë Jezusi kishte mrekulli që i bënte me ndihmën e Zotit të Plotfuqishëm, për t'i treguar masës se ishte i dërguar nga Allahu xh.sh-Pejgamber, dhe duhej të besonin misionin e tij.

Sa u përket mrekullive të Isait a.s. (Jezusit), libri i fundit i shenjtë, Kurani, të cilin krijuesi ia shpalli Pejgamberit të fundit, Muhamedit a.s., është burim për njohjen e Jezusit, që është i panjohur për shumë studiues të Krishterimit. Kurani Famëlartë i cek këto mrekulli të tij dhe bile tregon se Mrekullitë janë burim nga Zoti i Plotfuqishëm, e jo nga vetë Jezusi.

Në suren Ali-Imran, ajeti 49, tregohen fjalët e Isait a.s., me të cilat iu drejtua beni-Israilëve (populli të cilit iu dërgua Isai a.s.), ku thuhet: "Dhe, të dërguar te bijtë e Israilit: unë kam ardhur nga Zoti juaj me argument, unë nga balta ju bëj diçka si shpendi, i fryj atij dhe ai, me lejen e All-llahut, bëhet shpend, unë i shëroj të verbrit, të sëmurët në lëkurë, dhe unë, me lejen e All-llahut, ngjall të vdekurit: unë ju tregoj për atë që hani dhe për atë që depononi në shtëpitë tuaja. Vertet, kjo është fakt për ju, nëse jeni besimtarë".

Jezusi bëri edhe mrekulli të tjera, për të cilat Bibla nuk flet gjë, njëra është që Jezusi (Isai a.s.) foli kur ishte foshnjë në djep, kur populli akuzonte nënën e tij, Merjemen (Marinë) për tradhti, pasi e panë me foshnjë, sepse ajo nuk ishte e martuar. Si mund të kesh lindur fëmijë pa qenë e martuar? Kur dihet se prej çfarë familjeje të ndershme je, si ke mundur të bësh një krim të tillë? Këto akuza dhe pyetje i bëheshin Merjemes, sikur të ishte autore e krimit. Merjemja (Maria) nuk u përgjigjej, heshtte dhe bënte me shenjë nga foshnja e porsalindur, që të flisnin me të. Ajo (foshnja) do t'u përgjigjej pyetjeve dhe akuzave që i bënin asaj. Zoti i Plotfuqishëm bëri mrekulli që Isai a.s. të fliste qysh foshnjë e vogël dhe t'i demantonte shpifjet dhe akuzat ndaj s'ëmës. Këtë ngjarje e tregon Kurani Famëlartë, (citoj): "Dhe duke e bartur ngrykë, shkoi me të tek të afërmit e vet, ata i thanë: "Oj Merjeme, ke bërë një punë shumë të keqe!" Oj motra e Harunit, babai yt nuk ishte njeri i prishur e as nëna jote nuk ka qenë e pamoralshme! Atëherë ajo u dha shenjë nga (Isai). Ata thanë: "Si t'i flasim atij që është foshnjë në djep?" Ai (Isai) tha: "Unë jam rob i All-llahut, mua më ka dhënë (ka caktuar të më japë) librin dhe më ka bërë Pejgamber. Më ka bërë dobiprurës kudo që të jem, dhe më ka porositur me namaz (falje) e zekat për sa të jem gjallë! Më ka bërë të mirësjellshëm ndaj nënës sime, e nuk më ka bërë kryelartë as të padëgjueshëm! Selami (shpëtim prej All-llahut) është me mua ditën kur u linda, ditën kur të vdes dhe ditën kur të dal (prej varrit) i gjallë!" Kjo është (fjalë) e vërtetë rreth Isait, birit të Merjemes, për të cilin ata shkaktojnë dyshime. (Merjem 27-33)




Po ashtu edhe tek surja Ali Imran 46, tregohet mrekullia që Jezusi, duke qenë në djep, u foli njerëzve: "E që duke qenë në djep (foshnjë) u flet njerëzve..."

Mrekullia tjetër, që Bibla nuk e përmend, është edhe zbritja e sofrës nga qielli, që apostujt (Havariunët) e Jezusit (Isait a.s.) kërkuan nga ai që ta luste Zotin xh.sh. që të zbriste një tryezë-sofër nga qielli, (citoj nga Kur'ani): "Dhe (kujto) kur Havarijjunët thanë: "O Isa, biri i Merjemes, Zoti a mund të na zbresë një tryezë nga qielli?" (Isai) tha: "Kini frikë All-llahun, nëse jeni besimtarë!" (Ata) Thanë: "Ne dëshirojmë të hamë nga ajo dhe të na binden (edhe më shumë ) zemrat tona dhe të vërtetojmë bindshëm se na e the të vërtetën e të bëhemi dëshmues të saj!" Isai, biri i Merjemes, tha: "O All-llah, Zoti ynë, zbritna nga qielli një tryezë, të na jetë festë (gëzim)për ne dhe për ata (që vijnë) pas nesh, të jetë argument prej Teje, dhe dhurona, se Ti je furnizuesi më i mirë!" All-llahu tha: "Unë ua zbres atë, e cili prej jush mohon pastaj, Unë atë e dënoj me një dënim që nuk e dënoj asnjë nga njerëzit". (El-Maide 112-115)

Për fat të keq, të krishterët mundohen që me anë të mrekullive të Jezusit, ta ngrenë në shkallën hyjnore dhe ta quajnë Zot. Duke menduar se mrekullitë që ka bërë Jezusi, s'i ka bërë kush tjetër para tij, ai duhet të jetë patjetër Zot. Shtrohet pyetja: Mrekullitë që ka bërë Jezusi, a e shndërrojnë atë në qenie Hyjnore?

Po të shikojmë dhe analizojmë Biblën në tërësi lidhur me ato mrekulli që ka bërë Jezusi, do të vërejmë se ai, edhe pse i ka pasur këto mrekulli, nuk mund të quhet Perëndi, nga fakti se Zoti xh.sh. i ka mundësuar çdo të dërguari të Tij të kishte mrekulli dhe që ato mrekulli mund t'i kenë pasur edhe të tjerë.

Ne do t'i analizojmë disa nga këto mrekulli të Jezusit:

### a) Sipas Biblës tregohet se Jezusi ushqeu 5000 njerëz me 5 bukë dhe 2 peshq

Në Bibël tregohet: "Atëherë i urdhëroi që turmat të ulen mbi bar; pastaj i mori pesë bukët dhe dy peshqit dhe, pasi i çoi sytë drejt qiellit, i bekoi; i ndau bukët dhe ua dha dishepujve, dhe dishepujt turmave. Dhe të gjithë hëngrën dhe u ngopën; pastaj dishepujt mblodhën tepricat në dymbëdhjetë kosha plot. Dhe ata që hëngrën, ishin rreth pesë mijë burra, pa i numëruar gratë dhe fëmijët. (Mateu, 14:19-21)

Ose Jezusi ushqeu 4 000 veta me 7 bukë e disa peshq të vegjël, siç tregohet në një vend tjetër: "Dhe dishepujt e tij iu përgjigjën: "Si do të mund t'i ngopte me bukë këta dikush, këtu në shkretëtirë?". Dhe ai i pyeti: "Sa bukë keni?". Ata i thanë: "Shtatë". Atëherë ai e urdhëroi turmën të ulej përtokë; dhe mori të shtatë bukët, falënderoi, i theu dhe ua dha dishepujve të vet, që t'ia shpërndanin turmës; dhe ata ia shpërndanë. Kishin edhe disa peshq të vegjël; mbasi i bekoi, urdhëroi që edhe ata t'i shpërndaheshin turmës. Kështu ata hëngrën dhe u ngopën; dhe dishepujt çuan shtatë kosha me copat që tepruan. Ata që hëngrën, ishin rreth katër mijë veta; pastaj i lejoi.Dhe menjëherë hipi në barkë me dishepujt e vet dhe shkoi në rrethinën e Dalmanutës". (Marku, 8:4-10)

Të njëjtën gjë kreu Eliseu dhe Elijah. Eliseu ushqeu 100 njerëz me 20 bukë të bëra prej thekre dhe disa kallinj gruri. "Erdhi pastaj një njeri nga Baal-Shalila, që i solli njeriut të Perëndisë bukë nga korrja e parë; njëzet bukë prej elbi dhe disa kallinj gruri. Eliseu tha: "Jepjua njerëzve që ta hanë". Por shërbëtori i tij u përgjigj: "Si mund ta shtroj këtë përpara njëqind vetave?". Eliseu urdhëroi përsëri: "Jepjua njerëzve që ta hanë, sepse kështu thotë Zoti: "Do të hanë dhe ka për të tepruar"". Kështu ai e shtroi para njerëzve, që hëngrën dhe teproi, sipas fjalës së Zotit. (2 Mbretërve, 4:42-44)

Po ashtu Eliseu i dha një të veje vaj dhe i tha (Libri 2 Mbretërit): "Shko shite vajin dhe paguaji borxhet. Pjesa tjetër do të mjaftojë që sot e tutje". Shih gjithashtu libri 1 Mbretërve: "Shporta me miell nuk u mbarua dhe as gypi i vajit nuk shteroi, u bë kështu pra, Fjala e Perëndisë përmes Elijas". Po kështu, në 1 Mbretërve (17:6) thuhet: "Korbat i sillnin (Elias) bukë e mish në mëngjes dhe bukë e mish në mbrëmje, dhe pinte ujë në përrua".

### b) Jezusi shëronte të lebrosurit.

Mrekullia tjetër është shërimi i të lebrosurve, (citoj): "Ndodhi që, ndërsa Jezusi ndodhej në një nga ato qytete, erdhi një njeri i mbushur plot me lebër, i cili, kur e pa Jezusin, ra me fytyrë përdhe dhe iu lut duke thënë: "Zot, po të duash, ti mund të më pastrosh". Atëherë ai e zgjati dorën, e preku duke thënë: "Po, e dua, qofsh i pastruar". Dhe menjëherë lebra iu zhduk". (Lluka, 5:12-13)

"Dhe erdhi tek ai një lebroz i cili, duke iu lutur, ra në gjunjë dhe i tha: "Po të duash, ti mund të më pastrosh". Dhe Jezusi, duke e mëshiruar, shtriu dorën, e preku dhe i tha: "Po, e dua, qofsh pastruar!". Dhe, posa tha këto, menjëherë lebra e la dhe u shërua". (Marku, 1:40-42)

"Jezusi e shtriu dorën, e preku dhe i tha: "Po, unë dua, shërohu". Dhe në atë çast u shërua nga lebra e tij". (Mateu, 8:3)

Edhe Eliseu i tha Neomanit, i cili ishte lebros që të shkonte dhe të lahej në lumin Jordan, për se Bibla thotë: "Atëherë ai zbriti dhe u zhyt shtatë herë në Jordan, sipas fjalës së njeriut të Perëndisë, mishi i tij u bë si mishi i një fëmije të vogël dhe ai u pastrua". (2 Mbretërve, 5:14)

### c) Mrekullia tjetër ishte që t'u kthente shikimin të verbërve

Bibla tregon këtë mrekulli: "Dhe Jezusi mori fjalën dhe i tha: "Çfarë do që unë të të bëj?". I verbri i tha: "Rabboni, që të më kthehet të parët!". Dhe Jezusi i tha: "Shko, besimi yt të shëroi". Dhe në çast atij iu kthye të parët dhe nisi të ndjekë Jezusin në udhë". (Marku, 10:51-52)

"Pastaj arriti në Betsaida; dhe i prunë një të verbër e iu lutën ta prekte. Atëherë e mori për dore të verbrin, e nxori jashtë fshatit dhe, pasi i pështyu në sy dhe vuri duart mbi të, e pyeti nëse shihte gjë. Dhe ai, duke hapur sytë, tha: "Po shoh njerëz si pemë që ecin". Atëherë Jezusi i vuri përsëri duart mbi sytë dhe e bëri të shikojë lart; dhe atij iu kthye të parët dhe shihte qartë gjithçka". (Marku, 8:22-26)

"Pasi kishte thënë këto gjëra, pështyu përdhe, bëri baltë me pështymë dhe leu sytë e të verbrit me të. Pastaj i tha: "Shko, lahu në pellgun e Siloamit" (që do të thotë: dërguar); dhe ai shkoi atje, u la dhe u kthye duke parë". (Gjoni, 9:6-7)

Sipas Biblës tregohet se të njëjtën gjë e kreu edhe Eliseu: "Pastaj Eliseu u lut dhe tha: "O Zot, të lutem, hap sytë e tij që të mund të shohë". Atëherë Zoti ia hapi sytë të riut dhe ai pa; dhe ja, mali ishte plot me kuaj dhe me qerre të zjarrta rreth e qark Eliseut..... Kur arritën në Samari, Eliseu tha: "O Zot, hapua sytë që të shohin". Zoti ua hapi sytë dhe ata panë; ja, ndodheshin brenda në Samari". (2 Mbretërve, 6: 17,20)

Po në 2 Mbretërve (6: 18), thuhet se Eliseu mund të shkaktonte verbërimin: "Ndërsa Sirët po zbrisnin në drejtim të Eliseut, ky iu lut Zotit dhe i tha: "Të lutem, goditi këta njerëz me verbëri". Dhe ai i verboi sipas fjalës së Eliseut".

### d) Jezusi mund të ringjallte të vdekurit

Kjo është njëra ndër mrekullitë, për të cilën misionarët mundohen ta ngrenë sa më tepër në shkallën e hyjnisë Jezusin, duke pasur parasysh se ai ringjalli të vdekurit një cilësi kjo, e cila, sipas tyre, i takon vetëm Zotit. Meqë Jezusi e pati këtë cilësi, atëherë duhet të quhet Zot! Por a e ka pasur vetëm Jezusi këtë mrekulli? Le të lexojmë në vazhdim. Bibla thotë, (citoj): "Në fakt ashtu si ati ringjall të vdekurit dhe u jep atyre jetën, po kështu edhe Biri i jep jetën kujtdo që do". (Gjoni, 5:21)

"Atëherë Jezusi, kur pa se ajo dhe Judenjtë që kishin ardhur me të, po qanin, u psherëtiu në frymë dhe u trondit,... Jezusi qau. Atëherë Judenjtë thanë: "Shih, sa e donte!"..... Prandaj Jezusi, përsëri i tronditur përbrenda, erdhi te varri; por ky ishte një guvë dhe kishte përpara një gur. Jezusi tha: "Hiqni gurin!". Marta, motra e të vdekurit, i tha: "Zot, ai tashmë qelbet, sepse ka vdekur prej katër ditësh". Jezusi i tha: "A nuk të thashë se, po të besosh, do të shohësh lavdinë e Perëndisë?". Atëherë ata e hoqën gurin prej vendit ku ishte shtrirë i vdekuri. Dhe Jezusi i ngriti sytë lart dhe tha: "O Atë, të falënderoj që më ke dëgjuar. Unë e dija mirë se ti gjithnjë më dëgjon, por i kam thënë këto për turmën që është përreth, që të besojnë se ti më ke dërguar". Dhe, mbasi tha këto, thirri me zë të lartë: "Llazar, eja jashtë!". Atëherë i vdekuri doli, me duart e këmbët të lidhura me rripa pëlhure dhe me fytyrën të mbështjellë në një rizë. Jezusi u tha atyre: "Zgjidheni dhe lëreni të shkojë!". (Gjoni, 11:33-44)

Nga ky citat vërejmë edhe diçka interesante, që tregon qartazi se mrekullia e bërë me ringjalljen e të vdekurit, është nga ana e Zotit Fuqiplotë e jo nga vetë Jezusi, sepse "Jezusi i ngriti sytë lart dhe tha: "O Atë, të falënderoj që më ke dëgjuar", kjo tregon se Jezusi s'ka mundur të bëjë asgjë vetë, pa ndihmën e Zotit xh.sh. dhe mrekullitë ishin burim nga




Zoti Fuqiplotë. Sepse Jezusi tha: "Unë s'mund të bëj asgjë nga vetja ime...". (Gjoni, 5:30)

Por a e ka pasur këtë mrekulli vetëm Jezusi? JO. Të njëjtën mrekulli rreth ringjalljes së të vdekurve, e ka poseduar edhe Elija (shih tek 1 Mbretërve, 17:22), ku thuhet: "Zoti e plotësoi dëshirën e shprehur në zërin e Elias; shpirti i fëmijës u kthye tek ai dhe ai mori jetë përsëri". Po ashtu, shih edhe tek 2 Mbretërve 4:34, (citoj): "Pastaj hipi mbi shtratin dhe u shtri mbi fëmijën; vuri gojën e vet mbi gojën e tij, duart e veta mbi duart e tij; u shtri mbi të dhe mishi i fëmijës filloi të ngrohet".

Madje edhe kockat e Elijas mund të kthenin një të vdekur në jetë, po të fërkoheshin pas kufomës: "Por ndodhi që, ndërsa disa varrosnin një njeri, panë një bandë plaçkitësish; kështu e hodhën njeriun në varrin e Eliseut. Sa arriti ai të prekte kockat e Eliseut, u ringjall dhe u ngrit në këmbë". (2 Mbretërve, 13:21)

Kurse thuhet se Ezekieli ka ringjallur shumë më tepër të vdekur sesa Jezusi: "Dora e Zotit u ndodh mbi mua, më çoi jashtë në Frymën e Zotit, dhe më lëshoi në mes të një lugine që ishte plot me kocka. Pastaj më bëri të kaloj afër tyre, rreth e qark; dhe ja, ishin në sasi të madhe mbi sipërfaqen e luginës; dhe ja, ishin shumë të thata. Më tha: "Bir njeriu, a mund të rijetojnë këto kocka?". Unë u përgjigja: "O Zot, o Zot, ti e di". Më tha akoma: "Profetizo këtyre kockave dhe u thuaj atyre: Kocka të thata, dëgjoni fjalën e Zotit. Kështu ju thotë Zoti, Zoti, këtyre kockave: Ja, unë po fus te ju frymën dhe ju do të rijetoni. Do të vë mbi ju mishin, do t'ju mbuloj me lëkurë dhe do të shtie te ju frymën, dhe do të jetoni; atëherë do të pranoni që unë jam Zoti". Profetizova ashtu si më ishte urdhëruar; ndërsa profetizoja, pati një zhurmë; dhe ja një tronditje; pastaj kockat iu afruan njëra-tjetrës. Ndërsa po shikoja, ja ku u rritën mbi ta dejtë dhe mishi, që lëkura i mbuloi; por fryma nuk ishte tek ato. Atëherë ai më tha: "Profetizoji frymës, profetizo bir njeriu dhe i thuaj frymës: Kështu thotë Zoti, Zoti: Frymë, eja nga të katër erërat dhe fryj mbi këta të vrarë, që të jetojnë". Kështu profetizova, si më kishte urdhëruar, dhe shpirti hyri në to, dhe u kthyen në jetë dhe u ngritën më këmbë; ishte një ushtri e madhe, shumë e madhe". (Ezekieli, 37:1-10)

Pjetri ngjalli Tabithën pasi ajo kishte vdekur: "Atëherë Pjetri, mbasi i nxori jashtë të gjithë, u ngjunjëzua dhe u lut. Pastaj iu kthye trupit dhe tha: "Tabitha, çohu!". Dhe ajo i hapi sytë dhe, si pa Pjetrin, u ngrit ndenjur". (Veprat, 9:40)

### e) Jezusi mundi të ecte mbi ujë

Bibla tregon se Jezusi eci mbi detujë: "Jezusi shkoi drejt tyre, duke ecur mbi det". (Mateu, 14:25)

Po të analizojmë mirë dhe të bëjmë një krahasim të thjeshtë në mes Jezusit dhe Moisiut, vëmë re se Moisiu bëri një mrekulli më të madhe se vetë Jezusi, sepse shtriu dorën e tij mbi det dhe deti u hap, (citoj): "Kështu bijtë e Izraelit hynë në mes të detit në të thatë; dhe ujërat formonin si një mur në të djathtë dhe të majtë të tyre". (Ekzodi, 14:22)

Po ashtu edhe Pjetri eci mbi ujëra, siç ceket tek Mateu, 14:29, (citoj): "Ai tha: "Eja!". Dhe Pjetri zbriti nga barka dhe eci mbi ujëra, për të shkuar te Jezusi".

### f) Jezusi ka mundur t'i tremb, apo t'i largojë djajtë

Lluka tregon se Jezusi tha: "Dhe ai iu përgjigj atyre: "Shkoni e i thoni asaj dhelpre: "Ja, sot dhe nesër po dëboj demonë dhe kryej shërime..." (Lluka, 13:32), kurse Marku tregon: "Atëherë në sinagogën e tyre ishte një njeri i pushtuar nga një frymë e ndyrë, i cili filloi të bërtasë, duke thënë: "Ç'ka midis nesh dhe teje, o Jezus Nazareas? A erdhe të na shkatërrosh? Unë e di kush je: I Shenjti i Perëndisë". Por Jezusi e qortoi duke thënë: "Hesht dhe dil prej tij!". Dhe fryma e ndyrë, mbasi e sfiliti, dhe duke lëshuar një britmë të madhe, doli prej tij. (Marku, 1:23-26)

Të njëjtën gjë Jezusi e ka pranuar se mund ta kryenin edhe të tjerë (shih tek Mateu, 12:27 dhe Lluka, 11: 19). Shpirtrat e këqij dëboheshin edhe prej dishepujve të Jezusit, (shih Mateu, 7: 22): "Shumë do të më thonë atë ditë: "O Zot, o Zot, a nuk profetizuam ne në emrin tënd, a nuk i dëbuam demonët në emrin tënd, a nuk kemi bërë shumë vepra të fuqishme në emrin tënd?".

Madje Jezusi profetizoi se mrekullitë do të kryhen edhe nga profetë të rremë: "Sepse do të dalin krishtër të rremë dhe profetë të rremë, dhe do të bëjnë shenja të mëdha dhe mrekulli të tilla, aq sa t'i mashtrojnë, po të ishte e mundur, edhe të zgjedhurit". (Mateu, 24:24)

Tërë këto mrekulli të Jezusit ishin kryer edhe nga profetë të tjerë, nga dishepujt e tij, madje edhe nga njerëz të tjerë. Pra, këto mrekulli Jezusi i kreu me ndihmën e Zotit. Ai vetë thotë: "Unë s'mund të bëj asgjë nga vetja ime...". (Gjoni, 5:30) dhe: "Por nëse unë i dëboj demonët me gishtin e Perëndisë, mbretëria e Perëndisë, pra ka arritur deri te ju". (Lluka, 11:20)

Në bazë të kësaj që u tha, a mund të themi që Jezusi është Zot, nëse Po, atëherë të gjithë të tjerët na qenkan zota, ata që kanë poseduar të njëjtat mrekulli si Jezusi!

Të nderuar lexues, Isai a.s. (Jezusi) erdhi me argumente, mrekulli që Allahu xh.sh. ia mundësoi si çdo pejgamberi tjetër. Erdhi t'ju tregojë rrugën e drejtë dhe të vërtetë. Të besojmë në Allahun Një, ta adhurojmë vetëm Atë, e jo të besojmë se Jezusi është Zot, biri i Zotit, apo pjesë e trinisë. Larg qoftë Ai nga ato që i shpifin!

Kurani Famëlartë tregon: "Po kur Isai erdhi me argumente, tha: "Erdha tek ju me pejgamberllëk dhe erdha t'ju sqaroj atë pjesë që e kundërshtonit, pra kini frikë All-llahun dhe më respektoni mua! S'ka dyshim se All-llahu është Ai Zoti juaj, andaj Atë adhuroni! Kjo është rrugë e drejtë!" . (Zuhruf, 63-64)

"O ithtarët e librit, mos e teproni në fenë tuaj dhe mos thoni tjetërgjë për All-llahun, përveç asaj që është e vërtetë. Mesihu Isa, biri i Merjemes, ishte vetëm i dërguar i All-llahut. Ishte fjalë e Tij (bëhu), që ia drejtoi Merjemes, dhe ishte frymë (shpirt) nga Ai. Besoni pra All-llahun dhe të dërguarin e Tij, e mos thoni: "Tre" (trini). Pushoni (së thëni) se është më mirë për ju. All-llahu është vetëm një All-llah; larg asaj qoftë që Ai të ketë fëmijë. ç'ka në qiej dhe në Tokë, është vetëm e Tij. Mjafton që All-llahu është planifikues i pavarur". (Nisa, 171)

Si përfundim, po e përmbyllim me fjalët e Allahut të Plotfuqishëm, me të cilat iu drejtua Muhamedit a.s. për t'ua tërhequr vërejtjen ithtarëve të librit, të krishterëve dhe hebrenjve, ku u thotë: "Thuaju (o i dërguar): "O ithtarë të librit (Tevrat e Inxhil), ejani (të bashkohemi) te një fjalë që është e njëjtë (e drejtë) mes nesh dhe mes jush: të mos adhurojmë, pos All-llahut, të mos i bëjmë Atij asnjë send shok, të mos konsiderojmë njëri - tjetrin zota përveç All-llahut!" E në qoftë se ata refuzojnë, ju thoni: "Dëshmoni pra, se ne jemi myslimanë (besuam një Zot)!" (Ali-Imran, 64)

# Serbizimi i trashëgimisë kishtare bizantine në Kosovë përfundoi në periudhën osmane

Prof. Dr. **Muhamet Pirraku**

**Anëshkrim për artikullin: *"Kush po e bën Metohinë?"* të pastorit të kishës protestante të Kosovës - Dr. Fehmi Cakolli, botuar në rubrikën "*Shkurt e shqip*" të gazetës "Express", datë 9 dhjetor 2006, fq.4-5.**

*"Edhe sikur e drejta të jetë një shpatë që po të zbret në zverk, mos druaj t'i rrish nën të...!"*

***M. Fethullah Gylen***

Shkrimi *"Kush po e bën Metohinë?"*, për shumë saktësi shkencore e mendim të qartë politik, nuk duhet të mbetet e thënë *"fushk në dushk...!"* Kosova dhe kombi shqiptar në përgjithësi gjendet në një qark vicioz edhe për fajin e shërbyesve politikë shqiptarë, si gjithherë. Pastori *Dr. Fehmi Cakolli* ka shtënë në pikën e duhur. Të heqësh dorë nga e kaluara, për hirë të allishverisheve politike të Fuqive të Mëdha me pushtuesin e Kosovës dhe veçmas të mos përfillësh trashëgiminë kulturore të identitetit të etërve që jeton në ne, e në themele të ardhmënisë shqiptare, është më shumë se tradhti para brezave paraardhës dhe pasardhës.

E kam pëlqyer formimin e "*Ekipit të Unitetit*" për "*bisedimet për Statusin e Kosovës*" në Vjenë, për faktin se nuk e dëshiroja përsëritjen e marrisë shqiptare në Londër, më 1912/13. Kam shpresuar se "*ekipi*" do të bashkëpunojë me qarqet shkencore kombëtare e ndërkombëtare, dhe do të angazhohet për jetësimin në Kosovën e pavarur të përvojave shtetërore ekzistuese më demokratike në botë, por nuk kam mundur ta marrë me mend se ata që duken në sipërfaqe të "*Ekipit*", për aspirata egoiste apo partiake, do t'u hapin udhë eksperimenteve: multietnicitetit johistorik në Kosovën me mbi 98% të banorëve me civilizim të etnisë shqiptare historike. *Turqit* e Kosovës, *boshnjakët* e Kosovës, *goranët* e Kosovës janë etni *iliro-shqiptare*, pjesë e civilizimit të kombit shqiptar me gjuhë miras nga bashkëpunimi me pushtuesit, kurse "*egjiptasit*" dhe "*ashkalinjtë*" tanimë janë pjesë e patjetërsueshme e civilizimit kombëtar shqiptar. Ata nuk kanë tjetër atdhe as tjetër komb. Mbi këto shtylla ka mbështetjen konstatimi shkencor i *Profesor Miftar Spahisë - Thaçit*, në *Dosjen* "Rreth Kosovës" të dërguar kryetarëve: *Bill Klinton, Boris Jelcin, Xhon Mejxhër, Fransua Miteran* dhe *Filip Gonzales*, më 25 korrik 1993: "*Kosova i përket vetvetes, d.m.th., kombit shqiptar. Ky është fakt, jo fiksion, jo mitologji"*.

Legalizimi i eksterritorialitetit të kishave (manastireve) ortodokse, të paqena serbe në gjenezën e tyre dhe pa asnjë shembull në botë, është ndarje e padrejtë e së kaluarës kolonialiste të Serbisë në Kosovë, dukuri e panjohur në historinë e shembjeve të fuqive kolonialiste evropiane në Ballkan, në Azi, në Afrikë, - kushti i parë për të mos pasur kurrë shtet as ligjshmëri në Kosovë. Kur kësaj t'i vësh në krah decentralizimin vërtet anakronik territorial administrativ komunal të enklavave me shumicë serbe, ish-çifçinjë në tokat e bejlerëve shqiptarë nga mesi i shekullit XVIII dhe të kolonistëve serbë e malazez nga viti 1912, kjo do të thotë robëri e re serbe mbi një të tretën e popullit etnikë të Kosovës, do të thotë Kosova lëmë e gjithkujt, tokë e askujt, me mina të kurdisura ndërkombëtarisht për shpërthim me teledirigjim, sa herë që të kërkohet defaktorizimi i Kosovës dhe i kombit shqiptar në përgjithësi, për interesa të fqinjëve sllavë e grekë ortodoksë. Me fjalët e *Profesorit të Universitetit Mansfild të Pensilvanisë*, të madhit *Miftar Spahija* – Thaçi, në Dosjen e cituar, do të thoshim: *"U teprue shumë. Kupa u mbush (...). Serbët janë pushtuesit e Kosovës. Kosovarët janë në trojet e veta (...). Kosova nuk asht nji enklavë në territorin e Serbisë. Ajo është vazhdim gjeografik dhe gjuhësor i Shqipnisë. Atë e pushtoi Serbia më 1912, dhe Konferenca e Londrës 1912-1913 mori nji vendim të padrejtë dhe fyes, kur ia dha Kosovën Serbisë, tue pre, në këtë mënyrë, kombin shqiptar përgjysmë"*.

Konstatimet e pastorit *Dr. Fehmi Cakolli:* "*Shqiptarët e Kosovës para islamizimit kanë qenë shumicë të krishterësh ortodoksë";* "*Kosova historikisht çdo herë ka qenë më shumë nën ndikimin e krishterimit lindor sesa atij perëndimor*" - janë konstatime shkencore të pamohueshme. Po kështu edhe konstatimi: *"Shpeshherë nga intelektualë dhe islamistë të ndryshëm, kur flasin për rolin e islamizimit të Kosovës, ata pohojnë se pikërisht Islami i ka ruajtur kosovarët*



*nga shkrirja në serbë"*- është plotësisht i mbështetur, por kërkon një zgjerim: Islami ndërpreu serbizimin, malazezimin, bullgarizimin dhe greqizimin kryesisht në periferinë, në ledhin etnik të njësisë etnokulturore të *Shqipërisë* dhe në mjediset shqiptare (ish-Dardania dhe ish-Maqedonia romako-bizantine, piemonti ku nisi ngjizja e kombit shqiptar dhe e njësisë së Shqipërisë etnike) të administruara nga kisha bullgare shënnaumiane - ekzarhiste osmane dhe kisha serbe shënsaviane-patriarkiste osmane në *Mesjetën e vonë* dhe në shekujt e parë të *Kohës së re*, pikërisht në periudhën e ngjizjes së gjymtyrëve të kategorisë historike shoqërore të kombeve ballkanike.

Këto teza i kam mbështetur me fakte nga viti 1971, në luftë për tapinë shqiptare të Kosovës në mesjetë - kundër pseudoshkencës historiografike e etnografike serbe. Këtu, mendimet e fisme dhe konstatimet e drejta të *Dr. F. Cakollit,* më duket më e udhës t'i mbështes me konstatimet në natyrën e mendimit historiografik dhe diplomatik brilant dhe antologjik të *Profesor Spahisë*, në Skicën *"Rreth Kosovës-Verë 1993"*: *"Turqit ishin komb islamik. Shqiptarët e kuptuan shpejt që nji tjetër rrugë fetare e ndryshme nga ortodoksia, mund t'ua shpëtonte shpirtin para Zotit, dhe, në të njejtën kohë, mund t'ua këpuste zinxhirët e serbianizimit ose të helenizimit. Ata e kapën momentin dhe nuk u luhatën gjatë çfarë me ba. Ishte nji moment unikal historik i nji rëndësie tejet të madhe. Dhe ata nuk e lanë t'u shpëtonte. Ata nisën me u konvertue në Islam për të qenë të ndryshëm, madje edhe në çështjet fetare, nga serbët dhe grekët e për të ruejtë kësisoj, individualitetin e vet si shqiptarë. Islamizimi i tyne, ishte lëvizja ma racionale në historinë e tyne të gjatë të vuajtjeve nga invazionet sllave. Ata duhej të ndryshonin fenë, kjo ishte domosdoshmëri, sepse edhe nën zotnimin turk, përderisa ata nuk kishin kishën e vet autoqefale, ata duhej të praktikonin fenë e tyne ortodokse në kishat serbe dhe greke. Si pasojë, ata ishin në rrezik me u asimilue nëpërmjet fesë, siç kishte ndodhë nën okupimin serb ose grekobizantin. Shqiptarët nuk u luhatën, ata u konvertuen me mija, me qinda mija, së pari udhëheqësit e tyne, princat e tyne".*

Uroj që këtë shkrim ta lexojnë intelektualët kadaristë dhe katedralistë aktualë! Hëpërhë, ndalemi këtu. Konstatimi politik i *Pastorit protestant* për konstatimin politik të "*përgjegjësit për minoritete*" në "*Ekipin e Unitetit*", Z. *Veton Surroin* "*se përderisa nuk ka asnjë shqiptar ortodoks në Kosovë, prandaj edhe nuk mundet të quhet bashkësia fetare Kisha Ortodokse e Kosovës, por vetëm si Kisha Ortodokse Serbe (e Serbisë). Ky është kulmi rezonues i injorancës së një politikani që mbahet për lider në Kosovë (...). Ai e anashkalon aq keq historinë e Kosovës, sikur ai nuk e di se para islamizimit të Kosovarëve ata historikisht kanë qenë të krishterë ortodoksë; madje, çdoherë në Kosovë shqiptarët kanë qenë shumicë e të krishterëve të ritit lindor"* - është kjo shprehje e integritetit dhe e guximit intelektual shqiptar të *Z. Cakiqi*. E vetmja gjë që duhet të theksoj këtu, është fakti se konstatimet e Z. Surroit dalin nga platforma politike e *Qeverisë Çeku*. Këtë e kam provuar vetë, në ditët sapo e mori postin e kryeministrit.

Meqë midis punonjësve shkencorë dhe qeveritarëve shqiptarë gjithandej në periudhën e transicionit nga komunizmi në demokraci dhe nga robëria në liri, është një gji deti pa trapa lidhës, në *Të pamen për Nanën* e një eprori të TMK-së, e para mësuese shqiptare në Drenicë, rastisi të takoheshim me Kryeministrin e sapofronsuar, i shoqëruar nga suita. Dhe, sikur me ra radha t'ia uroja fronsimin, me pak "rrotlla", dhe i shtrova një tufë kërkesash: "*Po shkoni në bisedimet në Vjenë. Mendoj se ato duhet të paraqiten si bisedime kosovaro-ndërkombëtare dhe jo shqiptaro-serbe; të mos pranohen eksterritorialitete të manastireve, por manastiret dhe kishat ortodokse historike të trajtohen si pasuri ortodokse vendore, kosovare, jo nacionale serbe. Të mbështetet qëndrimi shkencor se nuk ka xhami shqiptare, as kishë katolike shqiptare dhe as kishë ortodokse serbe. Perceptimi nacional i tempujve fetarë është edhe antibiblik dhe antikuranor...!"*

Kryeministri, *Zoti Çeku*, në mënyrën më lakonike, me një nënqeshje cinike, goditi këshillat e mia: "*Vetëm edhe kjo na duhet...!*", kurse një "sejmen" i tij, me një arrogancë, shkoi edhe më larg. Ky ishte mësim për mua që të ndjek udhë të tjera, si në *Kohën e Rugovës* - Ndërkombëtarizimin e të vërtetave shkencore me *Letra publike* dhe me *Letra interne* - drejtuar personaliteteve ndërkombëtare dhe drejtuesve të UNMIK-ut.

Nuk qëndron i plotë konstatimi i hirësisë Z. Cakiqi: *"Gjatë kohës së Perandorisë Osmane në Kosovë ka ndodhur rrënimi dhe prishja e shumë kishave katolike, por jo edhe atyre ortodokse".* E para, kisha katolike në Kosovë nuk është më e hershme se pushteti nemanjid. Kishat e para katolike në qendrat zejtare e xehetarie të Kosovës ishin faltore të elementit evropianë: xehetarë, tregtarë, diplomatë etj. Këto kisha do të goditeshin nga *Krisobulat* dhe *Zakonikët* e carëvet nemanjidë, shumë para filleve të Islamit. Fillet e aktivitetit administrativ të Kishës romano-katolike në trojet shqiptare të Tivarit (në territorin e "*Shqipërisë Venedikase")* nisën në fillim të shekullit XII, kurse konsolidimi i Administratës së kishës romano-katolike në Kosovë ndodhi në periudhën e lulëzimit të Perandorisë Osmane në Ballkan, pikërisht në shek. XVI/XVII, nën patronatin e Papatit dhe të Evropës. Kjo është edhe periudha më e fuqishme e autoqefalitetit të *Patriarkisë Ortodokse* të Pejës, që shënoi kurorëzimin e procesit të serbizimit të kishës bizantine në Kosovë dhe zyrta-





rizmin osman të përvetësimit të trashëgimisë fetare e kishtare shqiptare të ritit lindor në trevat shqiptare të administruara nga *Patriarkana e Pejës.*

Të konstatojmë edhe këtë fakt: Deri në fund të shekullit XVII, kur në njëfarë dore mori fund kalimi masiv i shqiptarëve në Islam, me ndërhyrje të Papatit, Rusisë dhe Evropës në çështjet fetare në Perandorinë Osmane, nuk pati as rrënime të kishave ortodokse. Tani, shqiptarët myslimanë ishin ata që rrënuan kishat e tyre ortodokse, me gurët e të cilave aty-këtu bënë xhami, kulla, mure oborresh ose mullinj. Kisha ortodokse institucionale osmane, do të lulëzojë si kishë serbe pakthyeshëm nga pjesa e dytë e shekullit XVIII, përkatësisht gjatë shekullit XIX, gjithnjë nën mbrojtje të pushtetit osman dhe nën patronatin ndërkombëtar shtetëror dhe kishtar ruso-evropian.

Këtu, tashti, e do nevoja t'ia ofrojmë fjalën *Profesor Spahisë*: *"Konvertimi në Islam u diktue nga nevoja për të ruejtë kombësinë shqiptare, për të qenë ndryshe nga serbët dhe grekët dhe jo nga nji krizë ndërgjegjeje në Jezu Krishtin. Ata ia kishin frikën dhe e urrenin popin, që serbizonte, dhe papà-in që i helenizonte, por jo priftin katolik, sepse ky nuk rrekej me i latinizue. Gati gjithë populli shqiptar u ba mysliman. Ky konvertim masiv u dha mundësinë dhe lehtësinë atyne shqiptarëve, të cilët parapëlqyen me mbetë ortodoksë, që të ruenin gjuhën dhe kombësinë shqiptare"* - brenda ledhit territorial islam përkufizues të qenies *Shqipëri Etnike*.

Në shkrimin e *Pastorit* të nderuar hasim, për të parën herë, një koncept shkencor filozofiko-historiografik lëndor: *Metohizë* për dukurinë e pranimit të kantonizimit serb të Kosovës me anë të decentralizimit komunal dhe eksterritorialitetit serb të mbi 35 manastireve dhe kishave ortodokse të Kosovës. Konstatimet se *"Metohizmi (është) strategjia serbe për t'i lënë shqiptarët ardhacakë dhe fundamentalistë"* islamë, në trojet stërgjyshore, është gjedhe aktuale e mendimit politik dhe shkencor shqiptar. Do të mbetet në analet e mendimit shkencor dhe politik konstatimi i Dr. *Fehmi Cakiqit* se koncepti *"metohizëm" ngërthen aspiratën serbe shekullore për përvetësimin e trashëgimisë bizantine-ortodokse në Kosovë dhe gjetkë në trojet shqiptare,* por konstatimit: "*Sot Veton Surroi dhe Lutfi Haziri, me dashje ose pa dashje, janë shndërruar në strategjinë serbe të bërjes së metoheve nëpër Kosovë (...), sufraganë (në kuptimin jopezhurativ por atë klasik; d.m.th. ndihmës i klerit) e këtij procesi",* kur t'i shtohet edhe konstatimi në vijim: "*Trashëgimia kulturore është e gjithë atyre që e kanë krijuar, e gjithë atyre që e kanë zhvilluar, e gjithë atyre që e kanë përdorur dhe e gjithë atyre që e kanë zotëruar, apo pushtuar*" - është mendim politik, etnografik dhe historiografik antologjik.

Mbi këtë amplitudë, *Profesor Miftar Spahija - Thaçi*, do t'i thërriste *UNMIK-ut, Ahtisarit, Kofi Annanit, Grupit të Kontaktit*, sot, me fjalët që ua kishte drejtuar, më 1993, burrave shtetërorë më të rëndësishëm, për *Krizën e Kosovës* dhe *Çështjen shqiptare* të ndërlikuar me dhunë diplomatike ndërkombëtar në *Kongresin e Berlinit*, në *Konferencën e Londrës*, dhe në *Konferencën e Versajës*: *"Shqiptarët nuk kishin një kishë të vetën, autoqefale, që të kujdesej për nevojat e tyne shpirtnore në gjuhën e tyne. Ata duhej t'i thithnin mësimet e Jezusit përmes popit serb ose papà-it grek. Nuk kishte rrugë tjetër. Feja ishte gjithçka në kohën bizantine, në qoftë se njeriu nuk donte të shkëputej nga Zoti dhe të përbuzej nga njerëzit. Shqiptarët duhej të shkonin në kishën serbe që të kuptoheshin prej Zotit. Zoti ishte nga ana e Serbisë. Ai nuk njihte shqipen, por njihte gjuhën greke, serbe, bullgare(...)! Grekët, bullgarët dhe serbët nuk kishin ndonjë arsye me u ba myslimanë. Turqit jo vetëm respektonin fenë e tyren ortodokse, por njihnin, gjithashtu, madje patriarkatet kombëtare respektive: prandaj, pse me u konvertue në Islam? Sot, mburren që kanë ruejtë fenë e vet ortodokse për të marrë lëvdata prej evropianëve dhe amerikanëve dhe, në të njejtën kohë, për të qortue e fajësue shqiptarët, si nji entitet fetar i huej brenda kristianitetit evropian! Si pasojë, ata presin të shpërblehen në dam të viseve shqiptare(...). Sot Serbia po i errëson problemet. Ajo po përzien politikën me fenë me qëllim që të grabisë tokë në dam ose ma fort me vrasjen e popujve dhe kombeve islamë(...). Serbët mburren se janë flamurtarët e kristianitetit evropian kundër Islamit. Sesa beson Evropa a sesa mashtrohet Evropa, kjo asht nji çeshtje e gjakut të përbashkët sllav me Rusinë, e miqësisë evropiane dhe amerikane, e bazueme në interesat strategjike(...). Miqësia me serbët asht nji njollë e zezë në ndërgjegjen e Evropës dhe t'Amerikës. Nuk e vlen të kesh nji mik të tillë, të zhytun në gjak dhe në turp."*

Pastori protestant Dr. Fehmi Cakolli, me të drejtë dhe mbështetje logjike, politike dhe historike, proteston: *"...nacionalizimi i asaj lloj trashëgimie kulturore që s'ka amësi, është vetëm akt i përvetësimit, ashtu sikur pandeh Serbia se të gjitha kishat ortodokse në Kosovë janë serbe (...). Nëse dikush synon që t'i mbrojë kishat ortodokse në Kosovë përmes eksterritorialiteti, atëherë ky do të jetë dëmi më i madh për të ardhmen e këtyre kishave, pasi që përmes izolimit dhe pronësimit të dhunshëm, do të krijojnë çdoherë ndjenja tunduese tek shumica e njerëzve që jetojnë këtu".*

Hirësia e tij, *Cakolli*, e përmbylli shkrimin me plot mesazh që i shkon natyrës së pozitës së tij të udhëheqësit shpirtëror të ungjillorëve: "*Kështu e shohim se çfarë politike po bëjnë sot liderët tanë të quajtur Veton Surroi dhe Lutfi Haziri. Le të lutemi për ta!"* - Unë, megjithatë, do të kërkoja t'i ndalojmë jo vetëm ata, por *Qeverinë kukull unmikiane*, sepse dëmi i aminimeve të saj është më i pariparueshëm sesa shtyrjet e zgjidhjes së statusit konjunktural ndërkombëtar të Kosovës, dhunë kjo ndërkombëtare ndaj *Çështjes shqiptare*, e vetme e mundshme për zgjidhje të drejtë me *Vetëvendosje* të popullit. *Profesor Miftar Spahija* do të kërkonte: "*Serbia le t'i sosë ditët e padenja në mënyrë paqësore, siç i kanë sosë përpara saj disa perandori të tjera!"*

***Prishtinë, 13 dhjetor 2006***

# Islami ndër shqiptarë dhe integrimet Euro-Atlantike

**Mexhid Yvejsi**

### Hyrje

Është mrekulli e mrekullive se si, nën kthetrat e disa perandorive, mbijetuan shqiptarët nëpër mijëvjeçarët.

Mbijetuan shqiptarët nëpër mijëvjeçarët, jo pse ishin të parët apo fituesit, por mbijetuan në saje të Krijuesit.

Krijuesi është shkatërruesi i perandorive. Krijuesi është ndërtues i mrekullive.

Mrekulli e vërtetë është mbijetesa e shqiptarëve në këtë jetë…

### Islami ndër shqiptarët

Me pranimin e Fesë Islame nga shumica e shqiptarëve, shqiptarët jo vetëm që mbijetuan, por edhe shpëtuan. Shpëtuan, sepse nuk u asimiluan; shpëtuan, sepse nuk u shkombëtarizuan. Edhe pse u tkurrën, u rrudhën, u dëbuan, u masakruan, u bënë shkrumb e hi – megjithatë rilindën përsëri. Shpëtuan shqiptarët, sepse nuk u shuan, nuk u faruan…

Islami ndër shqiptarët, për besimtarët, u pranua dje, pranohet edhe sot, si një dhuratë e madhe nga i Madhi Zot. Për këtë dhuratë, çdo besimtar është krenar. Është krenar dhe falënderues ndaj Allahut të Madhnueshëm, i Cili është i vetmi Krijues.

Islami ndër shqiptarët, për besimtarët, u pranua dje, pranohet edhe sot si një bekim i madh nga i Madhi Zot.

Për këtë bekim, çdo besimtar është krenar, çdo mu'min është gati për falënderimin deri në flijim. Dhuratat dhe bekimet janë rezultat i dëgjimit të Zërit të Zotit. Zëri i Zotit, jehona e Tij, ende dëgjohet në vazhdimësi.

Dëgjohet në vazhdimësi, pothuajse, në çdo brezni. Në çdo brezni ka diçka të veçantë në këtë histori…

Ka diçka të veçantë në këtë histori, por ato të veçanta, kryesisht, ndahen në dy kategori: të dukshme dhe të padukshme. Për aq kohë sa ne të kufizojmë vëmendjen tonë tek gjërat e dukshme, materiale, ne kohë pas kohe do të përballemi me ngjarje, telashe dhe situata të ndryshme vazhdimisht, të cilat nuk mund t'i kuptojmë, as t'i shpjegojmë plotësisht…

Gjërat e dukshme janë të përkohshme, kalimtare, të paqëndrueshme. Kurse gjërat e padukshmet janë të vërteta, të qëndrueshme, të amshueshme…

Të vërteta të qëndrueshme, të vërteta të amshueshme, janë fjalët e Faik bej Konicës i cili tha: "Të mos ishte Feja Islame, populli shqiptar do të ishte shumë më tepër në numër, por jo shqiptar…"

Të vërteta të qëndrueshme, të vërteta të amshueshme, janë fjalët e Stavro Skendit, i cili në librin "Historia e Rilindjes Kombëtare", botuar në Universitetin Princtaun në Nju-Xhersi (New Jersey, ShBA), shkruan: "Shqiptarët muslimanë e përbënin shumicën dhe pa ata nuk mund të kishte Shqipëri."

Pra, pa Fenë Islame ndër shqiptarë, ne, shqiptarët, do të ishim më shumë në numër, po jo shqiptarë. Pa shqiptarët muslimanë që përbëjnë shumicën, nuk mund të kishte Shqipëri. Këtë çdokush duhet ta dijë….

### Integrimet Euro-Atlantike

Në jetën publike shqiptare nuk ka fjalë që përdoret më shpesh se fjala Integrim. Në jetën publike shqiptare nuk ka fjalë që shpërdoret më shumë se fjala Integrim. Ky përdorim, ky shpërdorim që po bëhet me fjalën Integrim, bëhet në çdo vend, thuhet nga çdokush, me çdokënd, vend e pa vend…

Nga çdokush, me çdokënd, vend e pa vend, flitet e shkruhet, në të gjitha trojet entike - për Integrimet Euro-Atlantike. Flitet e shkruhet në të gjitha trojet etnike për integrimet Euro-Atlantike, por pa e kuptuar thelbin, esencën, për se janë duke kuvenduar, për se janë duke shkruar…

Terma të tilla si integrimi, procesi i integrimit, vlerat integruese, kushtet e integrimit, janë shndërruar në kryefjalë, që dëgjohen edhe nëpër mëhallë…

Përse ndodh kjo? Mbi të gjitha, Bashkimi Europian, Integrimet Euro-Atlantike, për shqiptarët në trojet etnike, janë shndërruar në idhull, në "tokë e premtuar", një vend i ëndërruar, për çështje, kryesisht, ekonomike-politike…

Por, sa për fillim, ç'do të thotë fjala apo termi Integrim?

Fjalori i Shqipës së Sotme (botuar në Tiranë, 2002, hartuar nga Akademia e Shkencave e Shqipërisë, Instituti i Gjuhësisë dhe Letërsisë), në faqen 509, fjalën Integrim, e shpjegon kështu:

"Lidhje e ngushtë me të tërën, bashkim a shkrirje në njësi të vetme…"

Ky ishte shpjegimi. Por, si duhet kuptuar integrimi?

Këtë e ka shpjeguar bukur Aleksandër Bayer-i, shefi i Zyrës Austriake në Prishtinë, i cili ka deklaruar, në Ditën e Evropës, më 9 maj 2006: "Integrimi duhet kuptuar si rezultat i mençurisë së njerëzve, jo i kokëfortësisë."

Dëshirat e shumicës së shqiptarëve në trojet etnike për integrimet Euro-Atlantike, a duhen kuptuar si rezultat i mençurisë apo i kokëfortësisë? Kjo është pyetja që mund të shtrohet. Pyetjet nuk vdesin, thoshte Neruda.

Në proceset integruese në Evropë, këtu me konceptin "Evropë" përfshihet Perëndimi, Aleanca Atlantike dhe Shtetet e Bashkuara, ka parashikime që pas pesëdhjetë vjetësh, të shkrihen popujt e vegjël dhe të dalin prej përdorimit gjuhët e tyre. Duket se ne, shqiptarët, siç i kemi punët, ndoshta do të jemi të parët… Zoti na ruajttë!

"E ardhmja e Kosovës është në Bashkimin Evropian", kështu është theksuar në Samitin e Selanikut më 2003. Kjo është konfirmuar vazhdimisht nga institucionet dhe përfaqësuesit e lartë të Bashkimit Evropian.

Në një seancë plenare treditëshe në Bruksel (nëntor 2005), Komisioni i Konferencave Ipeshkvore të Shteteve të BE-së, që thonë se përfaqësojnë mbi 65% të qytetarëve të Bashkimit Evropian, krerët e klerit katolik janë shprehur:

"Vendet si Shqipëria, Kosova, Maqedonia, Mali i Zi dhe Ballkani në tërësi, duhet të lidhen me Evropën Perëndimore, sepse kanë vuajtur duke qenë 450 vjet nën sundimin otoman e pastaj në komunizëm."

Këto kërkesa, këto dëshira të mira, të krerëve të Kishës Katolike, Evropa kurrë s'i mori parasysh… Pse?

Sepse,: "Në krizë është "Evropa Politike" jo "Evropa qytetare". Bashkimi Evropian nuk është vetëm çështje poli-



tike", janë shprehur krerët e Kishës Katolike….

Të alarmuar nga rezultatet e referendumit në Francë dhe Holandë rreth ratifikimit të Kushtetutës së Bashkimit Evropian, liderët e BE-së janë zmbrapsur në politikat, të cilat, në vend të transformimit të Ballkanit, propozojnë vetëm menaxhimin e status quo-së.

Në Takimin e Salcburg-ut (mars 2006), Bashkimi Evropian dështoi që të siguronte njerëzit e Ballkanit Perëndimor se është i përkushtuar pakthyeshëm për integrimin e tyre…

Takimi i Salcburgut dërgoi një mesazh, porosi, se BE-ja as nuk është e gatshme dhe as e vullnetshme që të ofrojë prespektivë për antarësim. Pse? Sepse, popullata e vendeve të vogla të Ballkanit është rreth 4 për qind e popullatës së BE-së sot. Kosova ka banorë sa ka Brukseli. Sfida nuk qëndron tek "kapaciteti absorbues", por tek kapaciteti moral i Bashkimit Evropian…

Cili është kapaciteti moral i Bashkimit Evropian? Cila është gjendja shpirtërore e morale e Evropës? Mbi gjendjen shpirtërore dhe morale të Evropës, ka shkruar në numrin e qershorit 2004 të revistës gjermane "Cicero" Kardinali Ratzinger, i cili u zgjodh Papë, më 19 prill 2005, Papa Benedikti XVI, i cili, ndër të tjera, theksonte:

"Perëndimi vuan nga një vetëurrejtje e çuditshme, e cila s'mund të quhet ndryshe përveç patalogjike…Për të mbijetuar, Evropa duhet ta pranojë veten në një mënyrë të re, natyrisht kritike dhe modeste… Një botë pa Zot, nuk ka ardhmëri… Evropa është e sëmurë… Nuk e dimë se si do të zhvillohen gjërat në Evropë në të ardhmen…."

Përderisa Papa shprehet kështu për Evropën, duke thënë se edhe e di që nuk e di si do të zhvillohen gjërat në Evropë në të ardhmen, atëherë duken qesharake çfarëdo deklaratash që bëjnë shqiptarët, në të gjitha trojet entike, për integrimet Euro-Atlantike…!

Për sa u përket integrimeve Euro-Atlanike, ne, shqiptarët, në trojet etnike, jetojmë në dy jetë, njëra jetë reale dhe tjetra virtuale. Shpresën për një jetë më të mirë shqiptarët e mbajnë tek e ardhmja europiane. Por, shpresa është shpresë, ajo thonë se vdes e fundit, por a është kjo shpresë reale apo virtuale?

Sipas hulumtimeve të fundit të "Eurobarometrit" të Komisionit Evropian (mars-maj, 2006), më shumë mbështeten, përkrahen, Maqedonia 49 %, Bosnja e Hercegovina 48 % dhe Serbia 47 % nga evropianët se Shqipëria (33% për, kundër janë 44%...)



Qe dy shembuj, që dëshmojnë se ç'mendojnë qytetarët europianë për pranimin e Shqipërisë në Bashkimin Europian, dhe qytetarët e Kosovës për integrimin në Bashkimin Europian:

Agjencia e Komisionit Europian për Hulumtimin e Opinionit dëshmon se vetëm 33% e qytetarëve europianë përkrahin pranimin e Shqipërisë në Bashkimin Europian…(Rexhep Mejdani, "Eurobarometri dhe barometri shqiptar", "Panorama", Tiranë, 11 janar 2005.) Pra, kaq e vogël është përkrahja dhe kaq e madhe është mospërkrahja e pranimit të Shqipërisë në Bashkimin Europian.

Sipas një hulumtimi të opinionit në Kosovë (mars 2006), të zhvilluar nga grupi "KOHA" si partner implementues i SOFRECO-s, në kuadër të Fushatës Informative Multimediale për ngritjen e Vetëdijes në Kosovë rreth Integrimeve Europiane, nga aspekti i kombësisë, shqiptarët zënë vendin e parë pro antarësimit në BE - me 97.07 për qind…

Por, cilat janë mundësitë e integrimit të Kosovës?

Lidhur me mundësitë e integrimit të Kosovës, i dërguari i sekretarit të Bashkimit Europian për Politikë të Jashtme dhe Siguri, Havier Solana, diplomati suedez për Kosovë, Torbjorn Sohistrom, në një intervistë për KosovaLive, më 20 maj 2006, tha: "Mungesa e statusit të definuar politik e ka penguar Kosovën që t'i gëzojë të gjitha mundësitë e integrimit, mirëpo, koha e saktë se kur do të ecë Kosova drejt Bashkimit Europian, do të varet shumë nga përparimi reformave".

Asgjë nuk mund të kuptohet pa të kundërtën e saj…Pa besim, fe, nuk mund të ketë përparim në Atdhe…Besimi, feja, ka qenë historikisht gjuha më e dobishme për njerëzit, për të folur për gjërat më të rëndësishme…

Besimi përfshin në vetvete identitetin e njerëzve, vendos rregull dhe parime vlerash morale në çdo shtëpi, për të cilat ka shumë nevojë kjo shoqëri…

Si në të kaluarën, ashtu edhe sot, në kohën moderne, bashkëkohore, vetëm aspekti shkencor kurrë nuk do të jetë i mjaftueshëm, sidomos kur jemi duke u përpjekur të kuptojmë se kush jemi, të kuptojmë se si duhet të jetojmë këtu dhe atje ku po synojmë të shkojmë…

Dekarti thoshte: "Nuk është e mjaftueshme të kesh dije, është më e rëndësishme që atë ta shfrytëzosh si duhet". A jemi duke e shfrytëzuar si duhet dijen? Duke qenë se është paragjykimi, mendjengushtësia-, kokëfortësia, lakmia, nga të cilat ne vuajmë më shpesh, më shumë.

Dëshira kaq e madhe e shqiptarëve, kaq e pakufi, për integrim, për antarësim, nga njëra anë, dhe realitetet shoqërore, shpirtërore, arsimore, kulturore, ekonomike, politike, ngado jetojmë në trojet etnike, janë shpesh shumë kundërthënëse, janë shumë marrëmendëse…

Shqiptarët po kalojnë një periudhë të vështirë. Ndryshku moral, gjuhësor, kulturor, shpirtëror, fetar e kombëtar - po përhapet me shpejtësi ndër shqiptarët. Me çdo çmim, me çdo kusht dëshirojmë Integrimet Euro-Atlantike, duke mos menduar fare për interesa kombëtarë, etnikë. Me çdo çmim, me çdo kusht dëshirojmë Integrimet Euro-Atlantike, pa menduar, pa vepruar aspak, së pari, për Integrimet Shqiptare mbrenda trojeve tona etnike…

Aspiratat e djeshme demokratike, po mbyten sot nga iluzionet e Integrimeve Euro-Atlantike. Aspiratat e djeshme kombëtare, po shkelen sot nga politikanët tanë për interesa ndërkombëtarë…

Në Zagreb, në Kuvendin Kroat (korrik, 2003), Kryetari i Komisionit Europian, Romano Prodi, mbajti një fjalim, ku, ndër të tjera, tha: "Mbajini sytë tuaj fort tek interesi i vendit tuaj dhe aspiratat e tij pët t'iu bashkuar familjes së madhe europiane të kombeve."

Edhe ne, si komb, si shqiptarë, duhet t'i mbajmë sytë fort tek interesi kombëtar. Por, interesi kombëtar, pa udhëzim fetar, për ne, në veçanti si shqiptarë, është shkatërrimtar… Edhe nëse një ditë do të integrohemi në Europë, s'duhet harruar se përfundimi i të gjithëve është në gropë… Në gropë, ku do të bëhemi pluhur, hi, të gjithë do të japin llogari… Secili do të japë llogari për shpirtin e tij, do të japë llogari për jetën e tij, ç'bëri për Kosovën, për Çamërinë, për Shqipërinë…

# Monumentet e harruara islame të Medvegjës

**Mr. Qemajl Morina**

Sot është ditë e xhuma, 20 tetor 2006. Xhumaja e fundit e muajit të madhërishëm të Ramazanit. Po bën kohë e mirë. Tri xhumatë e tjera i kisha falur së bashku me kolegët e tjerë në qytete dhe fshatra të ndryshme të Kosovës. Kësaj radhe kisha vendosur të shkoja për ta falur xhumanë e fundit të Ramazanit në Banjën e Siarinës. Në atë pjesë paksa të harruar dhe të lënë pas dore të trojeve tona shqiptare.

Kjo ishte hera e dytë që po vizitoja Medvegjën, andaj nuk kisha emocione të veçanta, përveç kureshtjes se a kishte ndonjë përparim në aspektin e aktivitetit islam, pas vizitës që kishim bërë tre muaj më parë dhe u kishim premtuar atyre njerëzve entuziastë se ne do të jemi me ata dhe do të bëjmë të pamundurën që atyre t'u ndihmojmë së paku në aspektin e jetës fetare islame. Vizitën tonë të parë Medvegjës, të shoqëruar nga disa kolegë nga Lugina e Preshevës, ua kishim bërë më 6 korrik 2006. Vizita në Medvegjë ishte bërë me vendimin e Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës, me qëllim të bashkërendimit të punëve për ringjalljen e jetës fetare islame në atë pjesë të tokës shqiptare, e cila në mungesë të interesimit të duhur nga qendrat e tjera shqiptare, dita më ditë po zbrazej nga popullata shqiptare e asaj ane, për shkak të kushteve të vështira të jetesës dhe perspektivës së munguar për të qëndruar aty. Kjo ishte ndoshta vizita e parë që në mënyrë të organizuar po i bëhej komunës së Medvegjës nga Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës pas sa vjetësh.

Në marrëveshje më Kryesinë e Bashkësisë Islame të Kosovës, Këshilli i Bashkësisë Islame i Preshevës kishte dërguar një imam në fillim të Ramazanit për t'i kryer obligimet fetare në xhaminë e Banjës së Siarinës. Ky vërtet ishte një hap shumë i qëlluar dhe tregonte për seriozitetin e nismës nga ana e Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës.

Në pikën kufitare arrita rreth orës 11$^{00}$. Ashtu siç isha marrë vesh me anë të telefonit, kishte dalë të më priste Sokol Halimi, kryetar i Bashkësisë Lokale në fshatin Tupallë, aktivist i palodhshëm i komunës së Medvegjës. Me vete kisha marrë literaturë islame për t'ua shpërndarë besimtarëve të komunës së Medvegjës, të cilët kanë nevojë të madhe për të. Së bashku me Sokolin, literaturën prej veturës sime e bartëm në veturën e tij. Kisha frikë se kalimi i literaturës mund të na krijonte telashe me organet serbe, por, për fat të mirë, nuk pati asnjë problem. Kaluam pikën kufitare të Kosovës me Serbinë. Fati ynë ishte i tillë që kufijtë shqiptarë, me të gjithë fqinjët tanë, të mos përbëjë ndarjen etnike, siç ndodh zakonisht tek shumë shtete, por ata i ndajnë shqiptarët nga shqiptarët. Për këtë arsye, këta kufij janë shumë të padrejtë, me të cilët shqiptarët nuk u pajtuan asnjëherë dhe bënë çmos që ky realitet i hidhur yni të ndryshojë. Kështu në rrugën për Medvegjë vazhduam ta bënim nëpër fshatra shqiptare, edhe pse ato po dukeshin të boshatisura nga banorët e tyre.

#### Falja e namazit të xhumasë

Meqenëse namazi i xhumasë ishte shumë afër dhe Banja e Siarinës nuk ishte edhe aq afër, Sokoli veturën e tij, edhe pse e vjetër, po e ngiste me një shpejtësi të madhe nëpër atë rrugë të ngushtë me plot leqe. Gjatë rrugës ai më tha se këtë vit muaji i Ramazanit kishte pasur një pamje krejtësisht tjetër nga vitet e tjera. Dërgimi i imamit e kishte ngjallur jetën fetare jo vetëm në Banjën e Siarinës, po edhe më gjerë në komunën e Medvegjës. Xhamia kishte marrë krejtësisht një pamje tjetër dhe e çmoj shumë lart veprim-



*Me rastin e faljes së teravisë në xhaminë e Banjës së Sjarinës*



*Tyrbeja në Medvegjë*

in e Kryesisë së Bashkësisë islame të Kosovës. Pak para orës $12^{00}$ arritëm te xhamia e Banjës së Siarinës. Xhemati të prirë nga imami i ri Elhamiu, po na prisnin. Pasi u përshëndetëm, hymë në xhami. Imami e thirri ezanin dhe filloi falja e xhumasë së fundit të muajit të madhërishëm të Ramazanit. Unë e mbajta hytbenë e xhumasë, në të cilën fola për rëndësinë e muajit të agjërimit, për obligimet që dalin nga agjërimi, si dhënia e sadakai fitrit, si një lloj pastrimi për agjërimin tonë. Në emër të Kryesisë urova që edhe festën e Fitër-Bajramit ta prisnin mirë, por me kalimin e Ramazanit obligimet fetare islame nuk pushojnë; Ramazani vetëm sa na ka kalit që ne të vazhdojmë obligimet tona fetare dhe sjelljet tona, për të cilat na inspiron Kurani gjatë tërë vitit. Myslimani vazhdimisht duhet të jetë në lidhje me Krijuesin e vet e lidhja më e mirë është kur ai është në namaz.

U tregova po ashtu se imami do të vazhdojë punën e vet dhe do të jetë në shërbimin dhe në dispozicionin e tyre edhe pas Ramazanit. Ai do t'i falë pesë kohët e namazit në xhami do të ishte në shërbimin e tyre për t'ua mësuar fëmijëve bazat themelore të fesë islame.

Sokoli më lajmëroi se në kohën e akshamit në xhami do të shtrohej iftari i përbashkët, në të cilin ishin të ftuar shumica e qytetarëve të Medvegjës dhe fshatrave përreth. Edhe pse në fillim isha i mendimit të kthehesha pas faljes së namazit të xhumasë, ndryshova mendje dhe vendosa të merrja pjesë në iftarin e përbashkët dhe faljen e namazit të teravisë. Në namazin e xhumasë ishin të pranishëm mbi tridhjetë xhematlinj moshe të ndryshme, të cilët kishin udhëtuar me dhjetëra kilometra në këmbë për ta falur namazin e xhumasë në Banjën e Sjarinës. Në mesin e tyre ishin edhe Halil Beha nga fshati Ramabajë në moshën 84-vjeçare, i cili kishte udhëtuar në këmbë tetë kilometra nëpër një terren malor; Besart Salihu 14 vjeç nga fshati Tupallë, që kishte udhëtuar 14 kilometra; Rizah Sefedini nga Svirca 8 vjeç, që kishte udhëtuar në këmbë 7 kilometra e shumë të tjerë. Ky takim i më shumë se tre brezave në xhami, kishte një domethënie të madhe, të jepte të kuptoje se të gjithë ata, pa marrë parasysh dallimin në moshë, ishin të etshëm për besimin islam, i cili ishte i ngulitur thellë në zemrat e tyre, gjë që ishte një obligim më i madh për ne si përgjegjës të Bashkësisë Islame për të punuar edhe më shumë në aspektin e thellimit të vetëdijes islame në zemrat dhe mendjet e atyre besimtarëve. Ky është një obligim shumë i madh, nëse nuk e kryejmë ashtu si duhet, do të jemi përgjegjës para Zotit të Madhërishëm si dhe para këtyre besimtarëve.

### Vizita e tyrbes në Medvegjë

Në vizitën e parë që i bëmë Medvegjës, për shkak të angazhimeve të shumta, nuk patëm mundësi të vizitonim tyrben e Medvegjës. Kësaj radhe kisha vendosur ta vizitoja, prandaj, pasi falëm xhumanë, shoqëruar nga z. Rexhep Abazi, mësues në shkollën e Tupallës, kryetar i Partisë Lëvizja Demokratike për Integrim në Medvegjë dhe një aktivist i dalluar edhe në lëmin e jetës fetare në komunën e Medvegjës, vendosëm të shkonim deri në qytetin e Medvegjës për ta vizituar teqenë, e cila pothuajse ishte i vetmi monument i mbetur i trashëgimisë islame në këtë qyetet. Xhamia, që ndodhej në qendër të Medvegjës, menjëherë pas Luftës së Dytë Botërore ishte rrënuar dhe mbi temelet e saj ishte ngritur ndërtesa e komunës. Teqeja, po ashtu ishte rrënuar, por në kadastër evidencohej si pronë myslimane. Andaj, pas ndryshimeve që kanë ndodhur në Luginën e Preshevës pas luftës së UÇPMB-së edhe në Medvegjë, kishin kërkuar që prona e teqesë të lirohej dhe t'i jepej në pronësi Bashkësisë Islame për ta qeverisur. Teqeja gjendej në qendër të qytezës; shqiptarët e kishin pastruar dhe kishin rrethuar oborrin e saj. Aty gjendej varri i një shehu, por i pambrojtur, ashtu siç janë zakonisht varrezat nëpër teqe. Sipas Rexhep Abazit, hapi i ardhshëm do të jetë ndërtimi i teqesë në vendin e saj ku ka ekzistuar më parë. Të dhënat rreth historisë së kësaj teqeje dhe baballarëve të saj, janë shumë të pakta. Por, pozitive është se teqeja tregon se Medvegja me rrethinë, në të kaluarën ishte shqiptare dhe islame, për se lypset një angazhim edhe më i madh për rindërtimin jo vetëm të teqesë por edhe të xhamisë së Medvegjës. Në këtë aspekt, aktivistët që jetojnë në Medvegjë, lypset të bëjnë trysni tek organet komunale për të marrë lejen, sepse kjo

është në pajtim të plotë me normat elementare të të drejtave të njeriut, për se është obliguar qeveria e Serbisë. Në anën tjetër, medvegjasit, të cilët jetojnë jashtë vendlindjes së tyre, qofshin ata në diasporë, në Kosovë, Serbi a në vende të tjera, janë të obliguar që aksionet e tilla t'i ndihmojnë në aspektin financiar, sepse Medvegja është vendlindja e tyre dhe është obligimi i tyre që të investojnë në rindërtimin e trashëgimisë së tyre islame, ashtu siç veprojnë të gjithë popujt e civilizuar. Me këtë do t'i rikthehej Medvegjës identiteti i saj shqiptaro-islam.


*Pamje nga gjurmët e teqesë së Lebanës në Serbi dëshmojnë për prezencën e shqiptarëve në ato troje*

### Vizita e Tyrbesë së Madhe afër Lebanës

Pas vizitës së teqesë së Medvegjës, z. Rexhepi më njoftoi së në afërsi të qytetit të Lebanës, i cili gjendej 20 kilometra larg nga Medvegja, gjendej "Tyrbja e Madhe", "Tyrbja e Kuqe" e Rasuhaqes. Edhe pse ishte ditë ramazani dhe dëshiroja që sa më shumë kohë të kaloja në biseda me banorët e Medvegjës, megjithatë ky ishte një rast i rrallë që duhej ta shfrytëzoja, për se vendosëm të shkonim për ta vizituar Tyrben e Rasuhaqes në afërsi të Lebanës. Lebana është qyteti më i afërt i Leskocit. Rruga deri në Lebanë, ndonëse një terren malor, ishte e mirë. Shumë të rralla ishin veturat që mund t'i takonim që vinin nga drejtimi i kundërt. Qyteti shtrihej në luginën e lumit me të njëjtin emër, i rrethuar me kodra nga të gjitha anët. Në rrugën tonë për në fshatin Krivaçë, ku gjendej Tyrbja e Madhe, kaluam në një skaj të qytetit pa hyrë në të. Edhe pse shumë rrallë mund të shihje njerëz rrugëve, fusha ishte punuar në tërësi. Të gjitha arat ishin të punuara. Bujqit e vyeshëm dukeshin nëpër ara duke kryer punët e vjeshtës. Në rrugë për në Tyrben e Madhe mendoja se vetëm 128 vjet më parë, gjatë viteve 1878-1879, shumica e këtyre fshatrave do të kenë qenë të banuara nga shqiptarë. Në secilin fshat asokohe kishte së paku nga një xhami, mejtep, medrese apo ndonjë teqe. Sikur të lejohej hulumtimi i varrezave dhe ndërtesave të vjetra, do të zbuloheshin sa e sa të dhëna për të parët tanë. Duke qenë i thelluar në mendime, kur ne kishim arritur në një kodër, ku shtëpitë e fshatit më të afërt ishin afër peseqind metra, vërejta se z.Rexhepi po kërkonte një vend të përshtatshëm për ta parkuar veturën e tij në atë rrugë fshati.

Zbritëm nga vetura dhe u nisëm në drejtim të një mali të rrethuar nga të gjitha anët me ara të punuara mirë. Pasi ecëm vetëm dy-treqind metra, në mes të malit pamë një ndërtesë që ishte gjysmë e shkatërruar nga dhëmbi i kohës. Prej ndërtesës së ndërtuar mirë prej gurësh, tash nuk kishin mbetur veçse katër muret anësore. Brenda saj shiheshin tri varre të vjetra. "Kjo, - tha z. Rexhepi, - është Teqeja e Rasuhaqes. Dihet se është ndër teqetë më të vjetra në këtë anë. Në të kanë shërbyer sheh Junuzi dhe sheh Alia, për të cilin thuhet se është djegur në vitin 1941".

Aty qëndruam afër gjysmë ore. Kënduam "Fatihanë" për shpirtrat e atyre të vdekurve që prehen në atë vend, dikur të banuar me besimtarë të besimit islam dhe Teqeja e madhe gumëzhinte nga lutjet dhe ziqri i dervishëve të saj të shumtë. Ndërsa, në atë vend sot mbretëron një qetësi e plotë. Ajo vizitohet shumë rrallë nga ndonjë vizitues rasti, siç ishim ne. Teqeja, me kalimin e kohës dhe e lënë në mëshirën e kohës, pothuajse ishte shkatërruar në tërësi. Vërtet ato momente të shkurtra ishin momente pikëllimi të thellë. Mora shumë fotografi. Një film të tërë. Pothuaj ky ishte ngushëllimi i vetëm për mua. Çdo kënd, çdo gur i Tyrbes së Madhe kishte një histori më vete. Në një mënyrë a në një tjetër, aty pasqyroheshin e kaluara, e sotmja dhe e ardhmja jonë.

Dielli ishte në rrugën e tij për të perënduar. Deri në kohën e iftarit kishte mbetur edhe pak kohë. Neve na duhej të ndaheshim nga Tyrbja e Madhe, të përshëndeteshim me varrezat dhe gurët e teqesë, që nuk flitnin, po që në vetvete sikur thoshin: "Ju lutemi, së paku na vizitoni e mos na lini kështu të vetmuar"!

*Bisedë me kryetarin e Qendrës Islame në Tokio Dr. Salih Samaraj*

# Islami në Japoni

**Qeveria japoneze vërteton se myslimanët janë komuniteti më i qetë dhe më së paku problemor. Shumë hulumtues janë angazhuar lidhur me çështjen e myslimanëve në Perëndim, sidomos pas ngjarjeve të 11 shtatorit 2001, në ShBA, po ç'është bërë për gjendjen e myslimanëve në Lindje, gjegjësisht në Japoni? Dr. Salih Mehdi Samaraj, kryetar i Qendrës Islame në Japoni, pohon në këtë bisedë për revistën "Wajul Islami", se myslimanët në Japoni janë me një mijë të mira, si u shpreh ai. Dhe se ata janë shumë të respektuar nga populli dhe Qeveria Japoneze.**

**Japonezët duket se janë populli më i afërt me Islamin në rruzullin tokësor, si me kulturë po edhe me tradita shoqërore. Dhe se ata janë të etshëm të dinë edhe më shumë për Islamin. Kalimi i japonezëve në Islam është në rritje të vazhdueshme.**

**Problemi me të cilin përballen myslimanët momentalisht, është si ta përgatisin (fetarisht, - shën. i përkthyesit) komunitetin si pjesëtarë të gjeneratës së dytë të myslimanëve, ngase medrese për mësime islame nuk ka. Kjo është intervista:**

*Për fillim, sa është numri i myslimanëve në Japoni, kur jemi në vitin 1423 h., dhe sa është numri i japonezëve myslimanë?*

Nuk ka statistika të prera për ta. Në Japoni ka më shumë se 100 shoqata islame dhe dhjetëra, nëse nuk janë qindra, xhami e vende të provizuara për faljen e namazit. Nëpërmjet këtyre shoqatave e xhamive hyjnë për çdo ditë një numër bukur i madh i japonezëve në Islam. Mandej kemi edhe një mënyrë tjetër të përqafimit të Islamit. E ajo është nëpërmjet turizmit, ngase diku 17 milionë japonezë në vit dalin jashtë vendit. Prej tyre përqafojnë Islamin në ato shtete islame që vizitojnë. Ka prej tyre që hyjnë në Islam në Europë dhe në ShBA; sipas asaj që na arrin në Qendrën Islame nëpërmjet postës elektronike, ka mijëra japonezë që dëshirojnë njohuri për Islamin, dhe kërkojnë të pajisen me libra islamë në gjuhën japoneze.

Statistikat thonë se numri i japonezëve që kanë kaluar në Islam, është afro 100 mijë e më shumë, kurse myslimanët jojaponezë arrijnë shifrën 300 mijë e më shumë. Këta numra janë, të përafërt...

*Çfarë raportesh ka populli japonez me myslimanë? Dhe si e shikojnë Islamin japonezët?*

Populli japonez është populli më i afërt i botës me Islamin. Qytetarët japonezë e respektojnë këtë fe dhe në të shohin zakonet e tyre të vjetra. Gjithashtu populli japonez përfaqëson një etikë të lartë dhe cilësi fisnike, shoqëri ku Islami arrin vendin e merituar, e, kur do Allahu ta udhëzojë një popull a individ, ai e përqafon këtë fe që e ka pëlqyer, sidomos populli japonez, i cili posedon cilësi rrënjësore, i ka trashëguar nga liderët e tyre-kalorësit e njohur historikisht me emrin *Samuraj*.

Cilësitë e kalorësit japonez-*Samuraj*, pëlqejnë më shumë mësimet e Islamit. Dhe nga parimet e tij është se *Samuraji*: nuk harron të mirën, largohet nga verërat, gratë, të ngrënët tepër, respekton prindërit, nuk i kundërshton ata pa marrë parasysh se ç' i bëjnë atij. Mandej, Samuraji i pastron duart e këmbët në mëngjes e mbrëmje, po edhe pastron tërë trupin. I kushton rëndësi pastërtisë së trupit, në përgjithësi. E largon shikimin nga ato gjëra që nuk i interesojnë dhe nuk flet për to.

Gjithashtu nga cilësitë e Samurajit është të bëjë vepra të mira dhe ajo që është e pranuar, largimi nga bimët dhe gjërat e shëmtuara, të jetë besnik - të mos frikësohet se po i zbulohet ndonjë e keqe, të mos frikësohet prej njerëzve. I jep rëndësi mësimit, arritjes me anë të mësimit, e shfrytëzon kohën maksimalisht. Të jetojë me nder, të mos i mundojë të tjerët, të mos jetojë në kurriz të të tjerëve dhe të mos zgjedhë shoqërinë e keqe.

Në të vërtetë, japonezët janë populli më i interesuar për t'i shtuar njohuritë për Islamin, saqë edhe qendra vuan nga mungesa e madhe e librave dhe literaturës islame në gjuhën japoneze. Kjo mungesë e literaturës është si rezultat i shtimit të kërkesave në vazhdimësi nga ana e popullit japonez.

### Populli e nderon Islamin

*Si e shihni pranimin e Islamit nga ana e popullit japonezë në rrafshin apo në nivelin individual?*

Në nivelin individual është super, kemi shembuj të shumtë të na drejtohen qytetarët japonezë për njohuri më të thukëta për Islamin, p.sh.: Na ka shkruar neve në qendër një person që kishte studiuar Islamin dhe kishte ardhur në përfundim ta përqafojë atë. Ai pyet, a (duhet) të mësojë si të falet namazi para se të shprehë shehadetin, apo të shprehë atë, e pastaj të mësojë namazin? Dhe a është syneti i nevojshëm?! E nëse është i nevojshëm, a duhet të jetë mjeku (që bën synetin-shën. i përkthe.) mysliman? Nëse nuk kërkohet të jetë mjeku mysliman, jam i gatshëm ta bëj atë në cilindo spital më të afërt.

Një japoneze na shkruan dhe thotë se e ka studiuar Islamin dhe është duke



përgatitur temën për ta mbrojtur. Kjo temë i ka pëlqyer shumë asaj, andaj studentët e Universitetit ku ka studiuar ajo, do t'i thërrasë në Islam në mënyrë shkencore. Mandej thotë: Ndalimi (i mishit) të derrit është bërë për shkaqe shëndetësore…, ka shumë gjëra në Islam që i ka vërtetuar shkenca, andaj me ato gjëra mund t'i ftoj studentët e Universitetit tonë në Islam?!

Një tjetër qytetar japonez paska vizituar Kudsin (Jerusalemin) dhe Gazën, para dy vitesh dhe paska pëlqyer Islamin. Kur u kthye në vend, në qytetin Kujitu, ra në kontakt me një thirrëse japoneze, e quajtur Ziba Kumi, dhe mësoi gjërat elementare të Islamit.

Një student japonez, në vitin e dytë të Universitetit në qytetin Kijoto, i ka bërë vizitë njëjavëshe Turqisë; edhe ky paska pëlqyer Islamin. Pasi është kthyer nga Turqia, ka ardhur në qendër, ka lexuar disa libra që disponojmë ne, dhe ka rënë në kontakt me motrën, siç e quajnë ata, Ziba Kujizumin, dhe e pranoi Islamin. Fatime Nakasumi, një e re japoneze studion në Berd Ford në Angli, ka qenë krishtere dhe rastësisht është takuar me një vajzë myslimane, me origjinë pakistaneze, dhe pranoi Islamin, u mbulua (ashtu siç kërkon Islami), edhe pse është në Angli. Ajo do të kthehet në Japoni, posa t'i përfundojë studimet.

Victoria ruse, na shkruan se brenda Japonisë dëshiron të informohet për ndonjë bankë islame, që t'i deponojë të hollat e saj në të, e sa më larg nga kamata. Ajo është e martuar me një japonez mysliman. Unë thashë: "Pas 70 vjetësh sundimi të komunizmit, shohim se rusja përqafon Islamin, dhe do të deponojë atë që disponon, në një bankë që nuk punon me kamatë?! Kjo është mrekullia e Islamit." Një letër që na ka ardhur nga një fqinje e xhamisë në Tokio, pasi e ka ftuar atë në Islam, një aktivist mysliman në një mëngjes; këtu shihen ndjenjat e popullit japonez, ajo thotë: Unë jam rritur që nga fëmijëria, në një shtëpi afër xhamisë së Tokios…, shkëlqimi i kubesë së xhamisë, sidomos kur i binte dielli para perëndimit, gjithnjë më ka mahnitur…., dhe sa herë e shikoja, ndieja një gëzim dhe kënaqësi (në zemër)".

Kësi shembujsh na përsëriten çdo ditë, si në qendër, ashtu edhe në Institutin arabo-islam, po edhe në xhami në Tokio, ose në xhaminë në Kubi, apo në të gjitha shoqatat islame. Në realitet, ekzistimi i shumë tubimeve në Japoni, është një rast i mirë për myslimanët e rinj, që të mësojnë jetën dhe parimet islame.

### Llojshmëria e myslimanëve

*Si është gjendja momentale e myslimanëve në Japoni, si është ndarja e tyre (si ndahen), çfarë soji janë dhe si është thirrja e tyre në vend?*

Gjendja e myslimanëve japonezë, i ngjan kohës së myslimanëve të parë, që quhet koha mekase. Myslimanët e parë ishin individë në qytete dhe fshatra të Xhezires Arabe. Çdonjëri e mban fenë e tij, në vendin e vet, prej tyre kishte që e fshihnin fenë e tyre, po kishte edhe që e shfaqnin haptazi, edhe pse maltretoheshin për atë besim, kishte edhe të tillë që thërrisnin në besim pavarësisht nga maltretimet, derisa u dha leje Allahu të shpërnguleshin në Medinë. ( Këta bëjnë përjashtim, ngase nuk maltretohen kudo që janë në Japoni).

Myslimanët në Japoni janë të shpërndarë tani ndërmjet ishullit "Hokaido", në veri në Japoni, deri tek ishulli i vogël, në ishujt "Okinava" në jug, afër "Tajvanit". Prej lindjes më të largët në Tokio, deri te perëndimi më i largët në Kanazava dhe Shemjani Tuturi. Myslimanët në Japoni mund t' i klasifikojmë në disa grupe:

Së pari: myslimanët japonezë (autoktonë), ata janë të shpërndarë nëpër shoqatat e tyre të veçanta, sikur është shoqata e "myslimanëve japonezë", e cila është themeluar në vitin 1957 m., ose në shoqata të përziera që u bashkohen studentët myslimanë dhe myslimanët e jashtëm, të cilët janë me qëndrim të përkohshëm në Japoni. Këta janë të përhapur në mbarë Japoninë. Ka prej tyre shumë aktivë në përhapjen dhe mirëqenien islame. Shumica e tyre janë myslimanë me origjinë japoneze, të cilët kanë 15 faqe elektronike në gjuhën japoneze, nëpërmjet të cilave ftojnë në Islam.

Së dyti: myslimanët e shpërngulur (nga vendet e tyre), në fillim ata kanë ardhur në Japoni, nga komuniteti indian, para pavarësisë, d.m.th. kanë ardhur në fund të shekullit XIX, janë marrë me tregti…; komuniteti më i theksuar është ai indonezian. Ata kanë medrese dhe xhaminë në Tokio. Numri i të shpërngulurve shtohet që nga vitet '80, nga vende të ndryshme. Shumë prej tyre kanë marrë qëndrim të përhershëm, pasi janë martuar me japoneze…, ka edhe një shtytje të re, e ajo është martesa e japonezëve pasi të pranojnë Islamin, me myslimane, shumica e të cilave vijnë nga Indonezia, Malajzia, Filipinet, por ka edhe arabe myslimane. Rasti më i freskët (kur po flasim), është martesa e një japonezi, që pranoi Islamin, me një ruse myslimane.

Së treti: studentët myslimanë të ardhur nga shtete islame: shumica e tyre janë nga Indonezia, Malajzia, Pakistani, Bangladeshi, pastaj nga shtete arabe, Turqia, Irani dhe Afrika. Këta studentë, në bashkëpunim me myslimanët japonezë dhe me myslimanë të tjerë, kanë bërë vendtubime të përbashkëta, dhe xhami të improvizuara ( kanë marrë lokale me qira), në qytetin Jokimun. Kohët e fundit kanë filluar të ndërtojnë xhami të forta në posedim të tyre. Këto institucione, vlen të përmendet se kanë bërë edhe frigodhoma për shitjen e mishit *hallall*. Dhe, së fundi, studentët arabë, shumica e të cilëve janë egjiptianë, kanë siguruar një vend për namaz, në vendin ku qëndrojnë, në periferi të Shitomisatos.

Këta studentë të vyeshëm kanë organizuar edhe shkuarjen në Haxh nga Japonia.

Së katërti: praktikantët që vijnë në trajnime nga vende islame: në Japoni vijnë për trajnime të ndryshme, një numër i madh në periudha prej disa javësh deri në një vit. Këta trajnues kanë nevojat e veta të përditshme; prej tyre kërkojnë: njohje për ushqim hallall, për kohët e namazit (sipas vendit ). Prej tyre ka që bëjnë pyetje dhe mësojnë për Islamin. Këta trajnues luajnë rol të madh në njohjen e fesë islame.

Së pesti: tregtarët dhe turistët: lidhjet tregtare ndërmjet Botës Islame dhe Japonisë janë të vjetra, po edhe të vazhdueshme. Kjo tregti dhe turizmi reciprok, luan rol në njohjen dhe përhapjen e Islamit.

### Problem përbëjnë gjenerata e dytë dhe varrezat

*Sipas mendimit tënd…, cili është problemi me të cilin përballen myslimanët momentalisht në Japoni?*

Nga problemet më të rëndësishme janë bijtë dhe bijat e gjeneratës së dytë, shumica e të cilëve janë nga martesat e përziera: të huajt me japoneze dhe e kundërta: myslimanet e jashtme me japonezë myslimanë… Mësim të detyrueshëm dhe themelor, për fat të keq, nuk ka, d.m.th. nuk ka asnjë medrese islame në Japoni! Në anën tjetër, ka mijëra myslimanë. Nëse nuk u sigurohet disi mënyra e mësimit të fesë islame, nuk ka dyshim se ata kanë për t'u shkrirë në shoqëri joislame.

Këtë na e tregon, nëse një pakistanez ose bangladeshas dërgon gruan e tij japoneze dhe fëmijët në vendin e tij për të mësuar diçka nga feja, për shkak të dallimit midis standardeve ekonomike dhe shoqërore ndërmjet Japonisë dhe vendit të tij, paraqiten shumë probleme. Ndoshta shkaktohet rrënimi i jetës bashkëshortore. Lidhur me këtë problem të ngutshëm, duhet bërë çmos që të tejkalohet kjo gjendje.

Nëse e tejkalojmë këtë situatë, d.m.th. i ofrojmë kësaj gjenerate mësime të shëndosha islame, këta do të jenë bartës dhe paraqitës të Islamit tek populli japonez edhe më mirë se nga ne, ngase këta janë shtetas japonezë dhe gjuha e



tyre është japonishta, e këta janë dy faktorë të rëndësishëm.

Në këtë drejtim jemi duke punuar; Qendra Islame ka blerë truall në afërsi të xhamisë qendrore në Tokio, për këtë qëllim. Aty do të ngrihet një medrese islame, që do të jetë e para në Japoni. Ndërtimi i saj jo vetëm që do të plotësojë nevojat e domosdoshme për myslimanë, por edhe do të thyejë murin, për se flitej se nuk është e mundur të ndodhë kjo gjë, sikur që kanë eliminuar pengesën me ndërtimin e xhamive në Japoni (jo që kanë pasur ndonjë pengesë nga shteti, po bëhej fjalë për pesimizmin e myslimanëve).

*Sa i përket nivelit të jetesës, a ka ndonjë shqetësim që vuajnë myslimanët në Japoni?*

Një ndër problemet që kanë myslimanët, është si t'i varrosin të vdekurit në mënyrë të ligjshme dhe në varreza të ligjshme, sidomos meqë myslimanët shtohen dita-ditës,… varrimi në varrezat e tanishme "Inzan", që i menaxhojnë vëllezërit tanë - Shoqata e myslimanëve japonezë, kushton bukur shtrenjtë (2 milionë Yeni japoneze), më shumë se 10 mijë $ amerikanë;…kjo është një shumë e madhe, por atje ka filluar një iniciativë tash që të blejnë një hapësirë tjetër për varreza dhe t' i varrosin të vdekurit myslimanë pa pagesë. Për këtë qëllim tashmë ka filluar aksioni për grumbullimin e të hollave vullnetarisht nga bijtë e këtij komuniteti.

*Dhe në fund: Si sillet Qeveria Japoneze me komunitetin mysliman?*

Qeveria Japoneze jep liri të plotë për myslimanët në Japoni, kujdeset dhe ka dëshirë të thellojë mirëkuptimin me Botën Islame, duke filluar nga ministri i jashtëm për të përfunduar tek polici, qoftë i thjeshtë apo me grada policie. Ai (polici) është i pari që bashkëpunon me myslimanët, qofshin individë apo grupe.

Qeveria Japoneze ka bërë një studim për të huajt, dhe në fund ka përfunduar se myslimanët janë komuniteti më i qetë dhe me problemet më të pakta.

Vërtet japonezët – qeveri e popull, meritojnë mirënjohje dhe nderim. Posa të dëgjojnë fjalën Islam, shprehin respekt të thellë dhe qetësi për këtë fe…, dhe jo vetëm kaq, po shprehin keqardhje -myslimanë e jo myslimanë- për vonesën e arritjes së Islamit në vendin e tyre, deri në fund të shekullit XIX, në kohën kur tashmë kishte arritur në Kinë dhe Filipine.

*Si ka depërtuar Islami në Japoni?*

Agoi drita e Islamit nga Xhezira Arabe, Lindje dhe Perëndim në botë, mirëpo arritja e tij në Japoni u vonua deri në fund të shekullit XIX, siç është përmendur më parë, në kohën e rilindjes japoneze. Në atë kohë shteti osman dhe ai japonez kishin marrëdhënie të ngushta në të gjitha sferat. Shkëmbenin edhe delegacione nëpërmjet vizitave të ndryshme. Një nga ato vizita është vizita ushtarake që pati dërguar në Japoni, i ndjeri Sulltan Abdulhamidi II, në vitin 1890, me flotën "Ali Tugrull". Në të kishte më shumë se 600 oficerë dhe ushtarë osmanë. Pasi kreu punën e vet, Perandori japonez priti admiralin e flotës osmane, Osman pashën. Vizita u krye me sukses, bëheshin gati për t'u kthyer, ende ishin në brigjet e Detit japonez, jo larg Osakos, ku papritmas u ngrit një furtunë dhe aty ranë dëshmorë 550 ushtarakë dhe ushtarë, në mesin e të cilëve vëllai i sulltanit Osman, dhe komandant i flotës Osman pasha.

Kjo ngjarje i tronditi të dy palët, ata u varrosën në tokën japoneze. Aty është ngritur një muze dhe, deri në ditët tona, bëhet një lloj manifestimi përkujtimor për rënien e këtyre dëshmorëve. Manifestimi bëhet nga japonezët dhe nga turqit në çdo 5 vjet. Kjo tregon sinqeritetin e japonezëve.

Në shenjë përkujtimi, një vit pas ngjarjes, një gazetar i ri japonez, i quajtur Ushta Runuda, mori një aksion për të mbledhur ndihma nga Japonia, për familjet e dëshmorëve osmanë dhe, pasi mblodhi një shumë të hollash, qe nisur për në Stamboll, u dorëzoi ndihmat pushtetarëve osmanë. Atë e priti edhe sulltani osman, Abdylhamidi II. Gjatë qëndrimit të tij në Stamboll, ai qe takuar për herë të parë me një mysliman anglez, që quhej Abdullah Giljam, nga qyteti Liverpul. Dhe, pas një bisede të gjatë me të, gazetari japonez pranoi fenë islame, ndërroi emrin nga Ushta në Abdul-Halim. Kështu pra, Abdul-Halim Nuda, konsiderohet myslimani i parë japonez.

Pastaj atij iu bashkua Jamuda, i cili arriti në Stamboll në vitin 1893, duke bartur edhe ky ndihma për familjet e dëshmorëve. Sulltan AbdylHamiti kërkoi prej tij t'ua mësonte oficerëve osmanë gjuhën japoneze. Pasi kaloi në Islam edhe ky, mori emrin mysliman Halil ose Abdul-Halil; ky ishte myslimani i dytë japonez.

Myslimani i tretë japonez është Ahmed Riha, që ishte i krishterë dhe merrej me tregti. Me një rast ai vizitoi Bombein e Indisë, në vitin 1900, e tërhoqi pamja e jashtme e një xhamie, hyri në të, dhe, pa dalë prej xhamie, u bë mysliman. Pasi u kthye në Japoni, u bë thirrës për Islamin, mori pjesë në përkthimet e Kuranit në gjuhën japoneze, dhe merrej me aktivitete të ndryshme në të mirë të Islamit. Tregtarët myslimanë nga India filluan të vendoseshin për të banuar në Tokio, Jokohama, Kubi etj. Ky ishte komuniteti i parë mysliman, që u vendos në Japoni.

Pastaj filluan vendosjet e myslimanëve në Japoni, gjatë tërë kohës, deri më sot, nga shtete arabe e islame, dhe kështu edhe u përhap Islami në të gjitha pjesët e Japonisë.

*Bisedën e zhvilloi:*
***Abdurrahman Seadi***

*Përktheu nga arabishtja:*
***Bajrush Ahmeti***

*KBI i Malishevës*

# Këshill në konsolidim e sipër

### Disa të dhëna për historikun e Malishevës

Malisheva kishte filluar të ndërtohej qysh para dy shekujsh. Në fillim, siç mendohet kishte pesë shtëpi. Pozita e mirë gjeografike, në territorin e Kosovës dhe në regjionin e Llapushës në veçanti, filloi të ndërtohej nga popullata e ardhur nga vendet përreth saj. Malisheva në vitin 1988 kishte fituar statusin e komunës, që u pezullua përsëri pas 3 vjetësh, për t'iu kthyer prapë në vitin 1999-2000; ajo tani është e njohur si komunë edhe nga organet kosovare dhe ka rreth 2400 banorë.

### Disa të dhëna për historikun e Këshillit të BI-së të Malishevës

"Megjithëqë jeta dhe aktiviteti fetar në rrethin tonë është i hershëm apo që nga ardhja e Perandorisë Osmane në këto troje, e kjo dëshmohet më së miri me xhamitë që në këtë rreth janë mjaft të hershme (dy xhamitë e para në komunën tonë janë të shekullit XVI - xhamia e Maralisë (1528), xhamia e Ngucatit (1530)), këshilli i Bashkësisë Islame të Malishevës është ndër këshillat më të ri të themeluar nga Kuvendi i Bashkësisë Islame të Kosovës apo më konkretisht, Këshilli i Bashkësisë është themeluar më 17 korrik 2000. Deri në këtë kohë territori i këshillit tonë ka qenë i ndarë në tre këshilla: KBI i Rahovecit (në të cilin kanë qenë këto xhami: xhamia e Astarzubit, xhamia e Pagarushës, xhamia e Shkozës dhe xhamia e Maralisë); KBI i Therandës (ish-Suharekë) (në kuadër të të cilit kanë qenë: xhamia e Bellanicës, xhamia e Banjës, xhamia e Ngucatit dhe xhamia e Kravasarisë); ndërsa në kuadër të KBI-së të Pejës kanë qenë: xhamia





*Xhamia më e madhe në komunën e Malishevës është xhamia e Astrazubit, që ka përmasat 19,20 metra gjatë dhe 11 metra e gjerë.*

e Bubavecit dhe xhamia e Vërmicës" - na tha në fillim kryetari i KBI-së të Rahovecit, Xhevat ef. Kryeziu, i cili vazhdoi:

"Kjo ka arsyen e vet, sepse edhe komuna e Malishevës është themeluar vetëm në vitet '80, të cilën e suspendoi administrata e dhunshme serbe në vitet '90. Vetëm pas luftës, me krijimin e rrethanave të reja në Kosovën e lirë, Malisheva rifitoi përsëri statusin e komunës. Tani Këshilli i Bashkësisë Islame veprimtarinë e vet e zhvillon në territorin administrativ të komunës së Malishevës, ku kemi 13 xhami, në të cilat zhvillojmë aktivitetin sipas rregullave dhe dispozitave në fuqi të Bashkësisë Islame të Kosovës".

### Prona e vakëfit

Lidhur me interesimin tonë për vakëfet e KBI-së, Xhevat efendiu thotë:

"Ne si këshill nuk kemi prona që na sjellin të hyra. Këshilli i Bashkësisë Islame i Malishevës, në pronësi kemi 40 hektar tokë në të gjitha xhamitë, që kryesisht janë oborre të xhamive dhe vende të varrezave. Këto prona nuk sjellin fare të hyra për KBI-në".

Më tutje, Xhevat efendiu sqaron: "Mirëpo mendoj që në të ardhmen të krijojmë vakëfe që sjellin të hyra, që të krijohen mundësi për të zhvilluar aktivitetin tonë në kushte më normale. Aq më tepër kur jemi një këshill në konsolidim e sipër".

### Centralizimi sfida e parë e këshillit

Pyetjes sonë se sa të hyra realizojnë nga anëtarësia, kryetari i KBI-së të Malishevës, Xhevat Kryeziu iu përgjigj:

"Ne si këshill, edhe shtatë vjet pas formimit, ende nuk kemi arritur të bëjmë unifikimin e pagesës së anëtarësisë në nivel të këshillit, e për këtë kanë ndikuar disa faktorë. Së pari mungesa e traditës së organizimit, pastaj hezitimi i disa imamëve etj., mirëpo jemi në përgatitje e sipër të planit për unifikimin e pagesës së anëtarësisë në nivel të këshillit, në ç'mënyrë do të krijojmë një bazë të



Xhevat ef. Kryeziu - kryetar

mirë për të hyra në këshill. Mendojmë se me centralizimin e anëtarësisë, do të përmirësohet sado pak gjendja e rëndë financiare. Prandaj, centralizimi i anëtarësisë është sfida e parë e këshillit me të cilin do të përballemi së shpejti dhe presim të dalim me sukses".

## Këshilli aktual i Bashkësisë Islame i Malishevës

*(drejtuesit)*
- Xhevat Kryeziu
- Selim Paçarizi
- Ymer K. Hoxha
- Bujar Bytyçi
- Vebi Kryeziu
- Behar Gashi
- Ymer I. Haxhiu

*Punonjës të administratës:*
- Selim Paçarrizi - sekretar dhe arkëtar

## Organizimi i këshillit

"Menjëherë pas themelimit të KBI-së, më 2000, sipas mundësive jemi përpjekur të bëjmë organizimin e këshillit sipas normave që janë të përcaktuara me kushtetutën e BIK-së. Mirëpo ka qenë faktori financiar ai që ka bërë që të mos mund të bëjmë plotësimin e vendeve të punës me personel adekuat. Kur i shtoj kësaj se në fillim, kur jemi themeluar si këshill, kemi pasur edhe mungesën e objektit të selisë. Atëherë organizimi i këshillit ka qenë një sfidë e vërtetë, mirëpo megjithatë kemi arritur të vëmë një bazë të mirë dhe së shpejti mendojmë të ecim drejt konsolidimit, kështu që tash unë kryej detyrën e sekretarit dhe të arkëtarit, kurse detyrën e kryeimamit e kryen kryetari Xhevat ef. Kryeziu. Por, siç e potencuam edhe më lart, së shpejti do të bëjmë edhe emërimet adekuate në bashkëpunim me kryetarin e BI-së" - thotë sekretari i KBI-së të Malishevës, Selim ef. Paçarrizi, dhe vazhdon:



Xhamia në Malishevë e ndërtuar më 2003



Selim ef. Paçarizi - sekretar

"Në të gjitha xhamitë, kemi imamë të rregullt, 5 prej të cilëve kanë kualifikim universitar, kurse të tjerët kanë përgatitje të mesme. Myezinë të rregullt nuk kemi; detyrën e myezinit e kryejnë vullnetarë, kryesisht xhematlinj vendës. Kështu, në këshillin e Bashkësisë Islame të Malishevës kemi të punësuar gjithsej 13 punëtorë.

## Dëmet e shkaktuara gjatë luftës, në KBI-në e Malishevës

Për dëmet e shkaktuara në luftën e fundit, sekretari Selim ef. Paçarizi thotë:

"Gjatë luftës armiku serb, si në të gjitha viset e tjera të Kosovës, gjithashtu edhe në rajonin e Malishevës, nuk i kurseu xhamitë. Kështu gjatë luftës është shkatërruar xhamia në fshatin e Vërmicës, ndërsa janë dëmtuar shumë xhamia e Pagarushës dhe ajo e Kravasarit.

Përderisa xhamitë e dëmtuara janë riparuar, xhamia e Vërmicës, edhe 7 vjet pas përfundimit të luftës ka ngelur e shkatërruar, por presim që shumë shpjet të gjejmë donatorë dhe ta riparojmë edhe këtë xhami".

## Jeta fetare

Për zhvillimin e veprimtarisë fetare në territorin e KBI-së të Malishevës, kryetari Xhevat Kryeziu thotë:

"Me gjithë vështirësitë, jeta fetare dhe organizimi i jetës fetare, pas themelimit të këshillit, ka njohur rezultate fillestare, tanimë tërë territorin e komunës e kemi të organizuar në kuadër të këshillit, ndërsa më parë territori ka qenë i ndarë në tri komunat fqinje. Organizimi i jetës fetare tash ka një adresë dhe seli, ky është hapi i parë, pas themelimit të këshillit dhe ndërtimit të xhamisë këtu në Malishevë. Edhe tek ne, me rastin e festave fetare, siç janë mevludi, hixhreti-viti i ri i myslimanëve, israja e miraxhi dhe sidomos Ramazani - kemi organizuar aktivitete kushtuar këtyre ngjarjeve të rëndësishme të fesë islame. Përveç organizimeve solemne, kemi mbajtur edhe ligjërata e tribuna tematike, për të cilat interesimi i xhematit dhe i besimtarëve ka qenë i mirë.

Në të gjitha xhamitë imamët, krahas faljes së namazit dhe mbajtjes së derseve e hytbeve, kohët e fundit një vëmendje e posaçme i është kushtuar mbajtjes së mësim-besmit me grupmosha të reja. Tashmë kemi arritur edhe rezultate të lakmueshme, nga të cilat do të përmendja punën dhe angazhimin që ka bërë imami i xhamisë së Malishevës, pastaj imami i xhamisë së Astrazubit, të cilët mbajnë mësimbesim rregullisht, ndërsa në xhamitë e tjera mësimbesimi mbahet gjatë stinës së pushimeve verore dhe gjatë muajit të Ramazanit, kur interesimi i nxënësve është më i madh".

### Xhamitë që mbajnë mësimbesim të rregullt

*Xhamia* *Numri i vijuesve të mësimbesimit*

- Xhamia e Malishevës . . . . . . . . . .50
- Xhamia e Astrazubit . . . . . . . . . . .30

### Xhamitë ku mësimbesimi mbahet gjatë verës dhe gjatë Ramazanit

- Xhamia e Bubavecit . . . . . . . . . .100
- Xhamia e Vërmicës . . . . . . . . . .100
- Xhamia e Banjës . . . . . . . . . . . . .30
- Xhamia e Bellanicës . . . . . . . . . . .50
- Xhamia Kravasarisë . . . . . . . . . . .30
- Xhamia Pagarushës . . . . . . . . . . .50
- Xhamia e Maralisë . . . . . . . . . . . .50
- Xhamia Shkozës . . . . . . . . . . . . .45
- Xhamia e Gurbardhit . . . . . . . . . .40
- Xhamia e Ngucatit . . . . . . . . . . . .40
- Xhamia e Lumishtës . . . . . . . . . . .50

### Xhamitë në të cilat mësohet leximi i Kuranit

- Xhamia e Astrazubit.

### Xhemati më i organizuar

Për organizimin e xhematit në KBI-në e Malishevës, Selim ef. Paçarizi thotë:

"Është vështirë të dallohen xhematet për sa i përket organizimit të tyre, për shkak se çdo xhemat bën përpjekje që të organizohet brenda mundësive të veta. Megjithëkëtë, vlen të veçohet xhemati i xhamisë në Malishevë, pastaj xhemati i Astrazubit, ai i Shkozës etj., mirëpo kemi edhe xhemate që nuk kanë xhami e që janë të interesuara që sa më parë të ndërtojnë xhami. Kjo më së miri shihet tek xhematet që kanë arritur të ndërtojnë xhami pas luftës, për se, krahas donatorëve, një kontribut të madh kanë dhënë xhematet e organizuara.

### Imamët në xhemat

"Në përgjithësi, pothuaj të gjithë imamët e KBI-së të Malishevës, janë të pranishëm në xhemat, aty ku e kërkon nevoja, si në raste gëzimi, dhe pikëllimi. Në këtë drejtim më aktiv dhe më të dalluarit janë Xhevat Kryeziu, i cili me punën dhe aktivitetin e tij njihet në tërë Kosovën, pastaj Fatmir ef. Krasniqi, Selim Paçarizi - thonë zyrtarët e Këshillit".



*Xhamia e parë e ndërtuar në komunën e Malishevës i përket shekullit XVI dhe kjo është xhamia e Maralisë, e ndërtuar në vitin 1528, (në foto objekti i ri i xhamisë në Marali i ndërtuar më 2001) pastaj vjen xhamia e Ngucatit (1530) dhe më tutje xhamia e Banjës (1730) dhe xhamia e Bellanicës (1754) etj.*

### Imami veteran

Hfz. Sylejman Bytyçi (1925) nga fshati Shkozë, i cili detyrën e imamit e ka kryere për 40 vjet.



*Hfz. Sylejman Bytyçi, imami veteran*

### Bamirësit

Ndër bamirësit zyrtarët e KBI së Malishevës përmendin:

- Firmën "Pajtimi"
- H. Haxhi Rasim Mazreku
- H. Zeqë Mazreku
- Abdulllah Mazreku
- (rahmetliu) H. Sahti Bajraktari
- Shaban Robaj
- Murat Hoxhaj
- Farhrush Berisha
- H. Sinan Berisha
- Hasan Hoxha
- Tahir Bytyqi
- Halit Hazrolli
- h. Muharrem Rexha
- Latif Kryeziu

### Të arriturat e këtij Këshilli

Ndër të arriturat e këshillit zyrtarët e KBI-së përmendin këto:

- Sanimi i dëmeve të luftës;
- Rindërtimi i xhamive të shkatërruara gjatë luftës;
- Themelimi i këshillit;
- Ndërtimi i xhamisë në Malishevë (2003);
- Ndërtimi i selisë së këshillit (2003);
- Ndërtimi i xhamisë në Gurbardh (2003);
- Ndërtimi i xhamisë në Lumishtë (2005);
- Meremetimi i xhamisë në Ngucat (2001);
- Meremetimi i xhamisë në Shkozë (2004);
- Meremetimi i xhamisë në Astrazub (2001);
- Meremetimi i xhamisë në Bubavec (2001);
- Meremetimi i xhamisë në Zatriq (2001);
- Meremetimi i xhamisë në Banjë (2003);
- Meremetimi i xhamisë në Marali (2001);
- Meremetimi i xhamisë në Bellanicë (2001).

### Sfidat

- Krijimi i vakëfeve të reja, të cilat do ta përmirësonin gjendjen e rëndë financiare të këtij këshilli.

### Angazhimet për të ardhmen

- Centralizimi në mbarë territorin e këshillit të BI-së të Malishevës;
- Inkuadrimi i kuadrove me arsim të lartë;
- Angazhimi në ngjalljen e jetës fetare;
- Aktivizimi i forumit të gruas;
- Aktivizimi i forumit të të rinjve;
- Hulumtimi i donatorëve për rindërtimin e xhamive në lokalitetet ku nuk ka xhami.

# Pasqyrë përmbledhëse për xhamitë e KBI të Malishevës

| Nr. | Emri i xhamisë | Viti i ndërtimit | Emri e mbiemri i imamit | Përgatitja profesionale e imamit | Emri dhe mbiemri i myezinit | Sa kohë të namazit falen brenda ditës |
|---|---|---|---|---|---|---|
| 1. | Xhamia e Maralisë | 1528[1] | Imer I. Hoxha | e mesme | | 5 |
| 2. | Xhamia e Ngucatit | 1530[2] | Haxhi Berisha | | | vetëm xhumatë |
| 3. | Xhamia e Vermicës | 1539[3] | Behar Gashi | e mesme | | vetëm xhumatë |
| 4. | Xhamia e Banjës | 1730[4] | Halim Hazrollii | e mesme | | 5 |
| 5. | Xhamia e Bellanicës | 1754[5] | Imer K. Hoxha | superiore | | 5 |
| 6. | Xhamia e Astrazubit | 1904[6] | Selim Paçarizi | e mesme | | 5 |
| 7. | Xhamia e Pagarushës | 1912[7] | Vebi Kryeziu | | | vetëm xhumatë |
| 8. | Xhamia e Shkozës | 1916[8] | Ramiz Bytyqi | superiore | | 3 |
| 9. | Xhamia e Kravasarisë | 1932[9] | Bujar Bytyqi | superiore | | |
| 10. | Xhamia e Bubavecit | 1969[10] | Xhevat Kryeziu | e lartë | | vetëm xhumatë |
| 11. | Xhamia e Malishevës | 2003 | Fatmir Krasniqi | superiore | | 5 |
| 12. | Xhamia e Gurbardhit | 2003[11] | Asman Krasniqi (e mesme) | | | vetëm xhumatë |
| 13. | Xhamia e Lumishtës (ish-Lubishtë) | 2005 | Xhemajli Kastrati | superiore | | 3 |

*Fusnotat:*

1. Xhamia në Marali është më e vjetra në Komunën tonë dhe ndër të parat në Kosovë, mirëpo xhamia ka qenë e ndërtuar me material të dobët. Xhamia qe rindërtuar tërësisht më 1994 por qe shkatërruar në luftën e fundit, sot në vend të ish-xhamisë së ndërtuar më 1528 është një objekt i ri i ndërtuar pas përfundimit të luftës nga shoqata "Muslim Welfare Institute" në bashkëpunim me shoqatën "Taiba International". Objekti i xhamisë ende është i papërfunduar si dhe xhamia nuk ka minaret.
2. Edhe në Ngucat xhamia është ndërtuar shumë herët respektivisht në shekullin XVI, mirëpo edhe këtu xhamia ka qenë e ndërtuar me material të dobët, dhe sipas një mbishkrim që është në murin e brendshëm xhamia është meremetuar më 1885 dhe më 1968. Edhe kjo xhami u shkatërruar gjatë luftës kështu që është ndërtuar e re më 2001 nga Komiteti Kuvajtian për Bamirësi-Misioni në Kosovë.
3. Kjo xhami është rindërtuar dy herë më 1882 dhe më 1984, xhamia është granatuar rënd gjatë luftës dhe sot e asaj dite është e pariparuar.
4. Xhamia qe shkatërruar gjatë luftës së fundit, është rindërtuar nga Komiteti Kuvajtian për Bamirësi-misioni në Kosovë me pjesëmarrjen edhe të fshatarëve. Kjo xhami ka në pronësi (vakëf) 30 arë tokë dhe 40 arë mal.
5. Xhamia në Bellanicë është rindërtuar më 1808 dhe më 1989. Gjatë luftës është demoluar e plaçkitur.
6. Më 1975 i është ndërtuar minareje 30 metra e gjatë kurse më 1997 me iniciativën e mërgimtarëve të kësaj ane në Astrazub rindërtohet xhamia e re, por në shtator të 1998 forcat serbe e minojnë dhe e shkatërrojnë minaren e xhamisë. Është meremetuar më 2001 nga shoqata "Trashëgimia Islame".
7. Xhaminë në Pagarushë e pati ndërtuar Hamazë Kryeziu (1912). Xhamia është rindërtuar më 1972.
8. Xhamia në Shkozë qe shkatërruar tërësisht nga forcat serbe më 1999, është rindërtuar më 2004 nga Komiteti Kuvajtian për Bamirësi-Misioni në Kosovë.




*Xhamia e Banjës së Malishevë*

9. Xhamia në Kravasari është e ndërtuar me material të dobët dhe është demoluar gjatë luftës nga forcat serbe, xhamia është në gjendje thuajse jo funksionale dhe pritet që sa më parë të sigurohen fonde për ndërtimin e xhamisë së re në këtë lokalitet.
10. Gjatë luftës xhamia është granatuar, por është meremetuar më 2001 nga shoqata "Muslim Welfare Institute" nga Londra.
11. Xhamia në Gurbardh është ndërtuar me iniciativën dhe financimin e Fahrudin Duat Berishës nga ky fshat me punë në Zvicër, të cilit i ndihmuan edhe bashkëfshatarët.

*Përgatitën:* ***S. Bajgora & R. Shkodra***

*(Në numrin e ardhshëm bëjmë prezantimin e KB Islame të Prizrenit)*

# U kremtua solemnisht festa e Kurban-Bajramit

Më 30 dhejtor 2006 Sot në orët e para të mëngjesit në të gjitha xhamitë e Kosovës u kremtua solemnisht festa e Kurban-Bajramit. Përveç hytbesë kushtuar kësaj feste, u përcollën mesazhe për paqe, lumturi, dinjitet e solidaritet dhe u fal namazi i Bajramit, ku morën pjesë një numër i madh i besimtarëve të të gjitha moshave.



Edhe kësaj radhe manifestimi qendror për territorin e Kosovës kushtuar festës së Kurban-Bajramit, u mbajt në xhaminë "Sulltan Mehmet Fatih" të Prishtinës, në prani të mijëra besimtarëve, ku qenë të pranishëm udhëheqësit më të lartë të Bashkësisë Islame të Kosovës me Myftiun Mr. Naim Tërnava në krye, pastaj kryetari i AKR-së Behxhet Pacolli, deputeti Ferid Agani e shumë personalitete të tjera.

Për rëndësinë e Haxhit para të pranishëmve foli Ahmet ef. Sadriu, i cili në fillim të fjalës së tij, tha: "Sot është ditë feste, ditë madhërimi, ditë kur lartësohet më së shumti Emri i Allahut nga miliona njerëz në mbarë rruzullin tokësor. Është ditë kur tekbireve tona u bashkohen edhe tekbiret e melaikeve të Allahut në këtë gjithësi. Është dita e Kurban-Bajramit, njërës prej dy festave më madhështore të Islamit. Dhe mu sot, kur ne përjetojmë çastet e Haxhit, Kurbanit dhe duave të miliona hanxhinjve nëpër vendet e shenjta si në Arefat, Muzdelife dhe Mina, të lindë një ndjenjë krenarie të jesh mysliman. Të jesh pjesëtar i kësaj feje hyjnore, do të thotë të jesh prej atyre që janë të udhëzuar në rrugën e drejtë, në rrugën e dritës dhe të shpëtimit, prej atyre që çdo e rrahur e zemrës së tyre rrah vetëm nga dashuria dhe respekti për Krijuesin e Gjithësisë.

Është kënaqësi të jesh në mesin e atyre vizitorëve që gjenden në vendet e shenjta, vende ku lanë gjurmë të pashlyeshme të dashurit e Perëndisë - Ibrahimi, Ismaili dhe Muhamedi a.s.

Të jesh pranë Qabesë së Madhëruar e Fisnike -"shtëpisë së parë" në Tokë për adhurim ndaj Allahut, të vizitosh "Safanë dhe Mervën", Arefatin, Muzdelifen, Minën dhe Xhaminë e bekuar të Pejgamberit a.s., është një ndjenjë e paharrueshme, një kujtim që të shoqëron përjetë me ngrohtësinë dhe mirëqenien shpirtërore.

Është pra një lumturi e papërshkrueshme, që buron nga oqeani i zemrës së mbushur me Iman të sinqertë - t'i përgjigjesh me ***"Lebbejke Allahumme lebbejk -** I përgjigjem Thirrjes Sate, o Zot, I përgjigjem"* - thirrje që I Gjithëmëshirshmi na e përcolli nëpërmjet Ibrahimit a.s."

Më tutje, Ahmet efendiu theksoi: "Haxhi është ndër pesë shtyllat mbi të cilat përqendrohet feja jonë e pastër Islame. Këtë farz Islam, i cili u bë obligim në vitin 9 hixhrij me ajetin:

***"Për hir të Allahut, kryerja e haxhit në shtëpinë e shenjtë** (Qabenë) **është obligim për atë që ka mundësi udhëtimi tek ajo".** (Ali Imran, 97)* - janë të urdhëruar ta kryejnë të gjithë ata që kanë mundësi materiale, fizike dhe janë të shëndoshë psikikisht - të paktën një herë gjatë jetës së tyre. Vetë fjala Haxh-xh, do të thotë mësymje-vizitë Qabesë dhe vendeve të tjera të shenjta, në kohë të caktuar, dhe assesi nuk do të thotë "turizëm", siç përpiqen t'ia mveshin "disa", një epitet të tillë këtij Ibadeti kaq të rëndësishëm islam.

Nga të katër anët e botës, në këtë kongres të madh gjithislam derdhen turmat e miliona njerëzve të të gjitha racave dhe të të gjitha ngjyrave, për të jetuar ca çaste me dëlirësinë dhe shenjtërinë e këtyre vendeve të shenjta, për të shprehur ndjenjat e tyre të pastra islame, për t'u takuar dhe për të kuvenduar me njëri-tjetrin për hallet dhe problemet që i preokupojnë ata në përditshmërinë e tyre.

Kur e vrojton njeriu këtë det të pafund të haxhinjve, të veshur të gjithë njësoj me petka të bardha, me "Ihramet", që simbolizojnë barazinë, tolerancën dhe unitetin gjithislam, e të drejtuar me gjuhët dhe zemrat e tyre nga i Lartmadhërishmi me dua dhe me lutje të përbashkët **"Lebbejke Allahumme Lebbejk"**, - të bëhet zemra mal, të forcohet Imani e nga thellësia e shpirtit të shpërthejnë ndjenjat dhe emocionet për një të ardhshme të afërt më të ndritshme të Islamit dhe myslimanëve në mbarë rruzullin tokësor.

Përndryshe, Qabeja si shtëpi e shenjtë, me plot të drejtë mban epitetin me të cilin e cilësoi vetë Allahu xh.sh., sepse shenjtëria e saj tërheq çdo besimtar që ta vizitojë atë, duke mos kursyer asgjë, qoftë edhe lodhjen, mundimet dhe sakrificat më të mëdha.



*Ahmet ef. Sadriu*

Ata që vizitojnë Qabenë e shenjtë, binden për mirësitë, dhuntitë dhe nimetet e shumta të Allahut xh.sh. që u dhuroi besimtarëve. Vijnë të lodhur nga udhëtimi, por në fytyrat e tyre shkreptin rrezja dhe nuri i Imanit të pastër, sepse janë mysafirë të Atij Që i mbulon me hirësinë dhe hijen e mëshirës së Tij të pakufishme.

Të përmendurit e Allahut është obligim i çdo myslimani dhe myslimaneje. Është pikënisje e çdo pune dhe qëllimi tonë. Është sintezë dhe formë e shprehjes së falënderimit tonë ndaj Tij, është mburojë para çdo vështirësie dhe fatkeqësie, është gërshetim i kompaktësisë dhe unitetit tonë ndërnjerëzor e Islam, sepse vetëm Atij i takojnë falënderimet dhe lavdërimet tona, dhe vetëm Ai është i denjë t'i bëhet respekti, përulja dhe adhurimi.

Fjala Haxh në aspektin etimologjik do të thotë vendim për t'u nisur drejt të Madhërishmit për ta vizituar Lavdiplotin. Ndërsa në aspektin terminologjik do të thotë vizitë Qabesë për kryerje të ritualeve të caktuara, në kohë të caktuar dhe në kushte të caktuara.

Haxhi është një nga pesë shtyllat themelore të fesë sonë. Pejgamberi a.s. në një hadith thotë: *"Islami bazohet në pesë shtylla: të dëshmuarit se nuk ka zot përveç Allahut dhe Muha-*

*medi është i dërguar i Tij, falja e namazit, dhënia e zekatit, kryerja e Haxhit dhe agjërimi i muajit të Ramazanit."*

Duke folur për ndikimin e Haxhit në jetën e besimtarëve, Ahmet efendiu, përveç të tjerash, veçoi: "Haxhi në jetën e myslimanëve është një shkollë dhe edukim shpirtëror e fizik. Prej tij nxirren mësime të vlefshme. Haxhi është vendtakim i madh në të cilin vijnë delegacionet nga e gjithë bota, që u përkasin kombeve, racave dhe gjuhëve të ndryshme, për t'u mbledhur tok në tokën e shenjtë, që ta madhërojnë Allahun xh.sh..

Është detyrë e çdo myslimani që, para se të fillojë ritualet e Haxhit, këtij adhurimi madhështor, të pendohet sinqerisht, duke i premtuar Zotit të tij se do ta adhurojë vetëm Atë, se do t'i bindet vetëm Atij, se nuk do ta kundërshtojë, se do t'i falë namazet dhe do të largohet nga të këqijat dhe haramet. Në Haxh të devotshmit i afrohen edhe më shumë Allahut të Madhëruar, ndërsa gjynahqarët përfitojnë prej mëshirës që gjejnë në atë ambient besimi, i pranojnë gjynahet që kanë bërë dhe kërkojnë faljen, mëshirën dhe kënaqësinë e Allahut. Allahu i Madhëruar ka thënë: ***"Te Allahu nuk arrin as mishi as gjaku i tyre, por tek Ai arrin devotshmëria juaj. Ai ashtu ua nënshtroi ato juve që ta madhëroni Allahun për udhëzimin që ju bëri. Dhe përgëzoi bamirësit".*** *(El-Haxh)* dhe në vazhdim të ajeteve që flasin për Haxhin, është thënë: ***"Dhe plotësojeni Haxhin dhe Umren për hir të Allahut.."*** *(El-Bekare, 196).*

Në fund të fjalës së tij, Ahmet efendiu përmendi porositë e Haxhit, për se veçoi:

"Haxhi, përveçqë është një ibadet dhe obligim islam, ai në vete përmban edhe shumë porosi e qëllime të larta fisnike. Këto porosi duhet të jenë të mishëruara në zemrat dhe mendjet tona përherë. Nga këto do të veçonim:

1. Dorëzimi dhe nënshtrimi i plotë ndaj urdhrave të Zotit xh.sh..
2. Haxhi forcon lidhjet e tua me Zotin.
3. Haxhi simbolizon vëllazërimin në mes myslimanëve nga të gjitha anët e botës. Ai shton dashurinë në mes tyre dhe largon ndjenjat e racizmit dhe fanatizmit.
4. Haxhi është një përpjekje, i cili mbase e lodh fizikisht haxhiun, pasi që lëviz prej një vendi në një tjetër, ka lodhje fizike, është larg nga luksi i mëparshëm, kurse ushqimi, gjumi dhe rehatia nuk janë si në ditët normale, por ky haxhi, do të shohim që pas Haxhit është shumë më i fuqishëm shpirtërisht.
5. Haxhi të kujton Ditën e Kiametit, meqë ka shumë gjëra të ngjashme midis tyre. Në të dyja rastet ka shumë njerëz. Në të dyja rastet njerëzit i nënshtrohen vullnetit të Krijuesit të tyre. Në të dyja rastet njerëzit shfaqin nevojën e tyre ndaj Zotit xh.sh.."

Kurse, për rëndësinë e prerjes së Kurbanit, foli mr. Fahrush Rexhepi, për se tha:

"Një prej dispozitave të Allahut, është edhe therja e Kurbanit. Therja e Kurbanit si fenomen historik është shumë më i hershëm. Ky fenomen është i vjetër aq sa është i vjetër edhe njerëzimi . Institucioni i Kurbanit ndërlidhet me ngjarjen e bijve të Ademit a.s. – Kabilit dhe Habilit, lidhur me një kontest ndërmjet tyre.

Këtë më së miri e tregon ky ajet uranor, ku Allahu xh.sh. thotë**: *"Lexoju*** *(O Muhamed)* ***Atyre*** *(jehudinjve e të tjerëve)* ***ngjarjen e vërtetë të dy djemve të Ademit, kur të dy flijuan Kurban, nga të cilët njërit iu pranua, ndërsa tjetrit nuk iu pranua…"*** *(El-Maide 27).*

Nga ky ajet kuranor shohim se Allahu xh.sh. flijimin dhe sakrificën e pranon vetëm nga të sinqertët, dhe qëllimi kryesor i kryerjes së këtij obligimi fetar-Kurbanit është afrimi tek Allahu xh.sh. me vepra të mira.

Kur jemi tek institucioni i Kurbanit si fenomen i vjetër historik, këtu ballafaqohemi edhe me ngjarjen e Ibrahimit a.s., i cili, në emër të dashurisë së pakufishme ndaj Krijuesit të tij, deshi të flijonte edhe djalin e vet-Ismailin a.s.

Prandaj, nga kjo ngjarje ne mund të mësojmë shembullin më të lartë të sakrificës, të flijimit dhe të besnikërisë ndaj Allahut xh.sh.

Pra, kjo do të thotë se prerja e Kurbanit –sakrifica - ndoqi njeriun që prej momentit të parë të tij në këtë botë dhe, si e tillë, ka qenë e ngulitur thellë në shpirtin e njeriut gjatë tërë historisë, kuptohet në mënyra të ndryshme, duke e humbur herë pas here formën dhe qëllimin e tij të vërtetë.

*Të nderuar besimtarë,* për sa i përket Islamit, ai vjen me një përkufizim të plotë dhe të qartë, të pastër dhe të drejtë mbi institucionin e Kurbanit dhe sakrificës, duke e pastruar atë nga format e deformuara si dhe nga elementet politeiste e të kota.



*Fahrush ef. Rexhepi*

Kjo dispozitë në Islam u bë obligim në vitin e dytë hixhrij. Atë vit për herë të parë myslimanët e panë Muhamedin a.s. duke e zbatuar në praktikë këtë vaxhib, i cili menjëherë pas faljes së namazit të bajramit, u kthye në shtëpi dhe i preu dy kurbanë .Të parin e preu për vete dhe për familjen e tij, kurse të dytin e preu për Ymetin e tij."

Ndërsa, duke shpjeguar domethënien e fjalës Kurban, Fahrush ef. Rexhepi tha:

"Fjala Kurban do të thotë afrim tek Allahu xh.sh., dhe gatishmëri për çdo sakrificë në Emër të Tij. Me anë të Kurbanit, synojmë të arrijmë edhe afrimin dhe mëshirën e ndërsjellë në mes të njerëzve në shoqëri, duke shprehur solidaritetin në mes të varfërve dhe të pasurve.

Prandaj është fakt i pamohueshëm se Allahu xh.sh. nuk ka nevojë për asgjë dhe për askënd, por ne kemi nevojë për mëshirën e Tij; Atij nuk i shtohet as nuk i mungohet asgjë nga qenia e Tij hyjnore, premë apo nuk premë ne Kurban për Të; Atij i intereson devotshmëria e zemrave tona, siç thotë në Kuran, në suren El-Haxh-xh: ***"Tek Allahu nuk arrin as mishi e as gjaku*** *(i Kurbanëve)****, por tek Ai arrin bindja dhe devotshmëria juaj…".***

Duke përfunduar ligjëratën e tij, Fahrush ef. Rexhepi tha:

"Çdo festë jona ka urtinë dhe porosinë e vet, por porosia e Kurban-Bajramit qëndron fuqishëm mbi parimet e bujarisë, flijimit dhe sakrificës. Në historinë e Islamit festa e Kurban-Bajramit llogaritet si festë e madhe, sepse pas 23 vjetësh, sa zgjati zbritja e Kuranit famëlartë, ai u kompletua pikërisht në ditën e Arafatit, pra në pragun e natës së Kurban-Bajramit. Po ashtu kjo festë është edhe kurorëzim i Haxhit, kushtit të pestë të Islamit.

Së këndejmi, për të qenë festa e Kurban-Bajramit festë e vërtetë islame, besimtarët janë të obliguar që kudo që të jetojnë, ta festojnë atë me harmoni e dashuri të plotë në mes tyre dhe ta ngrenë në nivelin më të lartë unitetin islam.

Ndërsa ata të cilët mbjellin grindje e copëtime që e rrënojnë unitetin islam, veprojnë kundër vullnetit të Zotit dhe në dëm të myslimanëve."

Namazit të Kurban Bajramit i priu kryeimami i Kosovës Sabri ef. Bajgora, ndërsa nga hytbeja e xhamisë "Sulltan Mehmet-Fatih", Myftiu i Kosovës Naim Tërnava iu drejtua besimtarëve dhe qytetarëve të Kosovës me këtë mesazh:

# Mesazhi i Myftiut të Kosovës me rastin e festës së Kurban-Bajramit

*Vëllezër të nderuar!*

Falënderojmë Allahun e Madhërishëm i Cili na bëri të mundur që sërish të jemi së bashku në prag të kremtimit të Kurban-Bajramit. Kjo festë vjen si dhuratë nga i Madhi Zot, pas kryerjes së Haxhit, njërit nga pesë shtyllat e Islamit dhe Ibadetit numerikisht më të madh njerëzor që mban mend historia njerëzore në një kohë dhe një vend, dhe me besimtarë nga të gjitha vendet e botës, të cilët me sakrifica të mëdha u rreshtuan në radhët e mysafirëve që vizitojnë shtëpinë e Allahut, së cilës besimtari i drejtohet çdo herë kur lidhet në namaz.

Tash e 14 shekuj myslimanët nga të gjitha anët e botës i përgjigjen thirrjes së Allahut xh.sh., dhe me vullnet, dëshirë e besim të plotë nisen drejt Qabesë, që sa më parë të takohen me shtëpinë e Allahut, me Xhaminë e Resulullahit, duke manifestuar në vazhdimësi frymën e unitetit, harmonisë dhe vëllazërisë mes njerëzve.

Allahu xh.sh thotë: ***"Vërtet besimtarët janë vëllezër"***



Myftiu, Mr. Naim Tërnava

Haxhi, manifestohet përmes një adhurimi të veçantë, duke e bërë tavaf Qabenë, adhurim ky i trashëguar nga i pari i Pejgamberëve - Ademi a.s., deri tek Pejgamberi i fundit, Muhammedi a.s.. Nëpërmjet këtij adhurimi i cili zhvillohet në një atmosferë vëllazërore, me pjesëmarrës nga të gjitha anët e botës, vendtakim ku dominon respekti e dashuria ndërmjet të gjithëve, ku shfaqet mëshira e pafundme e Allahut xh.sh. duke na i begatuar zemrat tona me dritën e besimit, dhe nëpërmjet këtij ibadeti gjejmë edhe kënaqësinë shpirtërore, duke treguar respektin dhe dashurinë ndaj Krijuesit.

Islami është besim, bindje, dashuri e respekt mes njerëzve, sinqeritet e bujari, devotshmëri e butësi, dije e shkencë, kulturë e qytetërim, moral e edukatë, kushtetutë dhe ligj .

Në Haxh zhduken të gjitha dallimet – klasore, racore, e tjera, dhe vetëm devotshmëria është qëllimi dhe synimi i të gjithëve. Është ky një demonstrim i universalitetit të kësaj feje dhe i vëllazërimit të përgjithshëm të myslimanëve ngado që ata të kenë ardhur. Është një përkushtim i përbashkët ndaj Zotit duke reflektuar gatishmërinë për t'i sakrifikuar interesat shpirtërore e materialë në shërbim të Allahut xh.sh. dhe duke rikujtuar se Qabeja është edhe drejtim shpirtëror i të gjithë myslimanëve. Lidhur me obligueshmërinë e Haxhit-kësaj dispozite të lartë islame, All-llahu xh.sh. në Kur'an urdhëron e thotë:

*"**Vizita e Qabesë për hir të All-llahut, është detyrim për atë që ka mundësi**". (3: 97)*

Këtë vit, edhe një numër i konsiderueshëm i haxhinjve nga Kosova u është bashkangjitur këtyre radhëve të gjata e të pa shkëputura, të cilët iu përngjajnë valëve të lumenjve të pashkëputur, në drejtim të Qabesë, për ta kryer këtë ibadet – adhurim në shenjë falënderimi ndaj Krijuesit fuqiplotë, për të mirat e dhuruara gjatë jetës në këtë botë.

Sot nëpër të gjitha xhamitë e Kosovës besimtarët e besimit Islam madhërojnë Allahun e Gjithëpushtetshëm për mirësitë e Tij ndaj nesh.

Edhe pse kanë kaluar mbi 14 shekuj, këto porosi janë të freskëta, dhe gjithherë aktuale, dhe nëse kuptohen drejtë, ato qetësojnë shpirtin nëpërmjet fuqisë së domethënieve të tyre.

Sot kur politika globale synon zhdukjen e klasave, dallimeve racore, që deri dje në masë të madhe ishin prezente, Muhamedi a.s. para 14 shekujve nga ai vend i shenjtë iu drejtua njerëzimit se dallimi mes njerëzve mund të jetë vetëm në devotshmëri, përkushtim e bindje ndaj krijuesit Fuqiplotë. Gjithherë Kurban-Bajrami duhet të trokasë në kujtesën tonë për të na rikujtuar Haxhin lamtumirës të Pejgamberit a.s. dhe mesazhin e tij - të përbotshëm drejtuar racës njerëzore të të gjitha kohëve; se njerëzit janë të gjithë të barabartë, se të gjithë janë bijtë e Ademit, se ngjyra e trupit ose përkatësia kombëtare a gjeografike nuk i jep përparësi njërit ndaj tjetrit, dhe se vetëm niveli i vlerave morale i bën më të afërt dhe më të dashur tek Allahu. Prandaj, përparësi përbën shkalla e besimit dhe niveli i moralit e jo ngjyra e lëkurës. Dallimet fizike të njerëzve janë për t'u njohur në mes tyre dhe për të bashkëpunuar – siç urdhëron Kurani - e jo për të krijuar urrejtje e armiqësi.

Festa e Kurban-Bajramit ka edhe një simbolikë tjetër, që është gjithashtu mjaft domethënëse dhe kuptimplote. Është gatishmëria e besimtarëve që në emër të Allahut, të sakrifikojnë kurbanët e tyre, traditë kjo që ka një histori shumë të hershme, e cila na kthen tek Ibrahimi a.s. - babai i të gjithë pejgamberëve, për të na kujtuar shembullin më konkret të gatishmërisë së besimtarit për të sakrifikuar për Allahun e Gjithëmëshirshëm. Duhet pasur parasysh edhe fakti se qëllimi thelbësor i kurbanit nuk është thjesht derdhja e gjakut, por, mbi të gjitha, përkushtimi, morali dhe devotshmëria e besimtarit. Allahu në Kuranin famëlartë na mëson:

*"**Nuk është as mishi e as gjaku i tyre që arrin tek Allahu, por është përkushtimi juaj që arrin tek Ai...**" (El-Haxh, 37).*

Prandaj, vëllezër të nderuar, me therjen e kurbanit dhe ndarjen e mishit të tij, do të kemi rastin t'u ndihmojmë edhe të afërmve edhe të varfërve, sepse kjo edhe më shumë do të na afrojë mes nesh dhe do të na shtojë dashurinë dhe respektin e ndërsjellë.

*Të nderuar vëllezër!*

Viti në të cilin do të hyjmë pas dy ditësh, për Kosovën tonë do të jetë i një rëndësie të veçantë, sepse në këtë vit do të vendoset për statusin final të Kosovës. Ne jemi të bindur thellë se Kosova do të jetë e pavarur, ngase është dëshirë e patjetërsueshme e shumicës në Kosovë. Prandaj, unë apeloj tek të gjithë faktorët relevantë që të respektojnë vullnetin e popullit, i cili për lirinë e tij ka paguar një çmim tepër të lartë. Në këtë kohë, kur Kosova ka nevojën më të madhe që të jemi bashkë e të lëmë të gjitha zënkat e mundshme, të lëmë vrapin nga të këqijat e të afrohemi njëri me tjetrin për të jetësuar pavarësinë e Kosovës, spektri politik i Kosovës duhet të ndiej më tepër përgjegjësi dhe të ketë më tepër guxim politik. Allahu qoftë në ndihmë të atyre që angazhohen për paqe, siguri, pavarësi dhe mirëqenie për të gjithë, si në Kosovë, ashtu edhe në mbarë botën.

*Të nderuar vëllezër!*

Sot, në këtë ditë feste e gëzimi, ju ftoj që në zemrat dhe shpirtin tuaj të shndritë besimi i sinqertë, që me veprat tuaja të jeni mirëbërës, humanë e solidarë, që në sjelljet tuaja të zotërojë respekti dhe rahmeti, toleranca dhe mirëkuptimi. Sot, tek ne nuk duhet të ketë urrejtje e armiqësi, po vetëm fytyra të gëzuara, buzëqeshje dhe përqafime vëllazërore. Vetëm në këtë mënyrë do t'i japim festës domethënien e vërtetë, atë që meriton ajo.

Edhe një herë në emër të Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës, dua t'u uroj këtë festë të gjithë vëllezërve dhe motrave si këtu në Kosovë, ashtu edhe në Shqipëri, në Maqedoni, në Luginën e Preshevës e në Malin e Zi. Në veçanti i përshëndes dhe u uroj të gjithë atyre vëllezërve e motrave që jetojnë e punojnë përkohësisht jashtë Kosovës, që na mungojnë kaq shumë.

E lus Allahun gjithashtu që t'i mëshirojë të gjithë ata që jetën e tyre ia falën Zotit për atdheun e tyre".

Edhe duanë e namit të Kurban- Bajramit e bëri myftiu Naim Tërnava dhe më pastaj të gjithë besimtarëve u uroi festën e Kurban- Bajramit.

## Pritje urimi nga Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, me rastin e festës së Kurban-Bajramit



Kryeministri i Kosovës – Agim Çeku

Si tradicionalisht, Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, me rastin e festës së Kurban-Bajramit, nga ora 9-12, në selinë e Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës organizoi pritje urimi.

Për ta uruar Myftiun Tërnava, në selinë e BI-së të Kosovës erdhën:

*(nga institucionet):*

Kryeministri i Kosovës – Agim Çeku; Kryetari i Kuvendit të Kosovës-Kolë Berisha, zëvendësshefi i UNMIK-ut, Stven Shuk, Komandanti i TMK-së gjenerallejtnant Sylejman Selimi; një delegacion nga SHPK-ja, i udhëhequr nga kolonel Sheremet Ahmeti.

*(nga partitë politike):*

Kryetari i PDK-së - Hashim Thaçi; Kryetari i ARK-së - Behxhet Pacolli; Ekipi politik i Akad. Nexhat Dacit; një delegacion i AAK-së i prirë nga Ahmet Isufi; një delegacion i Partisë Reformiste Ora, i prirë nga Ylber Hysa; kryetari i PSHDK-së - Akad. Mark Krasniqi; kryetarja e PSDK-së - Kaqusha Jashari; Kryetari i PD-së Sylejman Çerkezi; kryetari i PLK-së - Gjergj Dedaj; një delegacion i KLMDNJ-së, një delegacion nga Unioni i i Pavarur i Studentëve të UP-së dhe shumë personalitete të tjera të jetës politike, kulturore e fetare të Kosovës.



Zëvendësshefi i UNMIK-ut, Stven Shuk



Kryetari i Kuvendit të Kosovës-Kolë Berisha

*Gjakovë*

## Tribunë kulturore-fetare për nder të festës së Kurban-Bajramit

Këshilli i Bashkësisë Islame, në bashkëpunim me Shoqatën kulturore humanitare "Istanbul", në kuadër të aktiviteteve të veta, ditën e xhuma, më 29.12.2006, në Pallatin e kulturës "Asim Vokshi" të Gjakovës, organizoi tribunë kulturore-fetare, për nder të festës së Kurban-Bajramit, me temën ***"VLERAT SUBLIME TE KURBAN-BAJRAMIT"***

Të pranishmit, me ligjërimet e tyre i nderuan: imami i xhamisë së Gërçarëve - Pleurat ef. Krasniqi (tema *"Historiku i Kurbanit"*), imami i xhamisë së Sefës - Arsim ef. Morina (tema "*Si të festohen ditët e Kurban-Bajramit*") dhe Prim.Dr.Sci Ali F.Iljazi (tema "Vlerat sublime të Kurbanit").

Drejtuesi i programit, Munir ef Salkurti, bëri hapjen e tribunës duke ftuar hfz. Idriz Keskin nga Turqia, njëherësh koordinator i qendrës për hifz ***"Medreseja e Madhe"*** në Gjakovë, për t'i lexuar disa ajete nga Kur'ani famëlartë.

Më tej të pranishmit i përshëndet imami i xhamisë së Hadumit, Enes ef. Koshi, njëherësh zv.kryetar i KBI-së (meqenëse kryetari Fatmir ef.Iljazi gjendet në udhëtim në vendet e shejta). Ai,pasi falënderoi Allahun dhe e përshëndeti Pejgamberin, Muhamedin a.s., të cilin Allahu i Madhërishëm e dërgoi si mëshirë dhe shpëtim për të gjitha botët, tha: *"Të nderuar zonja dhe zotërinj, Ju përshëndes me përshëndetjen më të bukur islame - Esselamu ajlekum. E kam për nder dhe privilegj që, në emër të Këshillit të Bashkësisë Islame të Gjakovës dhe në emër të kryetarit Fatmir ef. Iljazi, i cili tash gjendet në vendet e shenjta, si dhe në emrin tim personal, t'ju dëshiroj mirëseardhje në këtë manifestim që i kushtohet festës së madhe të Kurban-Bajramit. Festa e Kurban-Bajramit, të cilën e feston e tërë Bota islame, karakterizohet nga Haxhi dhe Kurbani; prerja e kurbanit është e mirëseardhur për ne, sidomos tash kur pasojat e luftës dhe varfëria e shkaktuar prej saj, kanë varfëruar shumë banorë, andaj kjo festë le të jetë rast për t'i zgjatur dorën njëri-tjetrit, dorën e ndihmës dhe solidaritetit, -invalidëve të luftës, familjeve të dëshmorëve, familjeve të të pagjeturve dhe nevojtarëve në përgjithësi. Në fund, përfitoj nga rasti që të gjithë besimtarëve myslimanë t'u uroj festën e madhe të Kurban-Bajramit, me shpresë që tek ne dhe kudo në botë - të mbretërojë paqja, qetësia dhe toleranca."*



Pasi prezantuesi falënderoi hoxhën e nderuar për fjalën e tij përshëndetëse, në vazhdim fjalën e mori imami i nderuar Pleurat ef. Krasniqi, i cili shtjelloi temën rreth historikut të Kurbanit. Ai bëri elaborimin dhe trajtimin e Kurbanit gjatë historisë së njerëzimit, që nga koha e njeriut të parë, Ademit a.s. pastaj tek Ibrahimi a.s. e gjer ne kohët e sotme.

Programin edhe më shumë e zbukuroi paraqitja në skenë e grupit të fëmijëve, udhëhequr nga z. Elvane Qorri. Ata u paraqitën me ilahitë e tyre, që kënaqën shpirtrat dhe zemrat e pjesëmarrësve.

Në vazhdim prezantuesi ftoi ligjëruesin e radhës, imamin e xhamisë së Sefës - Arsim ef. Morina, i cili në hollësi shpjegoi mënyrën se si duhet ta kremtojë myslimani festën e madhe të Kurban-Bajramit, pastaj çfarë nënkuptohet me festat apo si i ka paraparë feja islame normat e festimit të kësaj feste, gjithnjë duke u mbështetur në ajetet kuranore dhe hadithet e Pejgamberit s.a.v.s.

Pas ligjëratës së tij, grupi i fëmijëve vazhdoi me këndimin e ilahive të përgatitura për këtë natë. Pas ilahive, publikut iu drejtua Dr. Ali Iljazi, i cili ligjëroi rreth vlerave sublime të Kurban-Bajramit. Duke iu qasur temës, ai u ndërlidh me kaptinën "Kevther" të Kuranit famëlartë, e cila përbëhet prej tre verseteve, dhjetë fjalëve dhe dyzet e dy shkronjave, kaptinë kjo që ka zbritur në Mekë.

Ai flijimin e Kurbanit e krahasoi me ngritjen e njeriut mbi egoizmin e tij, çfarë tregon solidaritetin me të tjerët, me se bashkohet dhe sakrifikohet duke ditur se asgjë në jetë nuk mund të arrihet pa sakrificë që nga puna, ambienti ku jetojmë dhe deri tek liria, sepse çdo gjë arrihet me anë të sakrificës. Ai në vazhdim, tha: "Allahu thotë: "Tek Ai nuk arrin as mishi e as gjaku, por tek Ai arrin devotshmëria juaj ..." Pra, qëllimi i Kurbanit, karakteri sublim i tij - është arritja e devotshmërisë, ndërsa devotshmëri do të thotë përkushtim i plotë ndaj Allahut që nga fëmijëria e deri në vdekje. Prandaj, në këtë formë Zoti na mëson që, përmes vetëflijimit dhe sakrificës, të arrijmë atë që dëshirojmë të sendërtojmë dhe t'i realizojmë qëllimet tona. Prandaj në këto ditë sakrifica bëhet me anë të kurbanit, sakrificë për t'u solidarizuar me të gjithë vëllezërit tanë të cilët ndoshta në tryezën e tyre nuk e kanë as kafshatën elementare. Prandaj me anë të kurbanit Allahu na mëson si ta arrijmë shkallën e lartë të devotshmërisë, si të arijmë atë shkallë me të cilën ne jemi në gjendje të sakrifkojmë çdo gjë për të arritur dashurinë e madhe hyjnore, dashurinë dhe vlerat çofshin kombëtare apo fetare. Më këtë rast – vazhdoi ai më tutje, - ju falënderoj për pjesëmarrje duke dëshiruar që ky Kurban të jetë në shenjë të solidaritetit, unitetit, vetëmohimit dhe sakrificës, duke lutur Allahun të na pranojë të gjitha lutjet, ibadetet, sakrificat dhe të na realizojë të gjitha dëshirat që kemi."

Në fund organizatorët, për të pranishmit, kishin përgatitur një film dokumentar me në temën "Për ku udhëtojmë".

*Përgatitën:*
***Esat Rexha & Yll Zherka***

## Kremtimi i Kurban-Bajramit në Gjakovë

Edhe këtë vit, si dhe në vite të tjera, festa e Kurban-Bajramit - Bajramit të Vogël, u kremtua edhe në qytetin e Gjakovës, vend ku kanë lindur pishtarët e arsimit, kulturës dhe shkencës fetare e kombëtare, me traditë shumëvjeçare, më të njohurit ndër të cilët, që kanë mbetur në kujtesë të popullatës së Gjakovës dhe më gjerë: Iljaz Efendia, Islam ef. Nahi, Hasan ef. Shllaku, Ahmed ef.Korenica, Beqir ef. Baraku, Hafiz Idriz Hoxha, Hasan ef.Dashi, Hasan ef.Nahi, Hfz.Fahri ef. Iljazi etj.




Manifestimi filloi me faljen e namazit në të gjitha xhamitë e qytetit dhe të fshatrave të komunës së Gjakovës. Për faljen e namazit të Bajramit të Vogël nëpër fshatra, ishin të angazhuar 10 studentë të FSI-së të Prishtinës, aktivitet ky i mbështetur nga Shoqata turke "ISTAMBUL" nga Turqia. Këta studentë nuk po kursejnë as mundin as dijen e tyre për të përhapur dritën e fesë Islame në fshatrat e Rekës së Keqe.

Manifestimi qendror u mbajt në xhaminë e Hadum Agës, xhamia kryesore dhe më e vjetra e qytetit. Ligjëratën e mbajti Prim.Dr.Sci.Ali F.Iljazi, ndërsa hytbenë e ligjëroi dhe namazin e fali imami i xhamisë së Hadumit, Enes ef.Koshi. Gjatë gjithë kohës ky manifestim ndiqej nga TV Syri dhe Radio-Gjakova.

Në faljen e namazit morën pjesë një numër i madh i xhematlinjve, shumë prej të cilëve u detyruan të faleshin në hajatin e xhamisë.

Bukurinë këtij manifestimi ia shtoi edhe më shumë grupi i fëmijëve që kënduan ilahi nën udhëheqjen e z. Elvane Qorri.

Ditën e parë të festës së Bajramit të Vogël, udhëheqësit komunalë me z.Hajdar Grezda kryeshef i Ekzekutivit të KK-së në Gjakovë, në krye, kanë vizituar KBI-në e Gjakovës, për t'i uruar këtë festë të madhe zv./kryetarit të KBI-së - Enes ef. Koshit, stafit të KBI-së të Gjakovës dhe të gjithë besimtarëve të komunës së Gjakovës. Në vizitë ishin edhe kryetari i Shoqatës së intelektualëve "JAKOVA" të Gjakovës, Dr. Masar Rizvanolli me bashkëpunëtorë, Drejtori i Institutit MMK, z.Osman Gojani, dhe përfaqësues të institucioneve të tjera, si dhe qytetarë të shumtë nga qyteti dhe fshatrat.

Gjatë kësaj feste KBI i Gjakovës, në bashkëpunim me shoqatën Kulturore "Istambul" nga Turqia, bënë shpërndarjen e mishit të Kurbanit. Mishi u është shpërndarë familjeve të të pagjeturve, të burgusorve, skamnorëve etj.

***Esat Rexha***

*Në Xhaminë e Boshnjakut në Ferizaj u organizua manifestimi i duasë së Hatmes*

# Me punë, arrihen rezultate

Dita e martë e 26 dhjetorit 2006 qe ditë kremteje për xhematlinjtë e xhamisë së Boshnjakut, që kishin mbushur xhaminë për të ndjekur programin e përgatitur nga vijuesit e mësimbesimit.

Para namazit të drekës dhe këndimit të një ashereje, të pranishmëve mirëseardhje në këtë tubim madhështor u shprehu imami i kësaj xhamie Sevdair ef. Haxhiu, i cili, pasi falënderoi Allahun Fuqiplotë, përshëndeti të pranishmit dhe në veçanti mysafirët.



Pastaj filloi një program i pasur me pjesë nga Kurani: secili vijues këndonte pjesët e caktuara dhe nga disa sure përmendsh.

Pas këtij programi, Sevdair efendiu, ndër të tjera, theksoi: “E falënderoj Allahun xh.sh. që më mundësoi të punoj me këtë familje të shkëlqyeshme që sot po kurorëzojnë punën me suksesin e treguar para jush. Në këtë grup janë dy prindërit dhe tre fëmijët që vinin pa përtesë, me të vetmin qëllim që të mësonin për ta lexuar Kuranin drejt.

Në këtë manifestim, përveç shumë xhematlinjve, qenë të pranishëm edhe kryeimami i KBI-së të Ferizajt, Sulejman ef. Rosha, me bashkëpunëtorë, dhe shumë imamë nga rrethina.

Duke folur në këtë manifestim, kryeimami Sulejman ef. Roshaj, pasi përgëzoi imamin, nxënësit- prindërit e tyre, për rezultatet e arritura me vijuesit e mësimbesimit, tha: “Ky imam dhe kjo familje duhet të jetë shembull edhe për të tjerët, se aty ku ka angazhim, rezultatet nuk mungojnë, sepse angazhimi i imamit ka rol të madh për të rinjtë dhe xhematin. Ky është rasti i parë në terrenin e këshillit tonë, që një familje e tërë bën hatme Kuranin.

Duanë e hatmes e bëri Bashkim ef. Hoxha. Në fund të këtij manifestimi kryeimami i KBI-së, Sulejman ef. Roshaj, nxënësëve që bënë hatme, u dha nga një dhuratë modeste.

Anëtarët e familjes që bënë hatme:

*Vehbi Qerkini*
*Florije Qerkini*
*Florent Qerkin 11-vjeçar*
*Armend Qerkini 10-vjeçar.*
*Muhamet Qerkini, 7-vjeçar, ka mësuar përmendsh 10 suret e fundit.*

***Isa Tërshani***

# Dua hatmeje në xhaminë Hatunije të Prishtinës

Ishte ditë e hënë, 16 tetor 2006, (e 23-ta ditë e Ramazanit), pas namazit të drekës. Xhamia “Hatunije” e Prishtinës ishte e stërmbushur me xhematlinj. Përveçqë kishin ardhur për ta falur namazin, ata ishin mbledhur edhe për diçka tjetër: Imami i kësaj xhamie, mulla Jahir ef. Beqiri, tani emër i njohur jo vetëm në Prishtinë po edhe në mbarë Kosovën dhe jashtë kufijve të saj, kishte organizuar një program të pasur fetar, si rezultat i mësimbesimit që ka mbajtur me disa fëmijë, të interesuar për të mësuar fenë islame, pikërisht tek hoxha i tyre i dashur, mulla Jahir ef. Beqiri.

Në këtë manifestim modest islam ishin të pranishëm: kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Mr. Naim ef. Tërnava, Ahmet ef. Sadriu, Bajrush Ahmeti, Bahri Sejdiu, kryetar i Këshillit të BI-së të Prishtinës, etj.

Mulla Jahir efendiu, pasi falënderoi Allahun xh.sh., ra salavate për Pejgamberin a.s., përshëndeti edhe të pranishmit për pjesëmarrje, dhe veçan kryetarin e BI-së të Kosovës, Naim ef. Tërnavën, hoxhallarët e tjerë të përmendur më lart, të gjithë të pranishmit, nxënësit e tij, prindërit e tyre që i kanë dërguar në këtë drejtim, dhe përshëndeti myezinin e tij, Qemail Sopin, që gjithherë ka qenë i gatshëm ta ndihmojë dhe në shumë raste ta zëvendësojë.




Mulla Jahiri, udhëhoqi vetë programin sipas renditjes që kishte bërë. Programi përfshinte pika nga lënda e Kuranit, e Fikhut, dhe këndim ilahish e recitime të ndryshme, qoftë me temë fetare, qoftë edhe me temë kombëtare, sepse, ashtu si e njohin të gjithë, ai shquhet për zotimin e tij në aspektin kombëtar.

Të gjithë nxënësit e nxënëset ishin të përfshirë në program dhe që të gjithë ishin të suksesshëm në përgjigjet e tyre. Këtë më së miri e dëshmon ligjërata e Myftiut Naim ef. Tërnava, i cili, pasi falënderoi imamin, mulla Jahir efendiun, për kontributin e dhënë, si në këtë drejtim ashtu edhe në aktivitete të tjera, si p.sh. në tubimin e s. Fitrave, zekatit, anëtarësisë etj.. Ligjërata e Myftiut e gjallëroi edhe më tepër këtë program dhe inkurajoi edhe imamët e tjerë që të punojnë në këtë drejtim. S’do mend se atmosfera ishte tejet entuziaste dhe emocionale, kur mendohet se mocanikët e këtyre fëmijëve nuk e dinë as derën e xhamisë, ndoshta as shumë prej prindërve të tyre, e këta si bilbila këndonin Kuran, ilahi, recitonin dhe u përgjigjeshin të gjitha pyetjeve themelore për fenë islame.

Imami, Jahir efendiu, të gjithë nxënësit e vet i njohu me xhematin.

Kryetari Bahri ef. Sejdiu, në emër të Këshillit të Bashkësisë Islame të Prishtinës, këtë grup e shpërbleu me nga një Kuran dhe me nga një revistë “Dituria Islame”. Një qytetar, haxhi Imeri dhuroi pajisje kompjuterike, haxhi Abdullahu bomboniere etj.

Meqë ishte ditë agjërimi, mulla Jahiri me myezinin e tij Qemal Sopi dhe me disa nga prindërit e këtyre fëmijëve, organizuan një iftar të përbashkët në xhami.

Grupi në mësimbesim në fotografi, nga e djathta në të majtë: (*Në këmbë*): Imami i tyre i vyeshëm, mulla Jahir ef. Beqiri, Medina Gashi, Hatixhe Krasniqi, Pranvera Buzolli, Irfane Sllovinja, Bedrije Rama, Lejla Sllovinja dhe myezini Qemail Sopi. (*Ulur*): Mevlan Sllovinja, Rrezart Gashi, Agron Hiseni, Ferat Hyseni, Granit Hasani.

E lusim Allahun xh.sh. që të vetëdijësohen më shumë prindërit për orientimin e fëmijëve të tyre në rrugën e mbarë islame.

Gjithashtu e lusim Allahun xh.sh. që t’i kemi të gjithë imamët të vyeshëm dhe punëtorë si mulla Jahir ef. Beqiri.

***Mehmet Gashi***

# Përshtypje nga Haxhi

Përvoja e dytë e konvertimit është ajo e Malcolm X, që na sjell një shembull unik sesi efekti mund ta shkaktojë përvojën e konvertimit. Malcolm X ishte konvertuar në lëvizjen heterodox - të muslimanëve zezakë së pari, por kur ai e kishte vizituar Meken për haxhillëk disa vjet më vonë, e kishte fituar një mendjehollësi e cila e kishte bërë të kuptonte që Islami e tejkalon karakterin e lëvizjes së tyre të muslimanëve zezakë dhe kështu konvertoi në umme të muslimanëve. Ai e kishte shpallur konvertimin e tij të dytë në një letër dërguar një shokut të tij në Amerikë.



Malcolm

Ju mund të habiteni nga kjo fjalë që del nga unë. Por në këtë udhëtim haxhillëku, ato që kam parë dhe përjetuar, më kanë detyruar të bëjë riorganizimin e shumë mendimeve të mia, të cilat i kam mbajtur që më parë dhe t'i hedh anash disa nga konkluzionet e mija të mëparshme. Kurrë nuk kam pasur rastin të jem dëshmitar i një mikpritjeje të tillë dhe shpirtin mbizotrues të vëllazërisë ashtu siç veprohet këtu nga njerëz të të gjitha ngjyrave dhe racave. Këtu në këtë tokë të shenjtë te shtëpia e Ibrahimit, Muhamedit dhe të gjithë profetëve të tjerë dhe të vetë librave të shenjtë. Gjatë javës së kaluar kam qenë thellë i pafjalë dhe pa mundur të nxjerr tinguj nga madhështia që unë e shoh të veprohet këtu rreth meje nga njerëz të të gjitha ngjyrave... Amerika ka nevojë ta kuptojë Islamin, sepse kjo është feja që e shlyn nga shoqëria problemin racor... Gjatë ditëve të kaluara këtu kam ngrënë nga e njëjta pjatë, kam pirë nga e njëjta gotë dhe kam fjetur në të njëjtën shtrojë derisa po i luteshim të njëjtit Zot, me miqtë muslimanë, sytë e të cilëve ishin më të kaltërtit e të kaltërve, flokët e të cilëve ishin më të bardhat e më të bardhëve dhe lëkura e të cilëve ishte më e bardha nga më të bardhat. Dhe, në fjalët dhe në veprat, në punët e muslimanëve "të bardhë" po e ndjeja të njëjtin sinqeritet që e ndjeja në mesin e muslimanëve zezakë të Nigerisë, Sudanit dhe të Ganës.

***Ejup Ramadani***

---

## Refren i hidhur dhe i përditshëm*

# "Ju duhet punëtor, zotni?"

Jeta tek ne dita-ditës po vështirësohet. Njerëzit e papunë po shtohen, po edhe ata që kërkojnë lëmoshë. Ç'u duhen një a dy euro, për të blerë një bukë, dy, apo për çfarë?! I papuni, njeriu që kërkon lëmoshë ... edhe ai është i ri dhe ka dëshira e nevoja si të gjithë. Jeta nganjëherë di të jetë e rreptë me ne.

Kalon nga dyqanet e shtëpitë e bukura e luksoze, i përmalluar, po edhe me lakminë, me dëshirën që edhe ai të ketë të tilla gjëra! Por jo, jeta me ta u tregua e ashpër. Përse vallë? Mos ata kanë faj për ndonjë gjë? Sigurisht që jo. Janë në gjendje të punojnë çdo lloj pune, pa marrë parasysh moshën.



Lënda Data

Refren i hidhur dhe i përditshëm
"Ju duhet puntor zotni"

Jeta te ne dita-ditës po vështirësohet. Njerëzit e papunë po shtohen, e sidomos ata që kërkojnë lëmoshë. Çka u duhet një ose dy euro, për ta blerë një bukë, dy, apo për çfarë?! Edhe ai është i ri dhe ka dëshira e nevoja si të gjithë. Jeta nganjëherë di të jetë e rrept me ne.

Kalon nga dyqanet e shtëpitë e bukura e luksoze, i përmalluar me dëshirën që edhe ai ti ketë të njëjtat gjëra! Por jo, jeta me të u tregua e ashpër. Përse vallë? Mos ata kanë faj për ndonjë gjë? Sigurisht që jo. Janë në gjendje të punojnë çdo lloj pune, duke mos e pasur parasyshë moshën.

A thua si ndihet kur kthehet në shtëpi pa asgjë! Pa punë, pa para! I përbuzur prej fjalëve të qytetarëve të cilët fare pa menduar për gjendjen e tyre, gjykojnë jo drejtë, pa ditur shkaqet e kësaj varfërie

A thua si ndihet një i ri si ata, kur të kthehet në shtëpi pa asgjë! Pa punë, pa para! I përbuzur prej fjalëve të qytetarëve, të cilët pa menduar fare për gjendjen e tyre, gjykojnë jo drejt, pa ditur shkaqet e kësaj varfërie të skajshme, e cila ka mbërthyer shoqërinë tonë kosovare.

Edhe ne ndihemi keq, kur i shohim në një gjendje të tillë, por kemi edhe shpresën dhe dëshirën se do të presim një ditë më të mirë për ne. Ngase asnjëherë nuk bën ta humbim shpresën për një të ardhme sa më të mirë, me një rini të shëndoshë e të orientuar mirë për të dhënë kontributin në të gjitha fushat e jetës. Atëherë skenat trishtuese të zgjatjes së dorës, do të jenë një e shkuar – e harruar për popullin tonë.



Lënda Data

të skajshme e cila ka kapluar shoqërinë tonë Kosovare.

Edhe ne ndihemi keq, kur i shohim në një gjendje të tillë, por me shpresë dhe dëshirë se do të presim një ditë më të mirë për ne. Ngase asnjëherë nuk guxojmë ta humbim shpresën për një ardhmëri sa më të mirë. Me një rini të shëndoshë e orientuar mirë për të dhënë kontributin në të gjitha fushat e jetës. Atëherë skenat trishtuese të zgjatjes së dorës do të jenë e kaluar - e harruar për popullin tim.

Refiqe Tërnava

***Refiqe Tërnava***

* *Ese e shkruar në orë mësimi*

# Libër për çdokënd

Libri "Alkooli dhe Marihuana drejt heroinës dhe prostitucionit" i autorit Mair A. Iseni përmban materiale voluminoze të ofruara me përkushtim të rrallë profesionist e të mbështetur nga pikëpamja fetare. Doktor Mair A. Iseni i qaset problemit nga këndi profesionist për dukurin negative të konsumimit të alkoolit si hap i parë i të keqes nga pikëpamja fetare dhe shëndetësore.

### Alkooli

Për të rinjtë nën moshën 18 vjeçare shitja e alkoolit mbetet problem i rëndësisë së veçantë shkruan autori, ndërsa për rolin negativ të alkoolit tek alkoolistët kronik autori i rreket problemit të lindjes së fëmijëve me debilitet dhe epilepsi si dhe argumenti shkencor i dëmtimit të pjesëve të trupit posaçërisht të trurit dhe sistemit nervor. Rol negativ i alkoolit mbetet degjenerimi shpirtëror, shkatërrimi i familjes ndërsa ekstremi i fundit mbetet ndryshimi i psikik i alkoolistit i cili mund të vije në situate te vrasjes dhe vetëvrasjes. Pikëvështrimi fetar i autorit të librit paraqet qëndrimin e fesë Islame kundër alkoolit. Allahu na mëson se shejtani tenton te hyje nder mysliman përmes alkoolit, kjo shpjegohet në suren el-Maide 90 dhe 92. "O besimtar, vërtetë alkooli, loja e kumorit, idolatria dhe qitja e fallit me shigjeta harku, janë këto vepra të ndyta prej shejtani. Largohuni prej këtyre nëse doni të shpëtoni. Shejtani nëpërmes pijes dhe kumorit dëshiron të mbjell urrejtje dhe armiqësi në mesin tuaj. Ai dëshiron t'ju largoj nga përkujtimi për Allahun dhe namazi, e ju do të hiqni dorë prej tyre? Dëgjoje Allahun dhe dëgjoni pejgamberin e tij dhe jeni të kujdesshëm, e në qoftë se hiqni dorë nga rruga e Zotit, keni në dijeni se detyra e pejgamberit tonë është tua tregoj dhe prezantoj qartë fjalën e Zotit”. Për dukurin negative të drogës autori sjell dëshmi të personave të implikuar në këto dukuri si dhe dëshmi të prindërve apo të kujdestarëve të prekurve të cilët rrënjësisht kishin ndryshuar pasi që kanë kaluar në varësi nga dukurit negative të përmendura në libër. Shembulli i një nëne narkomane e moshës 30 vjeçare e cila me sjelljet e saja arrogante ndaj fëmijët të sajë pesë vjeçar bëri që në një moment fëmija i sajë i drejtohet: Mëmë ti kur po e merr këtë ilaçin pluhur të bardhë po dukesh si përbindësh.

### Prostitucioni

Gjithashtu autori i qaset edhe problematikës së prostitucionit cili dita - ditës po merr përmasa shqetësuese ndërsa gjenerata e re është më e goditura. Ata mirën me tregtinë e mishit të bardhë siç thotë autori për shkak të varshmërisë. Këtu duhet përmend sëmundjet e Sidës, pedofilin etj. ndërsa veçanërisht duhet theksuar qëndrimet kuranore kundër këtyre veprimeve: "Dhe ata përveç Allahut nuk i luten kurrë far Zoti tjetër as nuk mbysin njerëz të pafajshëm... as nuk bëjnë zina. Kush i bën këto ka rënë në mëkat të rëndë. Atij ka për t'iu shumëfishuar dhe mundimi i ditës së kijameteit dhe ai ka aty për të qëndruar gjithmonë i poshtëruar”. (sure EL FURKAN 68, 69)

Muhamedi alejhiselam në një hadith ka thënë: "Mbas mohimit dhe idiolatrisë nuk ka te Allahu mëkat më të madh sesa marrëdhëniet seksuale të njeriut me gruan e cila nuk i është e lejuar (hallall).”

### Duhani

Duhani si një e keqe e shoqërisë zë vend të veçantë në libër për ç'gjë autori ofron fakte shkencore të dëmtimit të shëndetit të atyre të cilët pinë duhanin si dhe atyre të cilët pa dashje pinë duhan në mënyrë pasive përderisa rrinë pran tyre (posaçërisht fëmijët). Shifrat për numrin e vdekjeve si pasojë e pirjes së duhanit në botë janë marramendëse. Në këtë shtrirje autori përveç qasjes shkencore të dëmtimit të shëndetit të njeriut ngase pirja e duhanit argumenton me shembuj nga parimet kuranore kundër duhanit: "Profeti i Zotit i mëson njerëzit se është e lejuar gjithë që është e mirë dhe e shëndetshme për ta,kurse u është e ndaluar gjithë që është e keqe dhe e dëmshme". Një hadith thotë: Askush sdo të mund të mohonte se të pirët e duhanit është kryesisht huj dhe kapric i dëmshëm.

Me plot arsye doktor Mair A. Iseni në librin e tij fillon me konstatimin se mjeku dëshiron që familjen ta sheh të shëndoshë në aspektin organik dhe fizik. Psikologu dhe Teologu dëshiron ta sheh familjen e shëndoshë në aspektin shpirtëror, ndërsa Pedagogu dëshiron ta sheh familjen e shëndoshë në aspektin edukativo-arsimor.




Libri Alkooli dhe Marihuana drejt kokainës, heroinës dhe prostitucionit është libër i cili mund tu shërben me të dhëna konkrete shkencore dhe fetare të gjitha gjeneratave e posaçërisht gjeneratave të reja kudo qofshin ato si në vend dhe mërgatë.

***Zenel L. Hajrizi***

**Bashkësia Islame e Kosovës**
**Këshilli i Bashkësisë Islame - Mitrovicë**
**Nr. 07/07**
**Datë 30.01.2007**

Këshilli i Bashkësisë islame në Mitrovicë në mbledhjen e rregullt, mbajtur më 13.09.2006, duke u bazuar në nenin 7 të rregullores mbi sistematizimin e vendeve të punës, vendosi të shpallë:

## Konkurs

Për plotësimin e vendeve të punës: imam-hativ dhe mual-lim në xhamitë:
1. Ilirid në qytet
2. Në xhaminë e fshatit Zhabar, dhe
3. Në xhaminë e fshatit Gushavcë

Kushtet:
- Fakultetin e studimeve islame, në mungesë edhe me medrese;
- Të gjithë kandidatët duhet t’i plotësojnë edhe kushtet sipas Rregullores së Këshillit të Bashkësisë Islame në Mitrovicë.

Dokumentet e nevojshme:
1. Kërkesa për punësim të përcaktuar për cilin vend pune;
2. Diploma;
3. Certifikata e lindjes;
4. Certifikata e mjekut.

Të ardhurat realizohet prej buxhetit të KBI-së, sipas rregullores mbi sistematizimin e vendeve të punës.
Konkursi mbetet i hapur 15 ditë prej ditës së shpalljes në revistën “Dituria Islame”.
Dokumentet e pakompletuara dhe pas afatit nuk shqyrtohen.

# Ndërroi jetë mulla Kasam ef. Limani (1906-2006)

Më datë 13.12.2006, në moshën 100 vjeçare, në shtëpinë e tij në Prizren ndërroi jetë Mulla Kasam ef. Limani, imam hatib dhe muallim për afër 80 vite shërbim sistematik.

Kasam ef. Limani është i lindur më 25.04.1906 në fshatin Bresanë të komunës së Sharrit (ish-Dragashit). Mësimet e para i filloi te mulla Isak Kuklibegu, kurse mësimet e mëtejshme i vazhdoi te mulla Mehmedi i Bresanës dhe te mulla Rexhep Rexhepi ku u diplomua në Medresen e Prizrenit.

Mulla Kasami, Allahu e mëshiroftë dhe e shpërbleftë me xheneti Firdevsin, do të mbetet sinonim për kontribut të gjatë në rrugë të Zotit xh.sh. Shërbimi i tij për afër 80 vite angazhim, padyshim do të mbetet prej rasteve të rralla. Menjëherë pas diplomimit në Medresenë e Prizrenit, fillon punë si imam në fsh. Zabërxh komuna e Pejës (10 vjet); pastaj në fshatin Pllajnik komuna e Dragashit (4 vjet); fsh. Drenovc të Zatriqit komuna e Rahovecit (9 vjet); fshatin Xërxë komuna e Rahovecit (2 vjet); fshatin Atmaxhë komuna e Prizrenit (9 vjet); fsh. Hoqa e Qytetit komuna e Prizrenit (18 vjet). Prej vitit 1969 do të shërbejë në fshatin Leskovec komuna e Prizrenit për 18 vite radhazi. Edhe pse i pensionuar në vitin 1974, Mulla Kasami nuk do të ndalet në shërbim të popullit. Për 4 vite ka shërbyer imam në fsh. Hoqa e Vogël komuna e Rahovecit. Pastaj ka qenë imam për 1 vit në xhaminë e 'Hoqa Mahallës' në Prizrenit, dhe për 1 vit e gjysmë në xhaminë e Osmanit r.a. po ashtu në Prizren dhe në shumë vende të tjera duke shërbyer vetem për Ramazan.



*Mulla Kasam ef. Limani*

O.B.

---

**Bashkësia Islame e Kosovës**
**KËSHILLI I BASHKËSISË ISLAME - PEJË**
**Numër: 02 / 07**
**Datë, 03.01.2007**

Këshilli i Bashkësisë Islame i Pejës, në mbledhjen mbajtur më 23.12.2006, mori vendim që të shpallë këtë:

## Konkurs

Për plotësimin e vendit të punës: imam, hatib dhe mual-lim në xhaminë e fshatit ZAHAQ.

*Kushtet:*
- Fakulteti i Studimeve Islame ose Medreseja e Mesme "Alauddin" e Prishtinës.
- Vërtetimi i nostrifikimit të diplomës nga Kryesia e BIK-së për të gjithë kandidatët që kanë kryer studimet në shtetet arabe.
- Të ketë aftësi komunikimi me xhematin.
- Të veprojë në mënyrë strikte sipas medhhebit Hanefi.
- Të gjithë kandidatët duhet t'i plotësojnë edhe kushtet e posaçme sipas rregullores së Këshillit të Bashkësisë Islame të Pejës.

*Dokumentet e nevojshme:*
- Kërkesa për punësim.
- Diploma adekuate dhe e vërtetuar nga Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës.
- Certifikata e lindjes,
- Certifikata e mjekut,
- Dëshmia mbi karakteristikat e tij morale, si dhe
- Certifikata se nuk është nën hetime.

Të ardhurat personale realizohen sipas marrëveshjes në mes imamit dhe xhematit të xhamisë. (Xhamia - xhemati nuk janë në sistemin e centralizimit të anëtarësisë).

Konkursi mbetet i hapur 15 ditë nga dita e shpalljes në revistën "Dituria Islame".
Dokumentet e pakompletuara dhe që dorëzohen me vonesë, nuk do të shqyrtohen.
Dokumentet e kompletuara dorëzohen në KBI të Pejës.
*P.S. Kërkesa e xhematit: Imami të jetë bashkëkohor dhe të mos i takojë asnjë "sekti".*

---

**Bashkësia Islame e Kosovës**
**KËSHILLI I BASHKËSISË ISLAME - DRENAS**
**Nr. 06/2007**
**Datë, 15.01.2007**

Këshilli i Bashkësisë Islame i Drenasit, në mbledhjen mbajtur më 15.01.2007, vendosi të shpallë këtë:

## Konkurs

*Për këto vende pune:*
- Imam në xhaminë e fshatit Krojkovë (i rregullt)
- Imam në xhaminë e fshatit Zabeli i Poshtëm (i rregullt)
- Imam në xhaminë e fshatit Korrotica e Epërme (honorar, vetëm për xhuma)
- Imam në xhaminë e fshatit Damanek (honorar, vetëm për xhuma)
- Imam në xhaminë e fshatit Abri (honorar, vetëm për xhuma).

*Përgatitja shkollore e kandidatëve:*
1) Të kenë kryer fakultetin e studimeve islame brenda ose jashtë vendit, ose, së paku, medresenë e mesme.
2) Të kenë aftësi komunikimi me xhematin.
3) T'i përmbahen rregullores së KBI-së.

Të ardhurat sipas rregullores së Këshillit të Bashkësisë Islame të Drenasit.

*Dokumentet e domosdoshme:*
- Kërkesa
- Certefikata e lindjes
- Certefikata e mjekut
- Dëftesa-Diploma e shkollimit.

*Vërejtje:*
Dokumentet e pakompletuara nuk do të shqyrtohen.
Konkursi mbetet i hapur 10 ditë pas publikimit në revistën "Dituria Islame".